# DITURIA ISLAME

NUMER 253 | VITI 25 | GUSHT 2011 | RAMAZAN 1432 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## ME FAT
# Ramazani



Duaja e Pejgamberit a.s për iftar

**O ZOT, PËR TY AGJËROVA, NË TY BESOVA, TY TË MBËSHTETEM DHE ME RIZKUN TËND PO BËJ IFTARË.**

www.dituriaislame.net




**Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!**

**O ju që besuat, agjërimi (saum) u është bërë obligim sikurse
që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të
bëheni të devotshëm. (183)
(jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej
jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë)
më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë
të obliguar për kompenzim, ushqim (ditor), i një të varfëri ai që nga
vullneti jep më tepër, ajo është aqë më mirë për te. Mirëpo,
po që se dini, agjërimi është më i mirë për ju. (184)
(ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramadanit që në te (filloi të)
shpallet Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqaruesi i rrugës
së drejtë dhe dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton
prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose
në udhëtim, le të agjërojë aqë ditë nga ditët e mëvonshme. All-llahu
me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështërsim për ju.
(të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, të
madhëroni All-llahun për atë se u udhëzoi dhe që të falenderoni. (185)
E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes
kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më
përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua. (186)**

**(El-Bekare, 183-186)**

DITURIA
ISLAME





Më 23 qershor, me një manifestim rasti, revista "Dituria Islame", në prani të udhëheqjes më të lartë të BI-së të Kosovës, qeveritarëve, deputetëve, bashkëpunëtorëve, ish-kryeredaktorëve, redaktorëve, si dhe mysafirëve të shumtë, - ka shënuar 25-vjetorin e veprimtarisë së saj të suksesshme e të begatshme. Në këtë manifestim roli dhe kontributi i revistës "Dituria Islame" u çmua lart, si në aspektin fetar ashtu edhe në atë kombëtar, kulturor, historik e informativ.

Duke iu drejtuar të pranishmëve, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, për rrethanat në të cilat doli "Dituria Islame" para 25 vjetësh, tha: "Megjithëqë në sistemin komunisto-ateist, hoxhallarët tanë gjetën formë e mundësi që të botonin një revistë, siç është "Dituria Islame", e cila me kalimin e kohës u bë një tribunë e hapur e mësimeve për fenë, për kombin, për kulturën e qytetërimin. Dihet mirë që deri në fillim të viteve '50 në gjuhën shqipe në Kosovë, Maqedoni e në Malin e Zi, nuk e kishim asnjë titull botimesh fetare në gjuhën shqipe. Dhe sot - elhamdulilah prej Zotit - kemi arritur të kemi qindra e mijëra tituj botimesh fetare në gjuhën shqipe, kështu që tani edhe i riu edhe i moshuari kanë mundësinë të lexojnë e të mësojnë për fenë e vet, për kulturën e vet, për qytetërimin e vet, për të kaluarën e vet si shoqëri".



DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamet Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Fjalë rasti në 25-vjetorin e themelimit të revistës "Dituria Islame"

*Bismilahi rrahmani rrahim*

*I nderuari Myfti i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef Tërnava!*
*Të nderuar mysafirë, miq, kolegë, bashkëpunëtorë!*

*Është një kënaqësi e pamasë dhe një krenari e madhe për mua si kryeredaktor, që kam rastin të shpreh respektin tim të thellë dhe mirënjohjen time për botuesin e kësaj reviste – BIRK-në nën udhëheqjen e Myftiut Mr. Naim ef. Ternava, që me këmbëngulje, vullnet, punë të palodhur dhe, mbi të gjitha, me një ndjenjë të thellë fetare, kombëtare e atdhetare, ka vazhduar botimin dhe shpërndarjen e kësaj reviste për opinionin tonë të brendshëm por edhe jashtë Kosovës.*

*Si revistë mujore fetare, shkencore e kulturore, e themeluar në qershorin e vitit 1986, "Dituria Islame" qëndroi e fuqishme në misionin e saj të informimit dhe thirrjes islame në vendin tonë, po dhe më gjerë.*

*Kjo ishte zëri i myslimanëve shqiptarë në ish-Jugosllavinë në kohën kur çdo gjë ishte moniste dhe jo vetëm nuk përfilleshin as përkraheshin mesazhet fetare islame, po ato edhe luftoheshin vazhdimisht.*

*"Dituria Islame" doli me një ide të guximshme e përparimtare, dhe kështu qysh në fillim tejkaloi etnicitetin duke u bazuar në obligimet kuranore, pra në emër të një ideali universal të barazisë brenda suazës së besimit fetar. Ajo krijoi vetëdije të re për çështje të përgjithshme dhe pikëpamje të tilla.*

*Jetojmë në një mjedis global që ndryshon shpejt, ku ndërveprimi kulturor dhe medial është një fakt jetësor. Boshti fetar dhe kombëtar, shprehja dhe mbrojtja e interesave tona kombëtare, kanë qenë dhe janë shtylla ku mbështetet fort përmbajtja e kësaj reviste, e cila është një instrument i nevojshëm i shprehjes dhe promovimit të vlerave tona fetare e kombëtare, të historisë, kulturës, gjuhës, traditave dhe zakoneve, një tribunë e rrahjes së mendimeve dhe çështjeve me interes për të gjithë ne.*

*Si redaksi, e njëmbëdhjeta me radhë, përpiqemi të jemi të drejtë, pa paragjykime, dhe të reflektojmë gjithë rrymat e rëndësishme të opinionit. Ne do të jemi objektivë dhe të paanshëm në qasjen tonë ndaj çfarëdo teme. Ne do të japim gjykime profesionale e të përshtatshme, por asnjëherë nuk do të promovojmë një pikëpamje të veçantë mbi çështje të debatueshme të politikës publike e globale. Vendimet tona nuk ndikohen as nga presionet e politikës, as nga ndonjë interes personal.*

*Kjo revistë, gjithnjë bazuar në mësime fetare, edhe tash është në gjendje të transformojë jetët dhe mënyrën e jetesës së njerëzve me rezultate të dobishme. Në dekadën e tretë të daljes, jemi sigurisht më të pjekur, më të fortë dhe, si gjithnjë, të pavarur. Paanshmëria politike është vendimtare për fatin e një medieje. Hapësira që ofron kjo revistë, është e madhe për ata që përdorin dhe respektojnë lirinë e të shprehurit, por mbyllet fare për cilindo që mundohet ta keqpërdorë atë. Të jesh "origjinal, autentik", do të thotë të veprosh brenda "traditës"-thotë Graham E. Fuller.*

*Revista angazhohet vazhdimisht që të shpallë invalidë stereotipat mbi Islamin dhe myslimanët. Stereotipa të tjerë myslimanët i përshkruajnë si të dhunshëm; stereotipi i grave myslimane, në mediet tona dhe perëndimore, merret zakonisht nga një pakicë e vogël e shoqërive myslimane dhe nuk përfaqëson pjesën dërrmuese të popullsisë myslimane. Ne përpiqemi që edhe në këtë përvjetor të rëndësishëm të konsolidojmë një etikë profesionale islame, duke ruajtur balancat e një informimi të thellë. Falënderojmë të gjithë ata që kanë ndihmuar, përkrahur dhe mbështetur këtë revistë, që nga dalja e numrit të parë të saj e deri më sot. Ky është edhe obligim kuranor. "O ti Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar, përgëzues e qortues. Dhe me Urdhrin e Allahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues". (El-Ahzab, 45- 46).*

*Sot së bashku festojmë këtë përvjetor dhe shprehim gatishmërinë për të vazhduar me të njëjtin zotim e përkushtim në të mirë të interesave të myslimanëve, shoqërisë dhe vendit tonë të pavarur. Faleminderit për durimin.*

*Në fund, të gjithë besimtarëve të fesë islame u uroj fillimin e muajit të shenjtë të Ramazanit, me lutjet tona që Allahu të na e lehtësojë agjërimin dhe të na e shpërblejë me xhenetul firdevs (amin)!*

*Mr. Rexhep Suma*

أَوَلَمْ يَرَوْا إِلَى الطَّيْرِ فَوْقَهُمْ صَافَّاتٍ وَيَقْبِضْنَ مَا يُمْسِكُهُنَّ إِلاَّ الرَّحْمَنُ إِنَّهُ بِكُلِّ شَيْءٍ
بَصِيرٌ. أَمَّنْ هَذَا الَّذِي هُوَ جُندٌ لَّكُمْ يَنصُرُكُم مِّن دُونِ الرَّحْمَنِ إِنِ الْكَافِرُونَ إِلاَّ فِي
غُرُورٍ. أَمَّنْ هَذَا الَّذِي يَرْزُقُكُمْ إِنْ أَمْسَكَ رِزْقَهُ بَل لَّجُّوا فِي عُتُوٍّ وَنُفُورٍ

# Komentimi i kaptinës El-Mulk (7)

**Sabri Bajgora**

**A nuk i shikuan shpezët përmbi ta krahëhapur dhe kur krahët i palosin, ato nuk i mban kush në ajër, pos Fuqiplotit. Ai sheh çdo send. Kush është ajo ushtri juaja që do t'ju ndihmojë, pos Mëshiruesit? Është e vërtetë se jobesimtarët gjenden në një mashtrim të madh. Kush është ai që ju ushqen, po qe se Ai ua ndërpret furnizimin? Jo, askush, por ata vazhdojnë me arrogancë e kundërvënie. (El-Mulk, 19-21)**

**Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake**

Allahu xh.sh. sërish thërret jobesimtarët t'u kthehen arsyes dhe logjikës së shëndoshë që duke vështruar e analizuar argumentet e panumërta lëndore përreth tyre, të kuptojnë që nuk janë idhujt e tyre, ata që kanë në dorë proceset e kësaj gjithësie, por është vetëm Allahu, Sovrani i këtij Universi madhështor. Ai fton idhujtarët që t'i shikojnë shpezët në qiell teksa fluturojnë, dhe të pyesin vetveten - athua kush i mban në ajër pos Fuqiplotit? Këto janë argumente hyjnore që njerëzit t'i kthehen besimit të drejtë, sepse askush përveç Allahut nuk i ushqen dhe nuk u sjell rrëskun, prandaj të mos vazhdojnë më me arrogancën dhe mendjemadhësinë e tyre në mohimin e Dritës hyjnore...

**Koment:**

**19. "A nuk i shikuan ata shpezët përmbi ta krahëhapur dhe kur krahët i palosin, ato nuk i mban kush në ajër, pos Fuqiplotit. Ai sheh çdo send."**

I Lartmadhërishmi vazhdon të sjellë argumente të tjera shtesë që argumentojnë për Njëshmërinë e Tij, si dhe për Fuqinë e Tij absolute në këtë gjithësi. Argumenti i radhës ka të bëjë me një botë tjetër të gjallesave, që vërehen prej njerëzve për çdo ditë. Bëhet fjalë për shpezët që fluturojnë mbi ne, duke shtrirë krahët e tyre dhe duke i palosur me elegancë e madhështi.

Të përmendurit e shpezëve në këtë ajet, sipas disa mufesirëve ndërlidhet edhe me faktin se jo fort larg nga aspekti kohor, Allahu i Madhërishëm i kishte shpëtuar kurejshët nga ekspedita e Ebrehesë, mu me tufa zogjsh, të cilët i kishin shkatërruar ushtarët e tij, duke hedhur nga qielli gurë të zjarrtë mbi ta.

Thirrja e Allahut drejtuar idhujtarëve për të medituar rreth shpezëve që fluturojnë mbi ta është një thirrje tjetër drejtuar mendjeve të errësuara, që t'i binden fuqisë së Allahut. Po t'i analizojmë këto shpezë paksa më thellë, do të shohim që vërtet ato paraqesin një mrekulli mahnitëse të Krijuesit fuqiplotë.

Të marrim shembull zogjtë shtegtarë, që duke u shpërngulur prej një vendi në një vend tjetër, kalojnë mija e mija kilometra nëpër hapësirën qiellore. Distancat që ata përshkojnë janë aq të largëta, por ato, duke qenë të pajisura me një navigacion dhe "busullë" natyrale, dhunti e Allahut të Madhërishëm, për asnjë çast nuk devijojnë nga trajektorja e tyre, të cilën e dinë instinktivisht.

Te këta zogj shtegtarë janë bërë eksperimente të shumta shkencore, dhe rezultatet kanë dalë gjithnjë fascinuese. Këto eksperimente kanë dëshmuar që shpendët kanë sisteme tejet të avancuara të vëzhgimit, nëpërmjet të cilit instinkt, duke shfrytëzuar fushën magnetike të tokës më lehtë e gjejnë rrugën e tyre. Ky sistem efikas u ndihmon shpendëve që gjatë shtegtimit të tyre të përcaktojnë drejtimin, duke vëzhguar ndryshimet në fushën magnetike të Tokës, dhe po ashtu është vërtetuar se gjatë fluturimit nuk orientohen vetëm në bazë të vrojtimit të terrenit, por edhe falë instinktit të tyre të lindur.

Në anën tjetër, shtrohet pyetja, athua si mbahen në ajër aq gjatë pa pushuar, dhe ky fluturim a u shkakton ndonjë lodhje?

Përgjigjja qëndron në faktin se shumë prej këtyre shpezëve, Allahu xh.sh. u ka dhuruar mundësinë e shfrytëzimit edhe të erërave të ndryshme që fryjnë mbi tokë.

P.sh. është vërtetuar që lejleku duke shfrytëzuar erërat e ngrohta të rrymave ajrore, fluturon deri në 2000 metra lartësi, e pastaj vetëm shtrin krahët dhe shfrytëzon këtë bartës natyral-erën, deri në rrymën tjetër të ngrohtë ajrore, pa u lodhur fare.

I Plotfuqishmi në lidhje me këtë, flet edhe në ajetin 79 të sures "En-Nahl": "A nuk i shohin ata, shpendët fluturues në ajrin e qiellit, të cilët nuk i mban kush, përveç Allahut. Edhe në këto ka fakte për njerëzit që besojnë."

Disa shpendë të tjerë, që fluturojnë në lartësi shumë të mëdha deri në 8.000 metra, ku realisht atmosfera është më e rrallë sesa në nivelin e detit, kanë mushkëri të atilla, që edhe në këto rrethana të pafavorshme ku oksigjeni është më i rrallë, arrijnë të shfrytëzojnë edhe atë oksigjen të paktë, duke e shndërruar në energji të mjaftueshme, për të udhëtuar e përshkuar distanca të largëta.

Sot, në botë ekzistojnë qindra lloje dhe specie të shpendëve, si, shqiponja, sokoli, skifteri etj., si dhe zogj të vegjël, disa prej të cilëve kanë pupla që mahnitin me koloritin e tyre, ndërsa ka prej tyre që me cicërimat e tyre magjepsëse të lënë pa frymë, dhe te njerëzit ngjallin ndjenja të admirimit dhe të besimit në Allahun fuqiplotë, i Cili i ka krijuar të gjitha këto krijesa.

Për njerëzit që logjikojnë, ky fakt do të ishte i mjaftueshëm që t'i përulen e bien në sexhde Krijuesit të tyre, sepse çdo krijesë në mënyrën e vet i bën tesbih-madhërim Allahut xh.sh., qofshin ata njerëz në tokë, engjëj në qiell, gjallesa në tokë dhe shpezë në qiej. I Madhërishmi në Kuranin famëlartë thotë: "A nuk e di për Allahun se Atij i lutet çka ka në qiej e në tokë, madje edhe shpezët krah-hapura... " – (En-Nur, 41)

**20. "Kush është ajo ushtri juaja që do t'ju ndihmojë, pos Mëshiruesit? Është e vërtetë se jobesimtarët gjenden në një mashtrim të madh."**

Ky ajet është një qortim, kërcënim dhe përçmim i drejtpërdrejtë, drejtuar jobesimtarëve mekas, që nuk po arrinin të zgjidhnin në mes të Vërtetës Absolute dhe imagjinatës iluzore, në vorbullën e së cilës ishin futur nga injoranca e tyre e shtresuar për shekuj me radhë. Idhujtarët ishin të bindur se "zotat-idhujt" që i adhuronin, kishin fuqi për të dirigjuar jetët e tyre, prandaj përpiqeshin që me dhurata të ndryshme dhe sakrifica të arrinin bekimin e tyre, e të shmangnin hidhërimin e tyre. Por, ja që Allahu dëshiron T'ua zhdavarisë nga mendjet e mykura këtë besim të tyre të kotë dhe të pavlerë, sepse këta "zota", nuk ishin gjë tjetër vetëm se gurë dhe drunj të skalitur, të pajetë dhe të pafuqi. Prandaj edhe I provokon mendjet e tyre që t'i kthehen arsyeshmërisë, duke i pyetur se



cila është ajo ushtri e rreme që ata po i bindeshin, e që mund t'i shpëtojë nga ndëshkimi i Sovranit të vetëm të Gjithëpushtetshëm të këtij Universi. A nuk u kishin arritur lajmet e popujve të mëparshëm sesi Allahu i madhërishëm i ndëshkoi me rrebeshe gurësh nga qielli, apo me dridhje të tokës nën këmbët e tyre? Si nuk e kuptojnë se nuk ka ushtri tjetër pos ushtrisë së Allahut, e cila është e shpërndarë gjithandej në këtë ekzistencë dhe që vepron me lejen e Allahut?

A nuk thotë i Lartmadhërishmi në Kuran: "Edhe ushtritë (ndëshkuese) e qiejve e të tokës janë vetëm të Allahut..."

Kur është fjala për ushtritë e Allahut, komentatorët e Kuranit kanë dhënë disa mendime:

1. Këto ushtri të padukshme të Allahut janë melekët e ndëshkimit, të cilët me urdhrin e Tij shkatërrojnë popujt e pabindur dhe zullumqarët. Raste të tilla përgjatë historisë ka pasur përplot.
2. Ushtri të Allahut janë edhe erërat dhe shtrëngatat e fuqishme, që herë pa here godasin tokën. Në të kaluarën kishte popuj që u shkatërruan nga këto erëra të forta.
3. Ushtri të Allahut janë edhe zogjtë, të cilët kishin shkatërruar Ebrehenë dhe luftëtarët e tij.
4. Ushtri të Allahut janë edhe ushtritë e besimtarëve, të cilët duke mos pasur tjetër preokupim në zemrat e tyre pos lartësimit të Fjalës së Njëshmërisë, shpërndajnë në tokë Dritën dhe Fenë e Allahut,...
5. Ushtri të Allahut janë të gjitha krijesat e kësaj ekzistence, qofshin melekë, njerëz, exhinë, kafshë, shpezë, toka, detet, oqeanet, qielli së bashku me yjet, planetët dhe galaktikat e zjarrta...



Që të gjitha këto mendime mund të merren si të sakta, ndërkohë që mendimi i fundit është më i pranuari, meqë është gjithëpërfshirës dhe kuptimplotë, sepse çdo gjë në këtë gjithësi i nënshtrohet fuqisë së Allahut.

Në këtë ajet, së bashku me kërcënimin që Allahu xh.sh. u bën kurejshëve për shkak të arrogancës së tyre dhe mosbindjes, përmend edhe emrin e Tij "Er-Rrahman" – Mëshirues mëshirëplotë, në mënyrë që idhujtarëve T'u lë gjithmonë të hapur derën e pendimit për t'u kthyer tek Mëshirëploti, sepse, herët a vonë, vetëm tek Ai është kthimi i të gjitha krijesave. Allahu xh.sh. sikur u thotë atyre që të mos ia mbyllin vetvetes derën e mëshirës hyjnore me çelësat e kufrit e të mosbesimit, por t'i besojnë Atij dhe të Dërguarit të Tij-Muhamedit a.s., e të përudhen në Dritën e Amshueshme të besimit...

**21. "Kush është ai që ju ushqen, po qe se Ai ua ndërpret furnizimin? Jo, askush, por ata vazhdojnë me arrogancë e kundërvënie."**

Në këtë ajet, Allahu xh.sh. po ashtu u drejtohet me një pyetje tjetër, e që ka për qëllim kthjellimin e mendjeve të errësuara të idhujtarëve. Athua prej kujt do të kërkonit rrëskun tuaj, po qe se Allahu, i Cili është Furnizuesi i çdo gjallese në këtë ekzistencë, do T'ua ndalonte furnizimin? A thua do të kërkonit furnizim prej gjërave të ngurta, të cilat as flasin e as kanë fuqi për të bërë diçka nga vetvetja?! Sigurisht që pa ndihmën dhe rrëskun e Allahut, idhujtarët nuk do të ishin në gjendje ta përpinin dot as një kafshatë buke që e mbajnë në dorë. Prandaj, për ta do të ishte më mirë që t'i hapnin sytë e të shikonin të vërtetën, ta shijonin jetën e tyre nën hijen e besimit të drejtë, sepse pa këtë besim, nuk ka të ardhme, por vendbanim i tyre i përjetshëm do të jetë vetëm skëterra e Xhehenemit, e cila do ta gllabërojë pa mëshirë dhe përjetësisht çdo qafir dhe mohues të Allahut e të Ahiretit..

Allahu xh.sh. ua bën me dije të gjitha krijesave, përfshirë këtu idhujtarët mekas dhe njerëzit e sojit të tyre, që pavarësisht kohës në të cilën kanë jetuar ose do të jetojnë, se vetëm Ai është Furnizuesi i Përjetshëm: "Allahu është furnizues i madh. Ai, fuqiforti." – (Edh-Dharijat, 58)

I Lartmadhërishmi nga mëshira e Tij e pakufishme i furnizon të gjitha krijesat pa dallim, sepse është "Mëshirëplotë". Ai në këtë botë nuk bën dallim në mes të besimtarit dhe qafirit në çështje të rrëskut, ndërkohë që dhuntitë e Tij të pakufishme në botën tjetër janë të rezervuara ekskluzivisht vetëm për besimdrejtët, të cilët për asnjë çast nuk u shmangën nga e vërteta.

Besimtarët, gjithnjë duhet të jenë falënderues dhe mirënjohës për rrëskun dhe furnizimin e Allahut ndaj tyre. Ai i di nevojat e çdo krijese dhe vetëm tek Ai është kthimi. I lartësuar qoftë Allahu, Furnizuesi më i Mirë…

**Urtësia e këtyre ajeteve:**

- Allahu i Madhërishëm, përveç njerëzve ka krijuar edhe krijesa të tjera, të cilat e madhërojnë dhe e lartësojnë Atë. Prej këtyre krijesave janë edhe shpendët, që janë argument i përsosmërisë krijuese të Allahut xh.sh..
- Po t'i vrojtonin idhujtarët këto shpezë sesi fluturojnë në ajër me flatrat e tyre të hapura, do të ishte argument i mjaftueshëm i ekzistimit të Krijuesit të tyre, sepse ato nuk do të mund të fluturonin pa ndihmën e Allahut xh.sh..
- Allahu xh.sh. u drejtohet jobesimtarëve, me pyetjen se cila ushtri do t'ju ndihmojë përveç të Gjithëmëshirshmit, kur ju, idhujtarë të Mekës i konsideroni ushtri, ata gurë dhe drunj të skalitur, që nuk kanë mundësi të bëjnë as dëm e as dobi. Arsyeja e këtij kërcënimi hyjnor ka të bëjë me kthimin e idhujtarëve në arsyeshmëri, që të hapnin sytë e "verbuar", me të cilët nuk po shihnin të vërtetën e ekzistimit të vetëm Një Fuqie absolute – Allahun xh.sh..
- Ushtritë e Allahut janë të panumërta, të dukshme dhe të padukshme. Nëpërmjet tyre, Allahu i madhëruar ka ndëshkuar dhe ndëshkon popuj të ndryshëm. Këto ushtri të Allahut janë melekët, njerëzit, uji, zjarri, toka, qielli dhe gjithçka që ka në mes tyre...
- Allahu është i Vetmi Furnizues, prandaj njerëzit duhet të jenë mirënjohës ndaj kësaj dhurate hyjnore, sepse rrësku është në kompetencën absolute të Krijuesit fuqiplotë.
- Ata që mohojnë argumentet e Allahut në këtë gjithësi dhe nuk përudhen në të Vërtetën, përfundimi i tyre do të jetë Xhehenemi, në të cilin do të ndëshkohen përjetësisht... - vijon -

# Reflektime kuranore

**Mr. Adnan Simnica**

**Pastaj ju bëmë ju pas tyre zëvendës në tokë, për të parë se si do të veproni. (Junus, 14)**

Pasi në ajetet paraprake Allahu xh.sh. sjell shembuj të veprimeve të këqija të popujve të mëparshëm dhe të shkatërrimit masiv të tyre për shkak të mizorive dhe krimeve që bënin, në këtë ajet Ai sjell qartë shansin dhe mëshirën hyjnore tashmë për gjeneratën e re, të cilën e bëri zëvendësues të atyre të mëparshmëve. Është fjala për gjeneratën që u zbriti Kur'ani e të cilëve u dha fenë e Tij ligj absolut, i cili përmban parimet e arritjes së sundimit dhe pasurisë, si dhe ngërthen në vete lumturinë dhe fatbardhësinë e gjeneratave islame në fe e dynja, deri në Kiamet, si dhe në Botën tjetër. Në këtë ajet, nga ana e Fuqiplotit, myslimanëve u premtohet qartazi se, nëse i besojnë Atij me sinqeritet dhe pasojnë me përkushtim ligjin e Tij, do të jenë mëkëmbës dhe zotërues në Tokë. Këtë e premtoi edhe në shumë ajete të tjera, si: "Allahu u ka premtuar atyre prej jush, që besojnë dhe që bëjnë vepra të mira, se do t'i bëjë mëkëmbës (zotërues) mbi tokë, ashtu si i ka bërë ata para tyre, dhe që do t'ua forcojë fenë e tyre, me të cilën Ai është i kënaqur dhe që frikën do t'ua shndërrojë në siguri". (En-Nur, 55). Dhe, ja, Allahu xh.sh. mbajti premtimin kur myslimanëve u mundësoi zotërimin ndaj romakëve (Kajserit), persianëve (Kisrait), faraonëve dhe shumë të tjerëve[1]. Pjesëza në origjinal "thum-me – pastaj" ngërthen kuptimin "radhazi" dhe në mënyrë "të ngadalësuar" e kjo e fundit nënkupton jo vetëm një po gjenerata të shumta radhazi[2].

**Çfarë nënkupton nocioni "zëvendës – zotërues"**

Shprehja e përdorur në origjinal "halaife – zëvendësues (mëkëmbës)" është përdorur edhe kur Krijuesi cilësoi njeriun me këtë epitet, kur tha: "Unë po krijoj në tokë një zëvendës"! (El- Bekare, 30). Allahu xh.sh. është absolut në pushtetin, fuqinë, dijen, dëgjimin dhe në të gjitha cilësitë e Tij, kurse njeriu nuk është i tillë. Sa për ilustrim, komentuesi bashkëkohor i Kur'anit, M. Sharaviu, thekson: "Njeriu p.sh. mund të jetë i fuqishëm dhe mund t'i ndihmojë të dobëtit, por asnjëherë s'mund t'i japë pjesë nga forca e tij që ai ta shfrytëzojë. Nëse ai s'ka mundësi të ecë, tjetri i ndihmon të ecë, apo, nëse dikush s'mund të bartë diçka, tjetri i ndihmon ta bartë, por asnjëherë s'mund t'i jap pjesë nga forca e tij esenciale që ai ta shfrytëzojë, prandaj, njëri mbetet i fort ndërsa tjetri i ligë. Kështu, i dituri i jep injorantit diçka nga dija e tij, por në esencë s'mund t'i japë mundësinë e posedimit të dijes, që ai të dijë. I vetmi Allahu xh.sh. ka mundësi, nga fuqia e Tij absolute, që t'i japë dikujt forcë esenciale po të kufizuar, siç u dha forcë atyre në gjithësi tek të cilat njeriu s'mund të ketë qasje, sikur janë: Dielli, Hëna, yjet, erërat, shiu etj.. Gjithashtu nga fuqia e Tij absolute i dha njeriut forcë për shumë çështje rreth tij dhe atij iu mundësua të bëjë disa veprime në bazë të kësaj force që iu dhurua. Por a është e tërë gjithësia e tillë? Gjithësia në këtë kuadër ndahet në dy lloje: E para: lloji që Krijuesi i dha njeriut por nuk i la mundësi veprimi tek ato dhe në to s'mund të ndodhë asnjë gabim, si: sistemi i planetëve, qielli, rrotullimi i Diellit, i Hënës, erërat etj.. Dhe e dyta: lloji që Allahu xh.sh. i ka lënë mundësi njeriut për të vepruar në bazë të forcës që i ka dhuruar. Prandaj, nëse has në ndonjë çrregullim, ta dish se njeriu ka ndërhyrë



aty, ndërsa gjërat për të cilat njeriu s'mund të ndërhyjë, janë nga të përkryerat, siç thotë i Madhërishmi: "Dielli dhe Hëna ndjekin rrugën e caktuar". (Er-Rahman, 5). Njeriu me teknologjinë e tij mund të përcaktojë pozitën e Tokës kundrejt Diellit dhe Hënës, dhe pozitën e Hënës në mes Tokës dhe Diellit, dhe kjo konsiston saktësisht me thënien hyjnore "ndjekin rrugën e caktuar", kjo sepse njeriu nuk ka mundësi ndërhyrjeje në këto gjendje. Ndërsa në çështjet që njeriu ka mundësi zgjedhjeje, le të ndërhyjë dhe të veproj në bazë të ligjit hyjnor. Prandaj, çrregullimet ndodhin atëherë kur njeriu ndërhyn dhe vepron në kundërshtim me ligjin hyjnor, për këtë shkak Ai thotë: "I Gjithëmëshirshmi. Ai ia mësoi Kur'anin. Ka krijuar njeriun. I ka mësuar atij të folurit e qartë. Dielli dhe Hëna ndjekin rrugën e caktuar". (Er-Rahman, 1-5). Të gjitha këto janë të krijuara dhe funksionojnë në mënyrë të përkryer e me saktësi dhe në bazë të tyre llogarisim kohën. Fuqiploti tha: "Bimët dhe pemët i përulen Allahut. Ai e ka ngritur qiellin lart dhe ka vënë balancën (për çdo gjë). Që ju të mos e shkelni atë. Prandaj matni drejt e mos hani në peshë (mos lini mangu)"! (Er-Rahman, 6-9). Me këtë sikur do të thotë: Nëse doni të funksionojë çdo gjë me drejtësi, balancë dhe me saktësi sikur Dielli, Hëna, Toka etj., atëherë, ju njerëz, veproni me drejtësi në bazë të ligjit hyjnor edhe në çështjet e jetës në të cilat keni mundësi ndërhyrjeje. Kështu, edhe Allahu Fuqiplotë e ka caktuar njeriun zëvendës - zotërues në Tokë dhe, nëse ai p.sh. e punon tokën si duhet, merr rezultatin në bazë të kushteve, por nëse nuk vepron sipas kësaj, e mbulon kryeneçësia, duke menduar se ka mundësi në bazë të forcës esenciale në vetvete e jo në bazë të shkaqeve hyjnore.[3] Nëse njeriu mendon se është i tillë, atëherë i themi: Nëse mendon se je i tillë, atëherë mos lejo të vdesësh - të të ikë shpirti, ruaje fuqinë tënde, por ai këtë s'mund ta bëjë. Nëse njeriu mund të ikë nga zbatimi i ligjit hyjnor, atëherë përse nuk ikën edhe nga vdekja apo sëmundja? Pra, njeriu është i varur nga Krijuesi dhe posedon diçka nga ajo që Ai i ka dhënë, dhe duhet marrë gjithçka me shkaqe, në bazë të ligjit hyjnor. Nëse dikush autorizon avokatin për një punë dhe ai i kryen të gjitha procedurat për të dhe më pastaj njeriu i tërheq autorizimin, atëherë të gjitha veprimet e avokatit shpallen të pavlefshme. Kjo në raport të njeriut me njeriun tjetër, por çfarë themi për autorizimin e Krijuesit me krijesën - njeriun me mëkëmbësi dhe zotërim?! Derisa Allahu xh.sh. tha: "Ju bëmë ju pas tyre zëvendës në tokë", kjo domethënë: Përderisa ju po i zëvendësoni ata që u shkatërruan më përpara, atëherë patjetër duhet të merrni mësim nga kjo dhe të pasoni ligjin hyjnor, ose së paku të mos kundërshtoni Pejgamberin a.s. dhe lëreni atë të lirë të kumtojë ndër njerëz Shpalljen hyjnore, kurse ju jeni të lirë të besoni ose jo, e mos i pengoni njerëzit ta pasojnë atë, ngase Allahu tha: "për të parë se si do të veproni".[4]

**Çfarë nënkupton "për të parë Allahu se si do të veproni?"**

Allahu është i gjithëdijshëm për çdo send, di çdo gjë para se të ndodhë, di edhe çështjet rreth të cilave njerëzit janë të lirë të veprojnë.

Shprehjen "për të parë" e ka përdorur me këtë përmbajtje edhe në ajete të tjera, si: "që Allahu ta njohë (ta dijë) atë që I frikësohet Atij". (El-Maide 94). Kur Allahu i Madhërishëm përdor shprehjen "për të parë - ta njohë apo ta dijë", kjo nuk nënkupton se diçka është jashtë diturisë së Tij, absolutisht jo, por Ai këtë dije praktikisht e lë të konfirmohet me veprimet e njerëzve, derisa të mos thotë dikush: Përse Allahu po na merr në llogari në bazë të dijes së Tij paraprake (ezelije)? Kjo, ngase Allahu xh.sh. i vë në provë njerëzit dhe besimtari fiton Xhenetin, kurse pabesimtari ndëshkohet dhe askush nuk mund të mohojë veprimet e veta që ka kryer më parë. Fuqiploti vepron me njerëzit në bazë të veprave të tyre, në të cilat ata janë të lirë, që mbi këtë bazë t'i marrë në llogari, ashtu siç thotë: "Për t'ju provuar se kush prej jush është më vepërmirë". (El-Mulk 2). Lidhur me këtë, Muhamedi a.s. thotë: "Dynjaja është e ëmbël dhe e gjelbër (me shije të ëmbël dhe me pamje të gjelbër), Allahu ka për t'ju bërë zëvendës në tokë e pastaj do t'ju shikojë se si do të veproni".[5] Katadeja thotë: Allahu e tha të vërtetën, Zoti ynë nuk na bëri zëvendësues përveçse të shohë veprat tona...".[6]

Në origjinal në shprehjen "linendhure – për t'ju parë" pjesëza në fillim "li" shpreh qëllimin final, ndërsa shprehja "për t'ju parë" ka për qëllim veprat që ndodhin realisht e jo ato që parashikohen. Domethënë nëse do të jetë udhëzim dhe besim apo humbje dhe largim, ngase Allahu di të kaluarën dhe të ardhmen e njerëzve, mbase këtë nënkupton edhe mënyra pyetëse që përmban ky ajet?![7]

Përmbajtja e ajetit shton devotshmërinë dhe kujdesin, mban stabile ndjenjën se çdo gjë është nën vëzhgimin dhe mbikëqyrjen e Krijuesit si dhe inkurajon veprimet e mira si dhe suksesin në provimin hyjnor. Në këtë bazë mbështetet edhe dallimi në mes të konceptit islam hyjnor dhe koncepteve të tjera njerëzore, prandaj nuk mund të përshtaten në asnjë segment të jetës. Koncepti islam është i përkryer dhe absolut në të gjitha segmentet e tij, prandaj, ata që mendojnë se mund të modifikohet ligji hyjnor me ligje të tjera njerëzore, nuk e kanë kuptuar fare natyrën rrënjësore të dallimeve esenciale në mes tyre.[8]

(1) Ahmed Mustafa El-Meragi, Tefsir El-Meragi, f. 77, 1946 bot. 1 Kajro. (2) Muhmaed Ebu Zehra, Zehretu Et-Tefasir, faqe 3530, Darul-Fikr El-Arabij, viti i bot. 1987, Kajro. (3) Muhamed Muteveli Esh-Sharavi, Tefsiri i Sharaviut, vëll. 9, f. 5789 -5791, Ahbarul-Jevm, pa vit botimi, Kajro. (4) Tefsiri i Sharaviut, f. 5793.(5) Tefsir El-Kuran El-Adhim, Ibn Kethir, vëll 2, f. 417, . 1981, Kajro. Ndërsa hadithi trasmetohet nga Ebi Seidi në sahihun e Muslimit. Ky transmetohet edhe në: Tefsir El-Fahru Er-Razi, Mefatihul-Gajb, vëll. 17, f. 57, botimi i parë 1981, Darul- fikr, Bejrut. (6) Tefsir El-Fahru Er-Razi, Mefatihul-Gajb, vëll. 17, f. 57. (7) Muhamed Ebu Zehra, Zehretu Et-Tefasir, f.3530. (8) Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, vëll 3, f.1770, 1996, Darush-Shuruk, Bejrut.



# Mysafiri i ri po vjen, kush i shpreh mirëseardhje!?

**Vedat Shabani**

**Es-selamu alejkum (Paqja dhe mëshira e Zotit qofshin për ju!).**

Na gëzon fakti ne dhe ju si dhe çdo mysliman që ky mysafir do të gjendet në mesin tonë.

Mirëpo ai – për fat të keq – nuk do ta zgjasë shumë qëndrimin në mesin tuaj... për arsyet që nuk i di askush përveç Atij Që e di të fshehtën dhe të dukshmen. Prandaj E lusin të Madhin Zot xh.sh. të na ndihmojë që ta presim në mënyrën më të mirë. Atëherë, të njihemi me këtë mysafir.

*Ju lutem, prezanto veten tënde, ti mysafir i bekuar?*

Unë jam muaji i bekuar i Ramazanit, muaji i mëshirës, i faljes dhe i amnistisë nga zjarri i Xhehenemit. Unë jam muaji i agjërimit; agjërim domethënë: adhurim ndaj Allahut xh.sh. duke shmangur gjërat që e prishin atë nga agimi e deri në perëndim të diellit.

*Kur e ka bërë Allahu xh.sh. agjërimin tënd farz (obligim) ndaj nesh?*

Së pari unë jam shtylla e pestë e fesë islame, prandaj ai që më braktis mua, nuk ka hise në fenë islame dhe konsiderohet renegat. Allahu xh.sh. e ka bërë obligim agjërimin tim në vitin e dytë të Hixhretit.

*Sa vjet e ka arritur i Dërguari i Zotit agjërimin tënd?*

Ai e ka arritur nëntë vjet.

*Si vërtetohet fillimi yt, në mënyrë që të agjërojmë?*

Vërtetohet përmes dy çështjeve: 1. Duke parë Hënën e re; 2. Duke plotësuar tridhjetë ditët e muajit Shaban.

*A mund të na tregosh diçka për Kur'anin, meqenëse jeni muaji i Kur'anit?*

Allahu xh.sh. në Kur'an thotë: "(ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramadanit në të cilin (filloi të) shpallej Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqaruesi i rrugës së drejtë e dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra)". (El-Bekare, 185).

Gjithashtu Allahu xh.sh. thotë: "Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në natën e Kadrit". (El-Kadr, 1).

Po ashtu, bazuar në traditën e Pejgamberit a.s., është mirë që gjatë këtij muaji të lexohet dhe të studiohet Kur'ani me një intensitet më të madh sesa në muajt e tjerë. Transmetohet në koleksionet autentike se Abdullah ibn Abbasi r.a. ka thënë: "Pejgamberi a.s. ishte ndër njerëzit më fisnikë e bujarë; kjo bujari i shtohej dhe më shumë gjatë muajit të Ramazanit, atëherë kur takohej me Xhibrilin a.s.. Xhibrili a.s. e takonte atë çdo natë të Ramazanit dhe ia mësonte Kur'anin".

Ndërsa Imam Shafiiu gjatë muajit të Ramazanit lexonte dhjetë hatme jashtë asaj çfarë lexonte gjatë namazeve. Kurse Imam Zuhriu thoshte: "Kur të vijë Ramazani, duhet të lexohet Kur'ani dhe të jepet bukë". E Vuhejb ibnul Verd thotë: "Është pyetur një njeri: A nuk do të flesh? Ai u përgjigj: Me të vërtetë mrekullitë e Kur'anit ma kanë larguar gjumin".

*A mund të na tregosh diçka nga hadithet e Pejgamberit a.s., të cilat nxisin për leximin e Kur'anit dhe agjërimin e Ramazanit?*

Po, Pejgamberi a.s. ka thënë: (Agjërimi dhe Kur'ani do të ndërmjetësojnë te Zoti për robin ditën e Kiametit: agjërimi do të thotë: "O Zot, ia kam ndaluar ushqimin dhe dëshirat gjatë ditës", kurse Kur'ani thotë: "O Zot, ia kam

ndaluar gjumin gjatë natës, e pra na mundëso të ndërmjetësojmë" - dhe Zoti ua mundëson një gjë të tillë).

*E lusim Zotin që të na bëjë nga ata që lexojnë Kur'an dhe të na ndihmojë për ta agjëruar Ramazanin. Mirë, a ke mundësi të na tregosh se çfarë mësimesh përfitojmë ne nga ti?*

Mësimet që përfitohen nga agjërimi, janë të shumta... dhe nuk mund t'i numëroj të gjitha ato kaq shpejt, mirëpo do t'i përmend shkurtimish disa prej tyre:

1. Durimi
2. Besnikëria
3. Mëshira, solidariteti dhe ndihma ndaj njerëzve
4. Këshillimi për vepra të mira dhe të dobishme
5. Vetëkontrolli, vetëpërmbajtja
6. Devotshmëria
7. Zbutja e zemrës etj.

*Cila është vlera e dhënies iftar një agjëruesi?*

Për sa i përket vlerës së dhënies së iftarit, do të përmend vetëm një hadith dhe dy tregime, sepse është afruar koha… Pejgamberi a.s. ka thënë: (Ai person i cili i jep iftar një agjëruesi, do ta ketë shpërblimin sikur të atij-agjëruesit). Abdullah ibn Omeri asnjëherë nuk bënte iftar pa pasur pranë jetimë dhe të varfër. Gjithashtu shumë myslimanë të hershëm i jepnin përparësi dhënies së iftarit për tjetrin më shumë se për veten e tyre.

*Çfarë mund t'u thuash atyre mendjelehtëve që të urrejnë?*

Atyre u them: "Si mund të më urreni mua, kur Zoti i fal mëkatet duke qenë unë i pranishëm!! Kur Zoti ju përgjigjet lutjeve tuaja, dhe ju ngre në grada të larta!! Është për t'u habitur. Ai që është në këtë gjendje, i them: Kafshët janë më të mençura se sa ti".

*E lusim Zoti që t'i udhëzojë ata... Mirë, e cilat janë gjërat që i urren ti dhe të tjerët, ose që i vëren te disa njerëz gjatë këtij muaji?*

Sa shumë që janë ato, mirëpo do t'i përmend disa prej tyre:

1. Përtacia e madhe dhe gjumi i tepërt
2. Qëndrimi gjatë natës pa pasur nevojë, ose duke bërë mëkat ndaj Zotit, gjë që ndodh mjaft shpesh
3. Humbja e kohës
4. Ngrënia e tepërt gjatë iftarit, që e vështirëson namazin e teravive
5. Përkushtimi i tepërt i disa njerëzve në fillim të muajit dhe plogështia gjatë fundit të tij
6. Shikimi i serialeve televizive dhe dëgjimi i muzikës.

E shumë gjëra të tjerë për çka lusim Zoti të na ndihmoj ta rregullojmë vetën tonë.

E lusim të Madhin Zot që të na japë begati gjatë qëndrimit tënd, o Ramazan, dhe të na ndihmojë për të agjëruar, për të lexuar Kur'an dhe për të falur namaz.

*Tani kalojmë tek pjesa e pyetjeve:*
*Një dëgjues pyet: Kush e ka obligim ta agjërojë Ramazanin?*

Agjërimi i Ramazanit është obligim: për çdo mysliman - të mençur, në moshë të rritur, të shëndoshë, vendës e jo udhëtar... e pra nuk agjëron pabesimtari, as budallai, as i sëmuri, as shtatzëna dhe gjidhënësja e as udhëtari.

*Një dëgjues tjetër pyet: Cilat janë gjërat që e prishin agjërimin?*

Gjërat që e prishin agjërimin, janë:

1. Ngrënia dhe pirja e qëllimshme
2. Marrëdhëniet intime
3. Nxjerrja e spermës me dëshirë
4. Ilaçet ushqyese
5. Nxjerrja e ushqimit me qëllim (të vjellët)
6. Menstruacionet dhe lehonia
7. Bërja e hixhames.

*Zoti ju shpërbleftë për këto përgjigje, e cilat janë gjërat e lejuara për agjëruesin, të cilat nuk e dëmtojnë agjërimin?*

Agjëruesit i lejohen disa gjëra:

1. Gëlltitja e pështymës, po gëlbaza nuk lejohet të gëlltitet, veçse duhet të hidhet jashtë.
2. Përdorimi i parfumeve
3. Pastrimi i dhëmbëve me pastë
4. Përdorimi i pikave të syrit dhe veshëve
5. Dhënia e gjakut për analiza
6. Marrja e injeksionit joushqyes
7. Shijimi i ushqimit për ta ditur a është i njelmët apo jo.

*Në të vërtetë, biseda është shumë e këndshme, mirëpo koha nuk na premton. Para se ta mbyllim këtë bisedë, dëshirojmë nga ju një mesazh përmbyllës?*

Po, mesazhi im është: O ti që e ke kaluar jetën me gjëra të padobishme dhe nuk ke qenë i përqendruar ndaj udhëzimeve kuranore dhe këshillave profetike. Çdo agjërim, i cili nuk të ndalon nga fjalët dhe veprat e këqija, nuk të sjell diçka tjetër përveçse neveri. Çdo falje e namazit që nuk të largon nga veprat e liga dhe të neveritshme, nuk të sjell dobi veçse largim nga e vërteta. Sa e sa agjërues ka që nuk përfitojnë asgjë nga agjërimi përveç urisë dhe etjes. O ju njerëz, ku është ndikimi i agjërimit, ku është ndikimi i namazit? Ky muaj të nderuar vëllezër është muaji në të cilin ka zbritur Kur'ani, Kur'ani i cili, sikur të zbriste mbi ndonjë kodër, do ta shihje të strukur e duke qarë megjithëkëtë .. nuk ekziston ndonjë zemër që frikësohet!! Apo sy që loton!!

Unë E lus Zotin edhe njëherë që t'jua lehtësojë agjërimin dhe t'jua pranojë atë me pranimin më të mirë!

# Llogaria astronomike apo dukja e Hënës?

**Driton Arifi**

**Mendimin se përcaktimin e fillimit të muajit të Ramazanit dhe përfundimin e tij mund ta bëjmë duke u mbështetur në llogaritje astronomike, e mbështesin shumë nga dijetarët bashkëkohorë, e më eminentët ndër ta janë: Dr. Mustafa Ez-Zerka, Shejh Ahmed Shakir, Dr.Jusuf El-Kardavi, Dr. Sheref El-Kudat, etj, dhe numri i tyre sa vjen e shtohet gjithnjë e më shumë.**

Një prej çështjeve që zgjon më së shumti kureshtjen e myslimanëve dhe i bën ata të mos ndihen të qetë para fillimit të muajit të Ramazanit, është dallimi në mes tyre për ditën kur do ta fillojnë agjërimin e Ramazanit dhe kur do ta përfundojnë atë. Thelbi i çështjes fshihet në faktin se çfarë duhet të merret për bazë për të konstatuar fillimin e muajit të madhërishëm të Ramazanit, dukja e Hënës apo llogaritë astronomike? Dilema vazhdon të mbetet e fuqishme, meqë kjo çështje nuk është prerazi as nga hadithet e Muhamedit a.s. dhe as nga përfundimet dhe përcaktimet e juristëve islamë. Një përcaktim i tillë do të pasohej rëndom nga një qëndrim i unifikuar edhe nga udhëheqësit e shteteve islame, të cilët, edhe pse kohët e fundit nuk kanë shumë prirje për të dëgjuar përfundimet juridike islame, megjithatë ka shpresa më shumë në këtë drejtim sesa është gjendja që përjetojmë tani. Ajo që mund të vërejmë deceniet e fundit në shtetet islame, po edhe në ato perëndimore, është për habi: Jo rrallë ndodh që brenda një shteti, komuniteti mysliman ta fillojë dhe ta përfundojë agjërimin me një ditë ose ndonjëherë, për çudi mahnitëse, edhe me dy ditë dallim nga myslimanë vendesh të tjera islame ose perëndimore. Kushdo që vështron nga distanca këtë realitet jo të kënaqshëm, konstaton se një parregullsi e paarsyeshme është duke ngjarë në gjirin e ymetit islam. Dikush duhet të bartë përgjegjësinë për mosunifikimin e myslimanëve për një prej shtyllave islame dhe obligimeve vjetore të tyre- për agjërimin. Për të kristalizuar këtë çështje është e udhës që fillimisht t'i qasemi në aspektin juridik, sepse këtu edhe fshihet thelbi i dilemës në fjalë.

**Trajtesë juridike rreth llogarisë astronomike dhe ligjshmërisë së saj në kalendarin hënor-lunar**

Për faktin se çfarë duhet të merret për bazë për të konstatuar fillimin dhe fundin e muajit të Ramazanit, juristët islamë kanë divergjenca në mes tyre.

Grupi i parë i tyre, në kuadër të të cilit bëjnë pjesë Katër Imamët e Mëdhenjë të shkollave juridike islame (Imam Ebu Hanife, Shafiiu, Maliku dhe Imam Ahmedi) dhe shumica absolute e dijetarëve të hershëm, saqë nuk është regjistruar ndonjë fjalë në tre shekujt e parë që bie ndesh me këtë qëndrim. Ata mendojnë se, për të konstatuar fillimin e muajit të Ramazanit dhe as përfundimin e tij, nuk merret në konsideratë llogaria astronomike paraprake, por duhet të shihet dalja e Hënës së re dhe kjo të dëshmohet nga një, eventualisht nga dy dëshmitarë, nëse qielli është i kthjellët. Këtë mendim e kanë mbështetur edhe akademitë e fikhut-jurisprudencës islame, por jo njëzëri nga të gjithë anëtarët e tyre, megjithëse me shumicë votash po. Këtë mendim dijetarët islamë e mbrojnë fuqishëm duke u bazuar në argumentet vijuese:

1) Transmeton Abdullah ibn Umeri r.a. se e kishte dëgjuar Muhamedin a.s., duke thënë :"Ne vërtet (tani) jemi popull analfabet, nuk dimë as të shkruajmë dhe as të bëjmë llogari, por muaji (i Ramazanit ) ose është 29 ditë ose është 30 ditë (dhe këtë e bëri duke e konkretizuar me anë të gishtërinjve të dorës, në formë figurative)".[1]

Thotë Ibn Haxher El-Askalani në sqarimin e tij:"Hadithi ndërlidh normën e agjërimit me dukjen e Hënës për t'ua lehtësuar atyre vështirësitë e llogarisë astronomike të muajve, (gjë që myslimanët atëbotë nuk kishin mundësi ta bënin)".[2]

2) Transmeton Ebu Hurejre r.a. se e kishte dëgjuar Muhamedin a.s.,. duke thënë:"Agjëroni kur ta shihni atë (Hënën e re) dhe ndërpriteni agjërimin kur ta shihni atë (Hënën e re) e nëse ka mjegullirë dhe s'mund ta shihni , atëherë plotësoni 30 ditë të muajit Sha'ban (e pastaj filloni agjërimin)".[3]

Kjo do të thotë se, në rast të pamundësisë së pamjes së hënës, atëherë duhet ta plotësojmë muajin Sha'ban me 30 ditë, dhe ditën vijuese duhet të agjërojmë.

3) Argumenti tjetër logjik, që e marrin për bazë dijetarët e hershëm, është se llogaritjet astronomike nuk janë të sakta dhe ngrihen mbi dyshime dhe iluzione të pavërtetuara, (ky konstatim ka qenë i vlefshëm për kohën kur ata e kanë vlerësuar si të tillë) , andaj agjërimi nuk bën të ndërlidhet me gjëra të tilla të dyshimta, por duhet të përkufizohemi në atë që ka përkufizuar Muhamedi a.s. në hadithet e tij.

**Llogaritjet shkencore astronomike dhe saktësia e tyre në kalendarin hënor-lunar**

Por, përballë këtij mendimi juridik islam, të bazuar në argumentet e lartpërmendura, qëndron mendimi tjetër, përkrahja e të cilit sa vjen e shtohet nga dijetarët islamë bashkëkohorë. Ky mendim konsideron se llogaritjet astronomike mund të merren si argument madje i fuqishëm për fillimin dhe përfundimin e çdo muaji hënor, rrjedhimisht edhe të muajit të Ramazanit. E konsiderojnë kështu, ngase shkencat astronomike kanë kapërcyer fazën e iluzioneve dhe tezave të pasakta, dhe kanë kaluar në shkenca që ofrojnë llogaritje të sakta dhe shumë decidive. Sot shkencat astronomike konstatojnë me saktësi se në ç'ditë, në ç'orë e minutë do të ndodhin p.sh. eklipsi i Diellit apo zënia e Hënës, madje këtë mund ta paracaktojnë dise vite përpara se të ndodhin këto dukuri natyrore.

Ndërsa hadithet që ndërlidhin çështjen e hyrjes së muajit të Ramazanit me dukjen e Hënës së re, tregojnë urtësinë dhe lehtësinë që Muhamedi a.s. dëshironte ta ndienin myslimanët gjatë kryerjes së adhurimeve islame. Ai synonte që dispozitat islame të ndërlidheshin me diçka që mund ta realizonin myslimanët e kohëve të hershme me lehtësi, sepse, sikur të ngarkoheshin me llogaritje astronomike, do të ishte e paarsyeshme dhe e papërballueshme për ta, për shkak të analfabetizmit që mbretëronte në mesin e tyre. Këtë e sqaroi Muhamedi a.s. në hadithin e lartpërmendur, ku tha:



"Ne vërtet (tani) jemi popull analfabet, nuk dimë as të shkruajmë dhe as të bëjmë llogari, por muaji (i Ramazanit ) ose është 29 ditë ose është 30 ditë (dhe këtë e bëri duke e konkretizuar me anë të gishtërinjve të dorës në formë figurative)".[4]

Prandaj hadithi në fjalë nuk ndalon që të marrim për bazë llogaritjet astronomike, por mohon mundësinë që myslimanët të kenë pasur afinitet e zotësi që gjatë kohës së vetë Muhamedit a.s., të bënin një gjë të tillë. Një kuptim i tillë është i domosdoshëm, ngase, nëse do të ndalohej llogaritja astronomike, sipas këtij hadithi do të ndalohej edhe mësimi i shkrim-leximit, sepse ai tërheq vërejtjen :"Ne jemi popull analfabet, nuk dimë as shkrim-leximin e as llogaritjet astronomike", sa kohë që ne e dimë se jo që nuk ndalohet shkrim-leximi, por ai është i urdhëruar që të mësohet nga myslimanët mbarë dhe në mënyrë analoge detyrimisht duhet të themi të njëjtën gjë për llogaritjet astronomike që do të duhej t'i mësonin mysliamanët.Nga hadithi kuptohet se, përderisa myslimanët të mos arrijnë ta njohin shkencën e astronomisë dhe llogaritjet e saj, nuk kanë të drejtë t'i ndërlidhin adhurimet-ibadetet islame për llogaritje astronomike që ata nuk i njohin, e nëse ata arrijnë t'i përvetësojnë



këto shkenca, atëherë norma ndryshon me ndryshimin e gjendjes faktike të ymetit islam. Hadithi tjetër që, sipas dijetarëve, e fuqizon këtë mendim, është ai të cilin e ka transmetuar Abullah Ibn Umeri r.a., se Muhamedi a.s. ka thënë: "Mos agjëroni derisa të mos e shihni atë- Hënen e re (në fund të muajit Sha'ban), dhe mos e përfundoni agjërimin derisa të mos e shihni prapë (në fund të muajit Ramazan), e nëse në qiell ka mjegull-vranësira, atëherë bëni llogaritjet tuaja".[5]

**Unifikimi i datave fetare**

Thotë dijetari i njohur ibn Surejxh, se këtu ka sinjal se ne obligohemi të bëjmë llogaritjen astronomike dhe mund ta bëjmë atë sa herë që qielli është me mjegull.[6] Pastaj dijetarët që mbështesin këtë mendim, e argumentojnë edhe me ajetin kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "Dielli dhe Hëna udhëtojnë sipas një përcaktimi të saktë". (Err-Rrahman, 5). Pastaj në ajetin: "Ai e bëri Diellin shndritës, e Hënën dritë dhe asaj (Hënës) ia caktoi fazat, që ta dini numrin e viteve dhe llogaritjen. Allahu nuk e krijoi këtë për tjetër, përveçse me qëllim të caktuar. Ai ia sqaron argumentet një populli që kupton". (Junus, 5)

Ky ajet dhe disa të tjera të ngjashme me të, tregojnë se udhëtimi i Diellit dhe Hënës nëpër orbitat e tyre bëhet sipas një saktësie në një shkallë të lartë dhe një përpikshmërie të skajshme, dhe, siç thekson Ibn Ashur në tefsirin e tij: "Allahu na ka lajmëruar se Hënës i ka caktuar faza, në mënyrë që njerëzit të mund t'i njohin numrin e viteve dhe llogaritjet astronomike".[7] Për këtë arsye mund të konstatojmë se shkenca e astronomisë sot ka mundësi që të studiojë në hollësi ligjet e lëvizjes së trupave qiellorë nëpër orbitat e tyre dhe të përcaktojë paraprakisht ditën e fillimit të muajit të Ramazanit dhe atë të përfundimit të tij. Duhet vënë theksi edhe mbi çështjen se kjo nuk ka të bëjë fare me astrologjinë dhe llojet e parashikimeve për të ardhmen, që kanë qenë të përhapura në të kaluarën e ndoshta jo më pak edhe sot. Në pamundësi që këto dy nocione të ndaheshin qartazi në të kaluarën, shkaktoi që dijetarët e mëhershëm dhe një pjesë e madhe e atyre bashkëkohorë ta ndalonin prerazi mbështetjen në këto llogaritje. Ajo për se flasin llogaritjet astronomike, është shkencë ekzakte dhe e studiuar hollësisht, ndërsa astrologjia është një mit dhe injorancë, që mund të të shpjerë në mosbesim-kufër.

Mendimin se përcaktimin e fillimit të muajit të Ramazanit dhe përfundimin e tij mund ta bëjmë duke u mbështetur në llogaritje astronomike, e mbështesin shumë nga dijetarët bashkëkohorë, e më eminentët ndër ta janë: Dr. Mustafa EZ-Zerka, Shejh Ahmed Shakir, Dr. Jusuf El-Kardavi, Dr. Sheref El-Kudat, etj, dhe numri i tyre sa vjen e shtohet gjithnjë e më shumë. Ajo që na bënë të vijmë në përfundimin lidhur me këtë, është se mbështetja e myslimanëve në llogaritjet astronomike do të ishte edhe një hap para në unifikimin e tyre, së paku për një prej adhurimeve më madhështore islame-agjërimin. Natyrisht kjo nuk do të pengonte që të caktohej një grup i cili do të ngarkohej me vëzhgimin e Hënës së re në fillim dhe në fund të muajit të Ramazanit, për të konfirmuar saktësinë e llogaritjeve kalendarike, dhe në këtë mënyrë edhe do të jemi më konsekuentë në ruajtjen e përpiktë të traditës së Muhamedit a.s..

Mbesim me shpresë që një unifikim i tillë i myslimanëve të na gëzojë në një të ardhme të afërt dhe ai të jetë përgatitje për një unifikim të gjithmbarshëm të tyre. Amin!

(1) Buhariu në Sahihun e tij, Libri i agjërimit, Nr; i hadithit 1913, dhe Muslimi në Sahihun e tij ,Libri i agjërimit , Nr; i hadithit 1080. (2) Fet'hul –Bari Sherh Sahihul-Buhari, Ibn Haxher,(150\4),Darul-Hadith, Kajro, 2004. (3) Buhariu në Sahihun e tij,Libri i agjërimit, Nr;1909. (4) Buhariu në Sahihun e tij, Libri i agjërimit, Nr; i hadithit 1913, dhe Muslimi në Sahihun e tij ,Libri i agjërimit , Nr; i hadithit 1080. (5) Muslimi në Sahihun e tij, Libri i agjërimit. Hadithi nr;1080.Darul kalem. Damask. Bot. 1. 2006. (6) Thubutu shehr elkamerij bejnel-hadith en-nebevij vel-ilmil-hadith. Dr. Sheref El-kudat. Punim shkencor.Xhamiatul-Urdunijje. (7) Et-tahrir vet-tenvir. Shejh. Tahir ibn Ashur.(95\11). Daru Sahnun.Tunis. Pa vit botimi.

# Ramazani dhe bereqeti i tij

**Behxhet Jashari**

**Ajo që karakterizon agjërimin apo muajin Ramazan është ngrënia e syfyrit. Syfyri është moto e këtij Ymeti, është prej gjërave që na dallojnë nga ithtarët e Librit.Transmeton Imam Muslimi se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Ajo që dallon agjërimin tonë nga agjërimi i ithtarëve të librit, është ngrënia e syfyrit…".**

Çdo muaj, çdo stinë, çdo bimë dhe çdo qenie e gjallë e ka dimensionin e saj të jetës. Të gjitha krijesat janë në shërbim të njeriut - edhe dita, edhe nata, edhe Hëna, edhe Dielli, edhe era, edhe ajri, edhe uji, edhe bimët, edhe kafshët, edhe deti, edhe lumenjtë, madje edhe koha. Pikërisht pasi krijoi njeriun, Allahu i urdhëroi të gjitha melaqet (engjëjt) që të përkuleshin dhe t'i bënin sexhde Atij. Sexhdeja ishte për Allahun si i Vetmi Krijues. Meqë edhe koha është në dispozicion të njeriut, atëherë në të bëjnë pjesë edhe muajt. Ndër muajt më të lavdëruar, sipas besimit islam, është muaji Ramadan. Ky muaj është i veçuar, i lavdëruar, i begatuar dhe i ngritur. Një gjë e këtillë ishte vullnet i Allahut, vullneti i Krijuesit, i Cili krijoi çdo gjë, krijoi edhe kohën (asr). Shenja e parë e bereqetit të muajit Ramadan është ajo që ky muaj kalon nëpër të gjitha stinët e vitit gjatë 30 vjetësh, nga se kuptohet se njerëzit e të gjitha viseve mund të agjërojnë në të gjitha kohët apo stinët. Ndoshta kjo do të paraqiste një mrekulli të Krijuesit dhe mëshirë drejtuar neve si njerëz. Kjo është begati nga Vetë Krijuesi drejtuar krijesës më të zgjedhur - Njeriut. Ajo që karakterizon agjërimin apo muajin Ramazan është ngrënia e syfyrit. Syfyri është moto e këtij Ymeti, është prej gjërave që na dallojnë nga ithtarët e Librit.Transmeton Imam Muslimi se i Dërguari i Allahut ka thënë:"Ajo që dallon agjërimin tonë nga agjërimi i ithtarëve të librit, është ngrënia e syfyrit…".Thuhet se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Bëni syfyr, ngase në syfyr ka bereqet". Në këtë hadith urdhërohemi që ta hamë syfyrin si përgatitje për agjërim, ndërsa urtësia e tij është zbritja e begatisë dhe bereqetit. Bereqeti është vetëm prej Allahut dhe si i tillë nuk arrihet përveçse me respekt, nënshtrim dhe adhurim ndaj Tij. Bereqet, më konkretisht, do të thotë zbritja e së mirës hyjnore mbi diçka dhe përqendrimi në të. Bereqet po ashtu do të thotë shtim i së mirës, shpërblimit dhe tërë atyre gjërave për të cilat ka nevojë njeriu në këtë botë dhe në Botën tjetër. Bereqeti i muajit Ramazan është shumëdimensional, saqë ndonjëherë njeriut i vjen prej nga as e imagjinon. Sipas historisë së Islamit, mjaft gjëra të rëndësishme kanë ndodhur pikërisht në këtë muaj, ndër të cilat është edhe Shpallja e Kur'anit në Natën Kadër, në natën e 27 të muajit Ramazan. Natyrisht, kjo është begatia më e madhe dhe më e papërshkrueshme nga njeriu. Nata e Kadrit, përveç rëndësisë së madhe si ngjarje historike, në të njëjtën kohë paraqet Natën mjaft të dobishme për çdo besimtar që dëshiron t'I kthehet Allahut dhe të bëjë pastrim shpirtëror.

**Nata e bereqetshme**

Kur'ani këtë natë e emërton si Lejletul Kadër që do të thotë nata e vlefshme dhe e rëndësishme, ndërsa në kaptinën ed-Duhan, këtë Natë Allahu në Kur'an e quan Lejletin Mubareketun, që do të thotë natë e bekuar, natë e dhuratave më të mëdha. Ndër begatitë e papërshkrueshme që bëjnë pjesë në transhendentalen, është edhe fakti se Allahu thotë në Kur'an se Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj, si dhe atë natë zbresin engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje.Të gjitha begatitë dhe bereqetet e



muajit të Ramazanit nuk është e mundur as të imagjinohen, e jo më të arrijmë t'i numërojmë. I Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s., ka thënë: "Sikur Ummeti im të dijë sa të mira ka në Ramazan, do të dëshironte që i tërë viti të bëhet Ramazan"! Imam Ahmedi shënon një hadith, në të cilin i Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s., ka thënë: "Ymetit tim u janë dhënë 5 cilësi në ramazan, të cilat nuk i kanë pasur popujt e tjerë para ymetit tim: Era e gojës së agjëruesit është më e dashur tek All-llahu sesa aroma e miskut. Melekët luten për faljen e mëkateve të ymetit tim derisa ta përfundojnë agjërimin.Allahu çdo ditë e zbukuron Xhennetin për ta duke thënë: Edhe pak dhe nga robërit e Mi do të mënjanojnë çdo brengë dhe shqetësim dhe ata do të vijnë tek ti. Pengohen të gjitha intrigat e shejtanit dhe ata nuk mund ta bëjnë atë që bëjnë zakonisht. Do t'u falen mëkatet natën e fundit". - Dikush pyeti: "Mos është Natën e Kadrit, o i Dërguari i Allahut"? Ndërsa Ai u përgjigj: "Jo, por, kur ndonjë punëtor kryen punën e vet deri në fund, atëherë për atë punë i jepet pagesa".

**Agjërimi në muajin Ramazan dhe bereqeti në shumë aspekte**

Bereqeti më i madh për njeriun qëndron në Fjalën Hyjnore (Kur'an); "Ky (Kur'ani) është një Libër i begatshëm, që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed)". (Sad, 29). Po ashtu, bereqeti mund të kërkohet edhe përmes formave konkrete, siç janë dituria, veprimi, lutja, etj., përmes të cilave besimtari mund të arrijë begatinë nga Allahu, por me kusht që ato veprime të jenë në përputhje me Praktikën islame dhe të mos ekzistojë ndonjë pengesë në atë rrugë. Për sa i përket begatisë dhe bereqetit në ngrënie duke përmendur Emrin e Allahut, i Dërguari i Allahut a.s., ka thënë: "Mblidhuni rreth ushqimit dhe përmendni emrin e Allahut, që të begatoheni në të". (Ahmedi, Ebu Daudi) "Bereqeti zbret në mesin e ushqimit. Hani anash tij e mos hani në mesin e tij". (Ahmedi, Ebu Daudi, Ibn Maxhja). "Mateni ushqimin ( hani me masë), që të begatoheni në të." (Buhariu). Sipas Islamit, ekzistojnë disa kohë të caktuara për arritjen e bereqetit, po më së shumti theksohet koha gjatë muajit Ramazan. Natyrisht, kërkimi i bereqetit nga Allahu në këto kohë arrihet duke ndjekur udhëzimet e të Dërguarit të Allahut a.s..

Shkenca bashkëkohore ka arritur të argumentojë shumë dobi për organizmin e njeriut, të cilat vijnë nga agjërimi, e të cilat do të konsideroheshin vetëm si begati dhe bereqet nga Krijuesi. Pra, shkenca e sotme ka zbuluar se agjërimi forcon sistemin imunitar tek agjëruesi, për t'u bërë ballë shumë sëmundjeve, po ne do të përmendim edhe këto:

Agjërimi është një adhurim i veçantë tek Allahu i Lartësuar. Agjërimi kryen funksionin e kirurgut duke eliminuar prej trupit qelizat e shkatërruara e të dobëta. Uria që shoqëron agjërimin, vë në lëvizje aparatet e brendshme të trupit duke konsumuar qelizat e dobëta, për të përballur këtë uri, kështu që trupit i jepet rrethana e volitshme që të rikthejë gjallërinë dhe aktivitetin e tij. Gjithashtu, agjërimi është mbrojtje për trupin prej shumë tepricave të dëmshme, si për shembull: gurët, shtesat e mishit, gjëndrat dhjamore, madje edhe vetë plagët në fillimin e formimit të tyre.

Agjërimi është i dobishëm në kurimin e sëmundjeve të lëkurës, pasi ai pakëson përqindjen e ujit në gjak.

Agjërimi ka ndikim të madh në mbrojtjen prej trombozës së zemrës dhe trurit. Shumë studiues të shkencave të mjekësisë kanë vërtetuar se agjërimi zvogëlon përqindjen e yndyrave në trup, duke zvogëluar kështu kolesterolin.

Agjërimi është një rast i mirë për të zvogëluar përqindjen e sheqerit në gjak në pikën më të ulët të tij. Ai u jep gjëndrave të pankreasit mundësi të mira për pushim, sepse detyra e tij është të prodhojë insulinë, e cila sheqerin e shndërron në yndyra që depozitohen në inde.

Agjërimi ka një vlerë të madhe për shumë sëmundje të zemrës, pasi 10 për qind e gjakut të pompuar nga zemra shkon në aparatin tretës gjatë procesit të tretjes. Kjo sasi zvogëlohet gjatë agjërimit, sepse gjatë ditës nuk ka proces tretjeje. Kjo do të thotë më pak lodhje dhe më shumë qetësi për muskujt e zemrës.

Agjërimi ndihmon në kurimin e tensionit të lartë të gjakut, sepse ulja e peshës që shoqëron agjërimin, ul gjithashtu edhe tensionin e gjakut në mënyrë të dukshme, ashtu si edhe lëvizjet fizike në namazin e teravisë ndihmojnë në uljen e tensionit të gjakut.

D. Shahid Et'har, në një hulumtim të botuar në revistën amerikane "Jirir", saktëson se personi gjatë namazit të teravisë konsumon 200 kalori. Kështu, nëse agjëruesi i përmbahet një ushqimi normal, duke evituar teprimin me yndyra dhe sheqerna, do të gjejë tek Ramazani mbrojtje për zemrën e tij dhe kurim për sëmundjen e saj.

Bereqet i papërshkrueshëm, apo jo!

"Agjëroni që të jeni të shëndoshë." (Hadith)

# Ramazani dhe dobitë e tij

**Ermal Bega**

**"O ju besimtarë, agjërimi është bërë obligim për ju ashtu siç ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, që të bëheni të devotshëm (që të mund të ruheni nga të këqijat)."(El-Bekare, 183)**

Ky ajet, që është shumë i qartë dhe shumë i veçantë gjithashtu në lidhje me agjërimin, mund të gjendet pothuajse në të gjithë artikujt dhe shkrimet që shkruhen në lidhje me Ramazanin, dhe agjërimin në atë muaj. Ajeti i cituar më lart tregon se agjërimi si rit ka qenë i obliguar edhe para ardhjes së Profetit Muhamed a.s., për popuj të mëhershëm. Disa prej tyre janë shfarosur, e disa prej tyre jetojnë ende edhe sot, siç janë kinezët, indianët, persianët, egjiptianët etj.. Në ungjillin e Mateut dhe të Lukës në Bibël flitet gjithashtu për agjërimin. Dispozitat e agjërimit në Dhiatën e Vjetër janë të paqarta, mirëpo dihet që Musai a.s. agjëronte nga dyzet ditë. Ndërkohë që disa popuj agjërimin e kuptonin si vetëmundim - duke mos ngrënë asgjë për një kohë të gjatë (brahmanët dhe budistët), të tjerët hanin, duke lënë vetëm mishin dhe dhjamin e kafshëve (të krishterët). Agjërimi në Islam nuk është as si njëra e as si tjetra, por mund të thuhet se agjërimi islam është një kombinim i të dyjave. Pra, ai është një mes i artë. Agjërimi i Ramazanit është kushti i tretë i shtyllave të Islamit. Koha e fillimit dhe e mbarimit të agjërimit përcaktohet me kalendar të bazuar në vrojtime astronomike të përgatitura nga institucione shkencore e zyrtare kompetente. Muaji i Ramazanit përcaktohet sipas kalendarit hënor, prandaj, në disa vite ka 29 ditë, e në disa vite 30 ditë (por mund të ndodhë që të ketë edhe 28 ditë). Agjërimi i muajit Ramazan, njësoj si falja e namazit, llogaritet nga arritjet më të larta të devotshmërisë. Ai tregon bindje në besimin e vërtetë.

**Allahu për agjërimin premtom shpërblim të posaçëm.**

Ndërkohë, mëshira e Allahut ndaj njerëzve është më e madhe gjatë Ramazanit, sepse agjëruesit jo vetëm që heqin dorë nga ngrënia, pija dhe ushqimet e tjera, por gjithashtu heqin dorë dhe nga veprat dhe fjalët e këqija. Në këtë mënyrë në mes njerëzve krijohet një ndjenjë e veçantë solidariteti, mëshire dhe bamirësie. Agjërimi është muaj i durimit dhe shpërblimi për të është Xhenneti. Kush i afrohet Allahut në këtë muaj me çdo lloj bamirësie, do t'i njihet sikur të bëjë obligimin e domosdoshëm në ndonjë muaj tjetër. Në këtë muaj besimtari sakrifikon shumë gjëra nga jeta e tij materiale duke iu përkushtuar adhurimit ndaj Allahut. Sa më e madhe të jetë sakrifica në emër të Allahut, aq më i sinqertë dhe më i thellë është besimi. Për këtë arsye, agjërimi është dhe flijim i dëshirave të caktuara, dhe njëkohësisht ndër dëshmitë më të forta të imanit të sinqertë të myslimanit. Për këtë, Muhamedi a.s. ka thënë: "Agjërimi është gjysma e durimit, e durimi është gjysma e imanit-besimit".

Njësoj si te të gjitha adhurimet, edhe te agjërimi, parimet themelore janë besimi, vetëdija dhe ndërgjegjja, sinqeriteti në kryerjen e adhurimit për hir të Zotit dhe i bindur plotësisht për dobinë e tij në këtë botë dhe në tjetrën, dhe pritja e shpërblimit vetëm nga Zoti. Ashtu si për të gjitha adhurimet, edhe agjërimi është çështje vetëm në mes njeriut dhe Zotit. Ai është një faktor jashtëzakonisht i rëndësishëm dhe në formimin e personalitetit islam. Gjithashtu, agjërimi është njëri ndër faktorët më të efektshëm në zhvillimin dhe edukimin



e vullnetit të njeriut. Në këtë muaj ka nisur shpallja e Kur'anit të madhëruar dhe Allahu i Madhërishëm pikërisht për këtë në Kur'anin famëlartë thotë: "Muaji i Ramazanit në të cilin (filloi të) shpallet Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëzit dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra)". (Kur'ani, 3:97) Leximi sa më shumë i Kur'anit në këtë muaj, besimtarin e bën që ta kuptojë sa më mirë besimin dhe fenë e tij, dhe në të njëjtën kohë e udhëzon më shumë për jetën e tij personale, familjare dhe shoqërore. I vështruar nga ky këndvështrim, agjërimi është një akt hyjnor, më i rëndësishëm se shumë ibadete të tjera. Kjo për arsye se agjërimi është pa dyshim legjitim i besimit të sinqertë. Të gjitha detyrimet e tjera fetare - namazi, zekati, haxhi etj. pak a shumë mund të kryhen edhe për shkaqe apo motive të tjera, madje edhe për hipokrizi. Kjo është dhe arsyeja pse Allahu për agjërimin premtom shpërblim të posaçëm.

Përveç zbatimit fetar të kryerjes së këtij obligimi për myslimanët, agjërimi tek njeriu gjithashtu ndikon dhe në aspekte të tjera. Agjërimi tek njeriu zhvillon ndjenjat e mëshirës e të ndihmës reciproke ndaj njëri-tjetrit. Ai agjëruesit i forcon vullnetin dhe e edukon të ketë durim. Gjithashtu, nëpërmjet agjërimit, njihet vlera e të mirave të Allahut, të cilat na janë dhënë nëpërmjet ushqimit dhe pijes, kur vetvetiu mendja të shkon tek jetesa e të varfërve dhe njerëzve në nevojë. Këtë përshkrim të shkurtër të Ramazanit dhe mirësive të tij, po e mbyllim me dy hadithe të Profetit Muhamed a.s.:

"Shumica e njerëzve prej agjërimit të tyre nuk kanë asgjë tjetër, përveç urisë dhe etjes"."Për atë i cili gjatë Ramazanit nuk largohet nga dëshmitë e rreme dhe veprimi i punëve të këqija, Allahu nuk ka nevojë që ai person të lërë ushqimin dhe pijen".

Allahu na ruajtë dhe na i pranoftë agjërimin dhe veprat e mira në këtë muaj! Amin!

# Koha më e bekuar e vitit – dhjetë ditët e fundit të Ramazanit

**Mr. Zymer Ramadani**

**Transmetohet se Aishja r. a. i ka thënë Pejgamberit a. s.: "O i dërguar i Allahut, si të bëj dua në natën e Kadrit? Ai iu përgjigj: "O Allah, ti je falës fisnik Që e do faljen, prandaj, Të lutem, më fal mua".**

Sikurse çdo gjë ka vlerën dhe rëndësinë e vet, përmes së cilës arrihet në një vend të caktuar apo përmes së cilës ndiejmë një lumturi dhe qetësi shpirtërore a fizike, po ashtu edhe kohët në të cilat kryhet adhurimi ndaj Krijuesit, janë të caktuara, të begatshme dhe sidomos mjete për arritjen tek kënaqësia ndaj Krijuesit. Pikësëpari, duhet të dimë se të gjitha kohët që janë caktuar nga Ligjvënësi, kur duhet të kryejë njeriu detyrime/veprime të caktuara, kanë mirësinë dhe begatinë e tyre si për shëndetin ashtu edhe për shërimin shpirtëror të njeriut, kështu që asnjë obligim nuk është në dëm të njeriut. I tillë është edhe muaji i shenjtë dhe i bekuar i Ramazanit, i cili është vetëm pastrim fizik e shpirtëror dhe përmes të cilit arrijmë të depozitojmë një bagazh shpërblimesh që do të na nevojiten shumë e shumë në ditën e Ringjalljes. Ndonëse muaji i Ramazanit është një muaj që i tëri në vete përmban një sërë shpërblimesh e të mirash, megjithëkëtë pjesa e fundit e tij thuajse është ajka dhe yndyra e gjithë të mirave që bëhen gjatë pjesës së njëzet ditëve të para. Për këtë arsye, Muhamedi a.s. Ramazanin e ndan në tri pjesë, për se thotë: "Ramazani: fillimi i tij është rahmet – mëshirë, mesi i tij është magfiret – falje që bën Allahu për robërit e Tij, dhe fundi është shpëtim nga zjarri i Xhehenemit". Megjithëkëtë, për veçoritë dhe specifikën që ka kjo koha e fundit, duhet t'u bëjmë një vëzhgim edhe disa hadítheve, ajeteve dhe skenarëve që pikërisht vetë Pejgamberi ka realizuar, në mënyrë që ky të mbetet një film i paharruar për të gjithë myslimanët. Atëherë, si e ndërtoi dhe si e zbukuroi Muhamedi a.s. këtë kohë kaq të begatshme? Meqë muaji i bekuar i Ramazanit është një muaj kur filloi të zbriste Kur'ani, muaji ku Allahu xh. sh. hapi një kapitull të ri për krijesat e Tij, muaji kur u mbyll një program i mëhershëm hyjnor për të rinisur një program më i mirë, që një pjesë e vendimeve të mëhershme të anuloheshin dhe një pjesë tjetër të shtohej deri në fundin e kësaj bote. Që të gjitha këto u realizuan në muajin e Ramazanit, dhe pikërisht në dhjetë ditët e fundit ndodhi kjo shfaqje që vuri themelet e fesë islame:

- Ramazani, muaji kur zbriti i tërë Kur'ani nga Levhi Mahfudh në Bejtu'l-Izzeh dhe prej aty, në mënyrë graduale, përmes melekut Xhibril, tek Muhamedi a.s.: "Muaji i Ramazanit është muaj në të cilin filloi të shpallej Kur'ani..."(El-Bekare, 185)
- Ramazani, muaji kur Kur'ani filloi të zbriste për herë të parë në Natën e Bekuar të Kadrit. Allahu xh. sh. thotë: "Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në Natën e Kadrit". (El-Kadr,1)
- Ramazani, muaji në dhjetë ditët e fundit të të cilit gjendet Nata e Bekuar e Kadrit, më e vlefshme se një mijë muaj.
- Ramazani, muaji që, i tëri dhe në mënyrë të veçantë përmes Natës së Kadrit, është falës i mëkateve dhe robit i mundëson të arrijë shpërblime që nuk do t'i arrijë në ndonjë kohë dhe muaj tjetër.
- Ramazani, muaji në fundin e të cilit lidhen djajtë me zinxhirë dhe falen robërit duke i larguar nga zjarri i Xhehenemit.
- Ramazani, muaj fundi i të cilit fillon me hyrjen në I'tikaf – izolim dhe largim nga shoqëria, për t'u shoqëruar në adhurime vetëm me Allahun xh.sh..
- Ramazani, muaji fundi i të cilit u mundëson të pasurve që me një pjesë simbolike nga pasuria e tyre, t'u japin të varfërve.



- Muaj fundi i të cilit i gëzon skamnorët, të varfrit, studentët etj..
- Muaji, fundi i të cilit e përgëzon robin me përfundimin e leximit të Kur'anit –kryerjen e Hatmes, qoftë në origjinal, qoftë të përkthyer.
- Muaji që zbut zemrat e besimtarëve, hap gjoksin e tyre, i drejton ata që të vizitojnë të afërmit, të sëmurët nëpër spitale.
- Muaji që sjell një edukatë dhe disiplinë morale e shpirtërore tek individi.
- Muaji kur vizita e vendeve të shenjta – kryerja e umrës, llogaritet si haxh i vogël.
- Muaji i bashkimit dhe solidaritetit të mbarë myslimanëve, ku të gjithë, në dhjetë ditët e fundit, përveç namazeve të obliguara, mblidhen për faljen e namazeve vullnetare – namazeve të natës.

**Ngjallja e dhjetë ditëve të fundit nga Pejgamberi a. s.**

Shembulli më i mirë për mbarë myslimanët, pa dyshim është Muhamedi a.s., i cili na e dha skenarin e ditëve të fundit të Ramazanit. Rrëfen Aishja r.a. "Pejgamberi a.s., kur vinte dhjetëshi i fundit i Ramazanit, i ngjallte netët (me ibadete), zgjonte familjen e tij prej gjumit, përpiqej (për ibadet të shumtë) dhe shtrëngohej (për ibadete)". "Kush ngjall Natën e Kadrit me adhurime duke pasur besim të plotë për shpërblime, do t'i falen mëkatet e kaluara"[1] Pejgamberi a.s. angazhohej në dhjetë ditët e fundit (me ibadet dhe vepra të mira) jo sikurse në ditët e tjera. Dhjetë ditët e fundit, ai e gjallëronte natën dhe e zgjonte familjen për ta gjallëruar atë".[2] Muhamedi a.s. hynte në i'tikaf në dhjetë (ditë) shin e fundit derisa vdiq dhe për këtë thoshte: "Kërkojeni Natën e Kadrit në dhjetë ditët e fundit të Ramazanit". Kërkojeni Natën e Kadrit në netet tek të dhjetë ditëve të fundit. Kjo është një pasqyrë që dhamë shkurtimisht për mënyrën se si e kishte ringjallur Pejgamberi a. s. Ramazanin në përgjithësi, dhe dhjetë ditët e fundit në veçanti. Nga kjo kuptojmë se nga kohët në të cilat janë caktuar adhurimet, që të gjitha kanë një vlerë specifike, ndërsa dhjetë ditët e fundit të Ramazanit kanë një specifikë sepse u janë dhënë vetëm agjëruesve dhe atyre që angazhohen me ibadete. Prandaj, kjo natë është lënë enigmë për besimtarët, që të jenë në kërkim gjatë këtyre dhjetë ditëve të fundit. Ata, me aktivitetet e tyre në adhurim, të kërkojnë mbrojtje, falje, begati dhe mirësi nga Allahu xh.sh.. Transmetohet se Aishja r. a. i ka thënë Pejgamberit a.s.: "O i dërguar i Allahut, si të bëj dua në Natën e Kadrit? Ai iu përgjigj: "O Allah, ti je falës fisnik Që e do faljen, prandaj, Të lutem, më fal mua".

Rekomandohet që aktivitetet sociale që bëhen gjatë muajit të Ramazanit, të kryhen qysh në fillimin e tij, në mënyrë që dhjetë ditët e fundit t'i kalojmë vetëm e vetëm në adhurim. Që të gjitha aktivitetet shoqërore për nder të këtij muaji, janë të vlefshme, si vizita për darkë në iftare, programet dhe shfaqjet e ndryshme etj., por më e mira nga këto mendojmë se është adhurimi dhe ngjallja e netve të fundit, ashtu sikurse i ka ngjallur Muhamedi a.s.. Nevojitet që së paku në çdo qytet të ketë një grup myslimanësh që të kryejnë obligimin e i'tikafit, në mënyrë që të tjerët të lirohen nga ky obligim. Gjatë këtyre netve të fundit, çdo mysliman të arrijë të përfundojë leximin e Kur'anit qoftë edhe të përkthyr, dhe këto ditë të jenë ditët e lutjeve për shpërblim për leximin e Kur'anit fisnik. Të mos harrojmë se agjëruesit, përveç të tjerash, janë të përgëzuar edhe me këtë lajm, që e thotë Pejgamberi a.s.: "Në xhenet është një derë që quhet er-Rejjân. Në ditën e Kiametit nga kjo derë do të hyjnë vetëm agjëruesit dhe askush tjetër".[3]

Prandaj: shfrytëzoni këto çaste dhe pastroni zemrat tuaja me pendim, ngrini duart tuaja duke lexuar ajetin kuranor: "O Zoti ynë, ne dëgjuam një të dërguar, i cili na thërriste për besim - 'Besoni Zotit tuaj!'- dhe ne e besuam atë. O Zoti ynë, na fal mëkatet tona, zbuti veprat tona të këqija dhe na bëj të vdesim me ata të mirët. O Zoti ynë, na jep atë që na e ke premtuar me anë të pejgamberëve të Tu, dhe mos na pikëllo në Ditën e Kiametit! Ti me siguri e përmbush premtimin Tënd". (Ali Imran, 193-194) Në këtë mënyrë përcilleni Ramazanin, mikun fisnik, ashtu si përcillet miku i vërtetë i shpirtit. Dijeni se miku i vërtetë nuk përcillet vetëm me selame, po me dhurata, shpërblime, çaste të mira dhe me gjëra të vlefshme. Por, a e dini se cilat janë dhuratat për mikun tuaj? Ajo është që pikërisht, siç e theksuam edhe më sipër, në ditët e fundit të jepet Zekatul-l-fitri, i cili pastron agjërimin tuaj, pastron shpirtrat tuaja, pastron punët tuaja, gëzon të varfrin, të sëmurin dhe studentin. Prandaj, dijeni se vendi më i mirë për ta dhënë këtë lëmoshë, pa dyshim është shoqëria jonë e Bashkësisë Islame, e cila për vite të tëra qëndroi pranë myslimanëve të kësaj zone. Lusim Allahun që t'i pranojë veprat tona të mira dhe të na shpërblejë me sinqeritet në të gjitha veprimet tona (të mira), kudo që i bëjmë dhe që të dalim në festën e Bajramit të gjithë të gëzuar.

(1) Buhariu, Salatut-Teravih, 1. (2) Buhariu, në kapitullin mbi begatitë e Natës së Kadrit, 5. Muslim, 'tikaf, 8. (3) Transmeton İmam Muslimi, në kapitullin mbi agjërimin nr. 5

# Sahabët janë yjet dhe modele për realitetin ku jetojmë sot

**Dr. Fahrush Rexhepi**

**Ndërsa sahabët, pra shokët dhe nxënësit e tij, janë gjenerata e parë dhe më e mira që kanë sakrifikuar pasurinë dhe jetën e tyre, në rrugën e All-llahut xh.sh. bile me sinqeritetin më të madh.**

Mësuesi i mbarë njerëzimit, Pejgamberi a.s. që ishte i pajisur me cilësi hyjnore, me sinqeritet dhe me fisnikëri; ai shumë herë, me vepër dhe me sjellje, ka dëshmuar zemërgjerësi të pakrahasueshme, por ka treguar edhe brengosje për Ymetin e tij.Muhamedi a.s. u dërgua te njerëzit pikërisht në kohën kur ata kishin më së shumti nevojë, njësoj sikurse shkretëtira e ndezur flakë që ka nevojë për shumë shi.

Cili ishte misteri që e bëri këtë personalitet të jetë më i famshmi dhe më i ndershmi? Sa të pastra dhe madhështore që janë ato duar që ai i ngrinte drejt qiejve, kur i hapeshin të gjitha portat e mëshirës, të udhëzimit dhe të begative? Pra, çfarë feje, besimi, dëlirësie dhe pastërtie kishte në të? Por, çfarë nënshtrimi kishte ndaj së vërtetës dhe si e manifestonte respektin ndaj jetës dhe të jetuarit? Përgjigjja është se Allahu xh.sh. e kishte pajisur me fuqi dhe e kishte bërë të denjë për ta bartur bajrakun e Tij. Ai e bëri që të fliste në emrin e Tij dhe e bëri të Dërguarin e Tij të fundit mëshirë për mbarë botën. Për këtë shkak mund të thuhet se All-llahu xh.sh. ndaj tij ka qenë shumë i dhurueshëm, për se krijesa e quajtur njeri është e paaftë të bëjë një përshkrim të personalitetit të tij, sado që shumë pena kanë shkruaar për të.Prej kur Allahu xh.sh. e krijoi jetën në këtë botë, ka bërë që gjithçka, madje edhe pjesa më e vogël e kësaj bote, t`i gëzohet ardhjes së të Dërguarit a.s.. Allahu xh.sh. ka dërguar pejgamberë te të gjithë popujt dhe në të gjitha kohët. Ata i kanë transmetuar themelet e thirrjes së lartësuar, kanë treguar mësimin e së vërtetës. Ata e kanë përmendur madhështinë e Zotit dhe kanë paralajmëruar mëshirën e të gjitha botëve, pra të Dërguarin e fundit, Muhamedin a.s..

Çfarë e nxiti parinë e popullit të tij që t`i besonin fjalët e tij dhe të pasonin fenë e tij, - burrat më të famshëm, si: Ebu Bekri, Umeri, Aliu, Talha, Zubejri, Uthman ibn Afani, Abdurrahman ibn Aufi, Sad ibn Ebi Vekasi etj., të cilët hoqën dorë shumë shpejt nga pasuria e fama që i rrethonte në shoqërinë paraislame dhe pranuan barrën e rëndë e jetën përplot me brenga dhe me vështirësi.

Cila ishte arsyeja që njerëzit e pafuqishëm në shoqërinë ku jetonte ai,të kërkonin mbrojtjen e tij? T`i pranonin parimet që i kishin zbritur, po dhe udhëzimin e tij , edhe pse e panë se ai ishte njeri pa pasuri, pa fuqi dhe pa mbrojtje. Çka ndikoi që njeriu paraislamik, me gjuhë të mprehtë, me natyrë të dashur e të vendosur, sikur ishte Umer ibn Hatabi, të kthehej, të pendohej dhe ta pranonte fenë e re islame? Megjithëse më përpara ai ishte nisur me shpatën e tij që t'i priste kokën fisnike të tij (të Muhamedit a.s.).

Pra, ai që ndikoi për të gjitha këto, është djali i Abdullahut, i dërguari i Allahut. Vallë, kush tjetër do të mund të bënte një gjë të tillë? Populli i tij me sytë e vet shihte virtytet e tij dhe të gjitha cilësitë nga të cilat dallohej. Ata ishin dëshmitarë të dëlirësisë, të pastërtisë, të sinqeritetit dhe të guximit të tij. Të gjitha këto janë dëshmuar në madhështinë dhe në mëshirën e tij, po edhe në intelektin dhe në elokuencën e tij.

Ndërsa sahabët, pra shokët dhe nxënësit e tij, janë gjenerata e parë dhe më e mira që kanë

sakrifikuar pasurinë dhe jetën e tyre, në rrugën e All-llahut xh.sh., bile me sinqeritetin më të madh. Allahu xh.sh. në Kuran ka thënë: "Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë All-llahut, e disa prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën, dhe ka prej tyre që janë duke pritur (ta zbatojnë) dhe ashtu nuk bënë kurrfarë ndryshimi".(El-Ahzab,23)

**Kush konsiderohet Sahabij?**

Sipas shumicës së burimeve dhe literaturës islame, "Sahabij" (shok i dashur i Pejgamberit a.s.) konsiderohet ai person që ka jetuar në kohën e Pejgamberit a.s. dhe ka arritur ta shohë atë. Ai që ka qenë bashkëkohës me Pejgamberin a.s., po nuk e ka parë ose nuk ka pasur komunikim me Pejgamberin a.s., ai nuk konsiderohet "sahabij". Pra, "sahabij" quhet ai që ka jetuar në kohën e Pejgamberit a.s., që e ka parë Pejgamberin a.s. dhe që ka besuar në mesazhin e tij. Disa dijetarë islamë parashohin edhe një kusht tjetër, që dikush të konsiderohet "sahabij". Sipas tyre sahabij konsiderohet ai që kishte arritur fazën e pubertetit kur e kishte parë Pejgamberin a.s..[1] Sahabët pra janë ata që jetuan, dëgjuan dhe përfituan drejtpërdrejt nga dijet e Pejgamberit a.s.. Ata u edukuan me moralin më të lartë dhe na i përcollën detajet më të imëta nga jeta e Pejgamberit a.s.. Ishin ata që ushtruan dhe zbatuan Islamin e pastër dhe të freskët, ashtu siç e kishin marrë nga Profeti a.s., dhe e kuptuan nga Kur'ani famëlartë, shpalljen e të cilit e përjetuan vetë. Kur'ani shpallej sipas rrethanave prezente dhe shpeshherë për të zgjidhur një problem që shqetësonte ndonjërin prej sahabëve dhe myslimanëve të asaj kohe.

Shumë gjenealogë dhe jetëshkrues kanë vërtetuar që numri i sahabëve në kohën kur vdiq Pejgamberi a.s., arrinte në njëqind mijë. Ndërkohë që të tjerë këtë numër e çojnë në njëqind e katërmbëdhjetë mijë.[2]

Pas vdekjes së Pejgamberit a.s. shokët e tij u shpërndanë në të gjithë rajonin e Lindjes së Mesme, për të mbartur dhe përcjellë mesazhin hyjnor dhe njëkohësisht për të hedhur themelet dhe bazat e civilizimit islam.Vendet dhe rajonet ku u përqendruan sahabët, ishin kryesisht në Gadishullin Arabik, në Egjipt, Sham, Irak dhe në rajone të tjera.[3] Ata njerëz që jetuan me sahabët e Pejgamberit a.s., quhen "Tabi`inë". Pejgamberi a.s., duke i vlerësuar këto dy gjenerata, thotë: "Brezat më të mirë janë brezi im, pastaj ata që i pasojnë e pastaj ajo që vjen pas tyre (tabi-tabiinët). Më pas do të vijnë njerëz që do të dëshmojnë, por që në dëshminë e tyre nuk bën të mbështetemi, njerëz të cilët do të anojnë nga mashtrimi dhe do të jenë të pabesueshëm, që premtojnë, po nuk plotësojnë (premtimet), dhe në mesin e tyre do të paraqitet majmëria (barku i madh-trashësia)".[4]

**Vlera e shokëve të Pejgamberit a.s. Dhjetë të përgëzuarit me Xhennet**

Në kuadër të brezit të artë të sahabëve bëjnë pjesë edhe Dhjetë sahabët e përgëzuar me Xhennet. Është shumë tërheqëse dhe e rëndësishme që të njihesh me jetëshkrimin dhe biografinë e Dhjetë të përgëzuarve me Xhennet, me jetëshkrimin e sahabëve të tjerë dhe me familjet e tyre. Prandaj qëllimi i këtij shkrimi është që dashuria për sahabët - të na shtohet. Ndërkohë që flasim për Dhjetë të përgëzuarit me Xhennet, i konsiderojmë ata si një shkollë nga e cila vetëm mësohet dhe nxihet dije. Dhjetë të përgëzuarit me Xhennet i përmend Pejgamberi a.s. në një hadith të transmetuar nga Seid ibn Zejd, i cili e ka dëgjuar Pejgamberin a.s. të ketë thënë: "Dhjetë persona janë në Xhenet: Ebu Bekri është në Xhenet, Umeri është në Xhenet, Uthmani është në Xhenet, Aliu është në Xhenet, Talha është në Xhenet, Zubejri është në Xhenet, Abdurrahman ibni Aufi është në Xhenet, Sad ibni Maliku është në Xhenet, Ebu Ubejde ibni Amir ibnul Xherrahu është në Xhenet". Këtu transmetuesi i hadithit Seid ibnu Zejdi heshti për një çast. Të pranishmit e pyetën: "Kush është i dhjeti"? Ai u tha: "Seid ibnu Zejdi", për veten e tij. Më pastaj u tha: "Një moment i tyre me të dërguarin e All-llahut, ku u pluhurosej fytyra, është më i dobishëm se e gjithë jeta juaj, e mbuluar me vepra të mira, edhe sikur të jetonit sa Nuhu a.s.".[5] Lidhur me sahabët, dijetarët myslimanë pohojnë: "Çdo e mirë rrjedh prej tyre".[6] Kjo nuk do të thotë, siç mendojnë disa thirrës, që brezat e fundit janë brezi i së keqes, degjenerimit dhe korrupsionit. Lidhur me këtë, Pejgamberi a.s. thotë: "Shembulli i Ymetit tim është si shembulli i shiut, të cilit nuk i dihen dobitë, nëse i ka në fillim apo në fund". Nëse e mira e Islamit dhe e myslimanëve është në brezin e parë të këtij Ymeti, atëherë ata janë shokët e Muhamedit a.s.. Edhe pse jemi të bindur që sahabët janë brezi më i mirë që ka ekzistuar në sipërfaqën e Tokës, kjo nuk do të thotë që ne i përkasim brezit më të keq, sepse Pejgamberi a.s., ashtu siç lavdëroi brezin e tyre, na ka lavdëruar edhe ne. Pra, Pejgamberi a.s. ka lavdëruar edhe brezat e mëvonshëm, kur në një hadith ka thënë: "Do të vijë një kohë kur, të zbatosh normat islame - do të jetë si të mbash prushin në dorë".[7] Sigurisht që ky vlerësim i Pejgamberit a.s. është një lavd për ata breza që do të përjetojnë një kohë të tillë.

Ndërkaq, në një hadith tjetër Muhamedi a.s. na quan si të dashurit e tij. Ne nuk duhet të pajtohemi me konstatimet e shpeshta, sikur myslimanët po devijojnë në kontekstin negativ dhe sikur sot nuk ekziston e mira. Ky konstatim nuk është i drejtë, pasi ne si myslimanë jemi të urdhëruar që, ashtu siç shohim anën e errët të medaljes, të shohim edhe anën e saj të ndritur. Çdo e mirë që dimë dhe veprojmë sot, regjistrohet në regjistrat e veprave të mira të atij brezi të nderuar dhe fisnik.



**Përfundim**

Për të vërtetuar vlerat e sahabëve të Pejgamberit a.s. dhe dashurinë që All-llahu xh.sh. ka për ta, do të mjaftonte lëvdata eVetë Krijuesit të Madhërishëm në Kur'an, ku thotë: "Allahu është i kënaqur me të hershmit e parë prej muhaxhirëve (emigruesve) dhe prej ensarëve (ndihmëtarëve) dhe me ata që i pasuan ata me punë të mira, e edhe ata janë të kënaqur ndaj Tij. Atyre u ka përgatitur xhennete, në të cilët rrjedhin lumenj, ku do të jenë përjetë. E ky është fitimi i madh". (Et-Tevbe, 100)

Duke u bazuar në vlerat që ka ky brez i sahabëve të lavdishëm, është obligim i të gjithëve që, me respekt, të ndjekim shembullin dhe rrugën e tyre. Ideja e të pasurit një model dhe shmbull, është një filozofi e ndërtuar dhe e themeluar nga vetë Pejgamberi a.s.. Ndërkohë që ai i mësonte rregullat e fesë dhe obligimet një beduini, Profeti a.s. tha: "Faluni siç më keni parë mua të falem".

Me këtë Muhamedi a.s. deshi të na mësonte që ai është modeli dhe shembulli ynë më i mirë. Po ashtu edhe Katër Halifët e drejtë dhe të gjithë sahabët e tjerë janë modeli ynë. Ymeti islam është një nga ymetet më të pasura për sa u përket modeleve të mira. Është për të ardhur keq që, me gjithë këtë fakt të qartë, ne vazhdojmë të importojmë ide dhe vlera të huaja. Ajo që kërkohet prej nesh, është që këto vlera t`i kërkojmë në jetëshkrimin e Pejgamberit a.s. dhe sahabëve të tij, t`i studiojmë dhe t`i bëjmë të njohura për shoqërinë dhe opinionin publik.

Pejgamberi a.s. në një hadith sahabët e tij i ka përshkruar si yjet në qiell. Në cilindo prej tyre të orientohemi me vepra të mira, do të udhëzohemi në rrugën e drejtë, të vërtetë dhe të suksesit.

Gjendja jo e kënaqshme e myslimanëve sot i referohet faktit që ne myslimanët imitojmë dhe ndjekim modelet e të tjerëve, duke shpërfillur modelet tona islame. Jemi dëshmitarë të përditshmërisë sonë dhe të faktit që myslimanët po ndjekin Perëndimin me punë dhe veprime të ndryshme në shumë çështje. Këtu duhet të theksojmë se ne nuk jemi kundër imitimit dhe ecjes rrugës së tyre, por jemi kundër imitimit të verbër të rrugës së tyre, sidomos në gjërat që kanë të bëjnë me moralin negativ. Nëse Perëndimin do ta kishim shembull dhe model të zhvillimit dhe përparimit, në fakt ky do të ishte model dhe shembull i mirë. Ndërkohë që, duke imituar dhe pasuar modelet më negative të Perëndimit, ne vetëm sa vazhdojmë të thellojmë injorancën dhe prapambetjen në mesin e shoqërisë sonë.

(1) Xhasim Mutava, Të përgëzuarit me xhennet (nga arabishtja përktheu Elmaz Fidaj, Shkup, Furkan, 2010, f.10 (2) Po aty, f.9. (3) Tarik Suvejdan, Nga jeta e tabi injëve, SHB "Furkan ISM", Shkup 2009, f.8. (4) Buhariu, Muslimi, Ahmedi. (5) Xhasim Mutava, Ibidf. 8-9. (6) Po aty, f.12. (7). Po aty.

# Këshillimi nga faktet e Zotit

**Sedat Islami**

**"...Ata kanë zemra me të cilat nuk kuptojnë, ata kanë sy me të cilët nuk shohin dhe ata kanë veshë me të cilët nuk dëgjojnë...". (El-A'raf, 179).**

**Besimtarë të nderuar!**

Karakteri i njeriut është i lidhur ngushtë edhe me besimin e tij. Sa më i fortë të jetë besimi, aq më i fortë bëhet edhe karakteri. Njerëzit me besim të thellë në Zotin dhe fenë e Tij, janë ata më të mirët, më të dashurit, më të dobishmit dhe më të përulurit. Ata janë më modestët, në radhë të parë ndaj Allahut e pastaj edhe ndaj krijesave të e Tij. Prandaj, Allahu i përshkruan, krahas atyre tipareve të tyre që kemi pasur rastin t'i mësojmë deri tash, edhe me këtë cilësi: nënshtrimin dhe dorëzimin para fakteve të Allahut dhe këshillimin prej tyre."Edhe ata që, kur këshillohen me ajetet e Kur'anit të Zotit të tyre, nuk u kthejnë shpinën si të shurdhët e të verbër". (El-Furkan, 73)

Sepse, përndryshe, nëse karakterin e njeriut nuk e përcakton besimi, apo ai nuk është i ndërtuar prej tij, atëherë çfarëdo fakti t'i sillet njeriut, përsëri do ta mohojë dhe do të shfaqë kryelartësi ndaj tyre. Mu për këtë arsye, Allahu në Kur'anin e madhërishëm njerëzit e kësaj kategorie, me gjithë dijen dhe shëndetin fizik që kanë, i përshkruan me të meta shumë të mëdha. "... Ata kanë zemra me të cilat nuk kuptojnë, ata kanë sy me të cilët nuk shohin dhe ata kanë veshë me të cilët nuk dëgjojnë...". (El-A'raf, 179).

Pra, njerëzit, me gjithë titujt e shumtë akademikë që mund të kenë, me gjithë njohuri të shumta që mund të zënë, nëse dija e tyre nuk i shpie në nënshtrimin para Allahut dhe përfitimin nga faktet e Tij në natyrën dhe në vetë qenien e tyre, atëherë mundi i tyre ka shkuar huq. Me një fjalë, mungesa e besimit të mirëfilltë bën që karakteri i njeriut të ketë një pamje monstruoze dhe t'i ngjajë më shumë një gërmadhe. Për të kuptuar më shumë për këtë cilësi të pëlqyer të besimtarëve të sinqertë, për t'u njohur më hollësisht me domethënien dhe esencën e saj, dhe pse jo edhe me pasojat e zhveshjes eventuale prej saj, sot ligjërata jonë në fokus do të ketë ajetin 73 të kaptinës el-Furkan: "Edhe ata që, kur këshillohen me ajetet e Kur'anit të Zotit të tyre, nuk u kthejnë shpinën si të shurdhët e të verbër".

**Esenca e këtij tipari dhe domethënia e tij**

Se çfarë paraqet në të vërtetë kjo cilësi e tyre dhe ç'kuptim ka përkujtimi apo këshillimi nga faktet e Allahut, do të mundohemi ta kuptojmë nëpërmjet shtjellimeve dhe komenteve që kolosë të tefsirit i kanë bërë/dhënë ajetit në fjalë. Imam Taberiu, Allahu e mëshiroftë, në koment të këtij ajeti, ka thënë: "E (besimtarë të sinqertë janë) ata që, kur ndokush u kujton argumente të Allahut, nuk bëhen sikur janë të shurdhër e nuk dëgjojnë, apo si të verbër që nuk shikojnë, por janë me zemra të zgjuara, me mendje që kuptojnë; kuptojnë atë me të cilën Allahu i përkujton, kuptojnë atë për se u tërhiqet vërejtja, kuptojnë këshillën që veshët e dëgjojnë dhe zemrat e kuptojnë". Ndërsa Ibni Kethiri, Allahu e mëshiroftë, këtë ajet e sheh si një argument shtesë, që vërteton se kjo cilësi është burimore dhe origjinale tek besimtarët e vërtetë, siç është f.v. ajeti 2 në kaptinën El-Enfal apo edhe ajetet 124-125 nga kaptina Et-Teubeh.

Kjo cilësi mund të ketë edhe kuptimin e asaj përgjegjësisë që besimtari ndien për veprimet e tij. Apo, thënë më qartë, veprimin në bazë të një logjike dhe arsyeje të shëndoshë. Thjesht, bën atë që di dhe duhet bërë, ndërsa për gjërat e tjera, qofshin edhe të mira por që nuk i di përse bëhen, nuk i bën. Me një fjalë, nuk është oportunist. Ibni Kethiri citon Sha'biun, i cili, kur qe pyetur nga një njeri: "A duhet të bëj sexhde nëse i shoh njerëzit se kanë bërë sexhde pa e ditur shkakun për se?", i kishte dhënë përgjigjen duke lexuar pikërisht këtë ajet, duke aluduar tek fakti se nuk bën sexhde ngase ai nuk e ka medituar çështjen e sexhdes dhe se besimtarit nuk i lejohet të bëhet oportunist, po duhet të veprojë në bazë të argumenteve dhe bindjes së qartë. Pastaj, kjo si cilësi, shpreh edhe besimin e thellë në Ditën e Llogarisë, ngase, siç komenton Imam Kurtubiu: "Kur besimtarëve t'u lexohet Kur'ani, ata kujtojnë Ahiretin dhe vendkthimin e tyre duke mos u bërë shpërfillës për asnjë çast, në mënyrë që të mos zbresin në nivelin e atij që nuk dëgjon".

**Rëndësia e këshillimit dhe fakte këshilluese**

Përkujtimi apo këshillimi nga faktet e Allahut dhe argumentet e Tij, është me rëndësi të veçantë, për shkak të pasojave pozitive, në rast të këshillimit, dhe atyre negative - në rast të arrogancës dhe kryeneçësisë. Allahu tregon se këshillimi, perceptuar nga këndvështrimi i asaj se njeriu patjetër do të ketë fund dhe se do të dalë për të dhënë llogari para Allahut për çdo vepër që ka bërë, të madhe e të vogël, pra vështruar nga ky pozicion, këshillimi me faktet e Allahut paraqet diturinë dhe mençurinë e vërtetë. "...përveç të mençurve këtë nuk e kupton kush." (El-Bekare, 269. Shih po ashtu ajetet 17-18 në suren Ez-Zumer). Këshillimi është cilësi e të penduarve, e atyre që kthehen me përulje tek Allahu, e atyre që zemrat u janë ngjallur me besim – iman dhe veprat u janë qëndisur me sinqeritet. (Shih Gafir, 13 dhe Kaf, 8). Këshillimi në fakt është i obliguar, sepse me të synohet arritja dhe realizimi i bindjes për Njëshmëri – monoteizëm të pastër të Zotit të botëve. Sa bukur është përshkruar kjo në biografinë e Ibrahimit, alejhi's selam, i cili, pasi gjeti të vërtetën, përmendi arsye të shumta pse nuk iu bashkua kurrë popullit të vet në idhujtari; një prej tyre ishte edhe ajo e krijimit të qiejve dhe Tokës. (Shih El-En'am, 79).

Kjo, krijimi i qiejve dhe i Tokës, është vetëm një fakt, sepse fakte të tilla këshilluese dhe përkujtuese ka shumë, madje njeriu nuk mund t'i numërojë kurrë ato. Siç thotë poeti:

*Në çdo gjë Ai ka fakt*
*Që aludon se Ai është Një*

Ka dëshmi konkrete, siç është p.sh. ndërrimi i ditës dhe i natës, krijimi i njeriut, krijimi i botës shtazore, por ka edhe dëshmi të tjera, si mirësitë e shumta të Allahut ndaj njerëzve, apo edhe fati i popujve të tjerë mohues dhe përbuzës të të mirave.

**Pasojat e moskëshillimit nga faktet e Allahut të Madhëruar apo të mospërkujtimit të tyre**

T'u kthesh kurrizin këtyre fakteve, kjo nënkupton refuzimin e udhëzimit në rrugën e drejtë, në besimin e pastër, kështu që për pasojë jeta e njeriut do të ngrihet mbi themele që në asnjë rrethanë nuk i sigurojnë lumturi shpirtërore. Mund të ketë ndoshta pasuri shumë, pallate, vetura, e shumëçka tjetër, por i lumtur nuk do të jetë kurrë. Jo rrallë dëgjojmë e lexojmë se një i pasur bëri vetëvrasje, e vari veten, kërceu nga ura, nga pallati, etj.. (Shih, Taha, 124).

Ndërsa në botën tjetër, njeriun e këtillë e pret ndëshkim i madh. (Shih Es-Sexhde, 22).

E për shkak të ambientimit me parime të tilla, atyre e vërteta dhe udhëzimi u bëhen të paqarta dhe realisht të paarritshme. Kjo sepse Allahu refuzon që me nurin e udhëzimit të Tij të ndriçohen zemrat e ndyta. (Shih El-Kehf, 57). Mu për këtë shkak, rrugët e besimtarëve janë të ndara nga rrugët e këtyre arrogantëve. Njerëzit që, me gjithë qartësinë e këtyre fakteve, prapëseprapë nuk pranojnë t'i nënshtrohen Allahut, janë më të urryerit, janë kriminelë dhe njerëz që nuk meritojnë aspak shoqërinë tonë. (Shih El-Kehf, 28).

**Të nderuar vëllezër!**
**(Të shurdhërit dhe të verbërit e vërtetë)**

Në përfundim të kësaj ligjërate, dua të kthehem tek fillimi, respektivisht, tek fakti që përmendëm se njerëzit që nuk i nënshtrohen Allahut, sado të ditur që të jenë, prapëseprapë janë të humbur dhe thuajse sikur ato ndjenjat që kanë, dhe sidomos shqisat e shikimit dhe dëgjimit të tyre, nuk u funksionojnë fare. Allahu i Madhëruar në Kur'anin famëlartë, sikurse edhe i Dërguari i Tij, Muhamedi, a.s., në thëniet e tij, problemet i kanë trajtuar në thelbin, në esencën e tyre, e jo në aspektin sipërfaqësor. Nuk është me të meta ai që për këtë apo atë shkak nuk e ka shqisen e të dëgjuarit apo të shikuarit të zhvilluar, po i verbër dhe i shurdhër është ai që sheh dhe dëgjon faktet e Allahut, e nuk pranon t'i nënshtrohet Atij. (Shih El-Haxh, 46). Pra, syri nuk verbohet, ose verbohet vetëm atëherë kur sheh të vërtetën dhe nuk e pranon atë.

O Zoti ynë! Na bëj prej robërve të Tu të sinqertë, prej atyre që Të duan dhe i do, prej atyre që, kur këshillohen me fjalët dhe faktet e Tua, këshillohen. Mos lejo që zemrat tona të bëhen të vrazhda dhe të verbra para fakteve dhe dëshmive të Tua, përkundrazi, na bëj prej atyre që Të përulen dhe qëndrojnë në sexhde me dashuri, kënaqësi dhe sinqeritet!

# Urtësia dhe rëndësia e hixhamit në mjekësinë bashkëkohore

**Prim. dr. med. sc. Ali F. Iljazi**

**Kur u pyet Pejgamberi a.s. për hixhamin, tha: "Ai shëron përzierjet (e lëngjeve në organizëm)". Termi "përzierje" nënkupton muret e gjëndrave limfatike. Hixhami, pra, pastron muret e gjëndrave limfatike duke i bërë të kalueshme. Ky synet i harruar nga ne, shëron shumë sëmundje që janë të përhapura në kohën e sotme.**

Mjerisht, ne kemi anashkaluar një pjesë të madhe të trashëgimisë sonë mjekësore, dhe bile e kemi harruar. Një pjesë e kësaj trashëgimie është edhe hixhami.

Deri vonë shumë njerëz e kanë kundërshtuar këtë metodë shërimi. Sot në Gjermani ekziston shkolla "Fask", ndërsa dy amerikanë kanë themeluar shkollën "Cupping" (Fask dhe Cupping d.m.th. 'lëshim gjaku'). Që atëherë, filluan haptazi dhe normalisht të flasin për hixhamin, ngase shkollat e mëdha botërore filluan të shfaqnin interesim. Me rëndësi është të përmendim që këto flasin që hixhami shëron shumë sëmundje dhe i japin po aq rëndësi, sa i kishte dhënë Pejgamberi a.s.. Ende shfrytëzohen edhe mjekësia tradicionale arabe dhe kineze, e hixhami është një prej mrekullive profetike! Ibn Abbasi r.a. ka thënë: "I Dërguari i Allahut a.s. bënte hixhamin në dy venat e qafës dhe në shpatulla". (Buhariu dhe Muslimi) Pejgamberi a.s. na ka shpjeguar në këtë hadith vendet e kryerjes së hixhamit, e këto janë dy venat e qafës dhe shpatullat. Këto janë vendet nga të cilat kanë filluar "Fask" në Gjermani dhe "Cupping" në Amerikë.

Pejgamberi a.s. e lëshonte gjakun në kokë për shkak të kokëdhembjes, ndërsa ishte në ihram. (Buhariu dhe Muslimi). Gjithashtu hixhamin e bëri për shkak të helmit që i kishte vënë jehudja me mishin e deles. (Buhariu dhe Muslimi)

**Ç'është hixhami**

Hixhami (lëshimi i gjakut me prerje sipërfaqësore të lëkurës) është veprim mjekësor i cili në të kaluarën ishte përdorur së pari në Egjipt, Kinë dhe Indi. Pastaj erdhi Pejgamberi a.s. dhe vërtetoi veprimin e saktë të kësaj metode dhe i nxiti njerëzit për të përdorur këtë metodë tejet efikase, duke shpjeguar edhe vendet anatomike dhe kohën e duhur të zbatimit të saj. Për të shpjeguar hixhamin, duhet shikuar anatomia e njeriut. Njeriu ka enë të gjakut, arterie, vena, kapilarë dhe gjëndra limfatike. Gjëndrat limfatike kanë për detyrë depozitimin e qelizave të shkatërruara. Kur këto grumbullohen, shfaqen sëmundje.

Kur u pyet Pejgamberi a.s. për hixhamin, tha: "Ai shëron përzierjet (e lëngjeve në organizëm)". Termi "përzierje" nënkupton muret e gjëndrave limfatike. Hixhami, pra, pastron muret e gjëndrave limfatike duke i bërë të kalueshme.Ky synet i harruar nga ne, shëron shumë sëmundje që janë të përhapura në kohën e sotme.

Qoftë i Lavdëruar Allahu i Madhërishëm, Syneti i Pejgamberit a.s. u gjallërua përsëri. E gjallëruan jomyslimanët nga Gjermania, Franca, Finlanda, ShBA dhe shtete tjera! Me rëndësi është të përmendim që dy vendet e para për hixhamin, në të cilat kanë vepruar dy amerikanët, janë mu ato dy vende në të cilat bëri hixhamin Pejgamberi a.s. - venat e qafës, shpatullat dhe ashti paraballor, një veprim ky që shëron shtatëdhjetë e dy sëmundje. Ibn Abbasi r.a. transmeton që Pejgamberi a.s. ka thënë: "Në natën e Israsë para meje nuk kaloi asnjë grup melekësh që nuk më thanë: "Muhammed, kryeje hixhamin". (Ibn Maxheh) Ali ibn Ebi Talibi r.a. ka thënë: "Erdhi Xhibrili a.s. te i Dërguari i Allahut a.s. dhe e lajmëroi për kryerjen e hixhamit në venat e qafës dhe në shpatulla". (Ibn

Maxhxheh). Enesi r.a. transmeton që Pejgamberi a.s. ka thënë: "Xhibrili a.s. ma ka përmendur aq shumë hixhamin, saqë kam menduar se ai duhet kryer. (Dejlemiu) Nga Suhejbi r.a. transmetohet që Pejgamberi a.s. ka thënë: "Bëni hixhamin në kokë, ky është ashti në qafë, në këtë ka ilaç për shtatëdhjetë e dy sëmundje". (Dejlemiu). Ne si myslimanë, këto hadithe i marrim si urdhër të cilit duhet t'i bindemi në përputhshmëri me Fjalët e Allahut të Madhërishëm:"Dhe ai nuk flet nga mendja e tij. Ai (Kur'ani) nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet". (En - Nexhm, 3-4)

Shkencëtarët gjermanë kanë bërë hulumtime të shumta dhe thanë: "Ashti i kokës ndikon në punën e hipofizës". Ky nxit tajitjen e 72 hormoneve nga hipofiza, që më pastaj veprojnë në gjëndrat e tjera me tajim të brendshëm. Pra, çdo çrregullim në punën e hipofizës në lidhje me cilindo hormone, shkakton sëmundje, ndërsa hixhami i bërë në ashtin e kokës shëron 72 sëmundje. Mirëpo këtë synet nuk mund ta bëjë secili njeri. Përkundrazi, nuk ka dyshim që hixhami duhet bërë në mënyrë të drejtë mjekësore (duhen njohur mirë pikat anatomike, si dhe duhet pasur kujdes për kushtet sterile gjatë kryerjes së hixhamit). Pejgamberi a.s. na ka mësuar edhe kohën (ditët) kur është më së miri ta bëjmë hixhamin: ditët e 17, e 19 dhe e 21-të të muajit hënor, si dhe vendet tipike në trup, ku duhet bërë hixhami. Secilin vend (pikë) mjekët ekspertë të kësaj fushe e kanë "zbuluar" në kohën e sotme.

**Cila është urtësia e kryerjes së hixhamit në kohën e sotme**

Kohët e fundit është zbuluar se ekziston lidhja në mes fazave të Hënës dhe baticës e zbaticës në dete, oqeane, lumenj dhe liqene. Pra, graviteti i Hënës vepron në Tokë. Kjo manifestohet edhe te njeriu i cili është i përbërë 70-75% nga uji. Hëna e plotë paraqitet në ditët e 17, e 19 dhe e 21-të të muajit hënor, dhe atëherë ndodhin batica dhe zbatica për 80% e më tepër. Për këtë arsye Pejgamberi a.s., ka këshilluar që hixhami të bëhet në ato ditë kohe.

Është fakt që shumica mendojmë se hixhami mund të bëhet në çdo kohë, por më së miri është në ato ditë që na ka mësuar i Dërguari i Allahut. Në bazë të hulumtimeve bashkëkohore nga mjekësia, secili person ka bioritmin e tij, aftësitë e tij natyrore të mëdha. P.sh. zemra rreh një mijë herë çdo 24 orë duke hedhur gjashtë litra gjak nëpër 96.000 milje enë të gjakut. Këto gjashtë litra përmbajnë njëzet e katër trillionë qeliza, me shtatëdhjetë milionë qeliza shtesë, ngase këto shtatëdhjetë milionë qeliza harxhohen në shkëmbimin e materieve në shpretkë. Kjo ndodh për çdo secondë. Qeliza, entiteti më i vogël i organizmit, funksionon sipas teknologjisë mahnitëse, që tejkalon të gjitha institucionet teknologjike në botë, ngase



në makinat më bashkëkohore prishjet ndodhin në 20% të rasteve, ndërsa çrregullimet te qelizat ndodhin vetëm te 2% të qelizave. Në qeliza gjenden mijëra bashkëdyzime hormonale, mitokondriet, enzimet, kromozomet, dhe mijëra gjëra të nevojshme për organizëm, që punojnë pandëprerë. Vërtet kjo është gjithëfuqi e Krijuesit absolut: "... Mjeshtri e Allahut që përsosi çdo send...".(En - Neml, 88)

Pra, ekzistojnë shtatëdhjetë e pesë trilionë qeliza që funksionojnë gjashtëdhjetë ose shtatëdhjetë vjet dhe lëvizin në varg të pafund. 10% përbëjnë materialin gjenetik, kurse 90% materialin tjetër. Procesi i prodhimit dhe ripërtëritjes në këtë material gjenetik ndodh çdo shtatë vjet, d.m.th. çdo shtatë vjet hidhen 10% dhe prodhohen 10% qeliza të tjera.

Me këtë kanë të bëjnë fjalët e Pejgamberit a.s.: "Periudha jetësore e Ymetit tim do të jetë në mes gjashtëdhjetë dhe shtatëdhjetë vjet". Kjo d.m.th. që 100% të materialit gjenetik e ndajmë në shtatëdhjetë vjet dhe, kur kalojnë këta shtatëdhjetë vjet, e kemi harxhuar këtë 100%. Për këtë qëllim, Pejgamberi na ka këshilluar që të përdorim vajin e ullirit: "Përdorni vajin e ullirit dhe lyhuni me të, sepse ai është nga druri i bekuar."

Njeriu duhet të shikojë me vëmendje harmoninë në mes pjesëve të veçanta të organizmit, ndërsa ata që janë të pajisur me arsye dhe intelekt, do të vërejnë gjëra mahnitëse, si p.sh. impulse që përcillen nëpër nerva. Neurologët kanë konstatuar që ngacmimet ndjesore udhëtojnë nëpër fijet nervore dhe arrijnë deri te truri, pastaj truri i analizon dhe jep urdhrin (ngacmimin tjetër) në vendin ka ardhur nga ngacmimi për të reaguar në mënyrë adekuate, dhe njeriu, p.sh., e largon dorën shpejt (p.sh. nëse digjet). Është vërtetuar se tërë ky proces zhvillohet në të miliontën pjesë të sekondës. Kur shkencëtarët dëshiruan ta shpjegonin këtë në mënyrë shkencore, morën akull në të cilin lëshuan elektrone dhe për të arritur ato në skajin tjetër, u nevojitën 240 orë.



Pra, njeriu është vepër e Allahut. Çdo gjë që është tek ai, është vepër e Tij. Për këtë arsye njeriu mund të llogaritet nga fenomene kozmike. Atë askush nuk mund ta tregojë e ta shpjegojë në tërësi. Ne duhet ta rivendosim përsëri këtë harmoni natyrale duke bërë korrigjime në jetën e tij. Të vërtetën e ka thënë një anglez: "Shumë ilaçe në të vërtetë janë helme".

**Mënyra e bërjes së hixhamit**

Ai që dëshiron të hulumtojë vendet në të cilat duhet bërë hixhami, njësoj nga cilado shkollë në Gjermani apo Amerikë, duhet ditur që ato është e mundur të përcaktohen dhe lokalizohen me saktësi sipas teorisë së thjeshtë, e cila nuk dallon shumë nga teoria e shërimit me akupunkturë kineze. Gjithashtu nuk dallon as nga teoria që bazohet në shërimin me presion të pikave të caktuara (akupresura), që shfrytëzohet në Tibet. Teoria e tyre e përbashkët thotë: Organizmi ka dymbëdhjetë rrjedha (kanale) dhe katër anësore.

Nëpër këto rrjedha (kanale) lëviz forca magnetike. Kur kjo forcë (energji) rrjedh dhe nuk ndërpritet, atëherë njeriu është i shëndoshë dhe vital. Por, nëse ka disa çrregullime në rrjedhën e kësaj force, fillojnë të shfaqen probleme shëndetësore. Këto rrjedha elektromagnetike kanë pikat e tyre. Nëse shfaqen probleme në shëndetin e njeriut, atëherë në të vërtetë shfaqen probleme në rrjedhën elektromagnetike dhe duhet pasur kujdes për pikat e veçanta që ndodhen në vende të ndryshme dhe tregojnë për çrregullimet.

Kështu, p.sh., sëmundjet e mëlçisë i kanë pikat e veçanta, sëmundjet e zemrës i kanë vendet e tyre të veçanta, e gjithashtu kanë pika të veçanta tensioni i lartë, diabeti, reumatizmi dhe sëmundje të tjera. Këto pika, përveç faktit që tregojnë për probleme shëndetësore të organizmit, gjithashtu paraqesin edhe pikat e forcimit të organizmit. Me trajtimin e tyre, mund të arrihet forcimi i përgjithshëm i organizmit. Në lidhje me termin "përzierje", të cilin e ka përmendur Pejgamberi a.s., se hixhami është ilaç, ne themi: "Mbledhja e qelizave dhe gjërave të dëmshme ndodh në gjëndrat limfatike. Hixhami i nxjerr jashtë". Kjo është njësoj sikur dikush prej nesh të hapë një pus në vendin e thatë. Nëse nuk e bën këtë, uji do të mbetej në thellësi të tokës. Pejgamberi a.s., e ka ditur se cilat janë ditët më të mira për hixham: e 17-a, e 19-a, dhe e 21-ta të muajit lunar. Gjithashtu është zbuluar se ekzistojnë disa pika energjetike dhe rrjedha energjetike, të cilat, nëse shtypen (trajtohen), ndikojnë në mënyrë efikase si qetësues bile më mirë se ilaçet artificiale për qetësim.

Me analizën kimike është vërtetuar që organizmi në raport me këto pika prodhon endorfinën, që është substancë e cila qetëson. Ekzistojnë shumë pika që kanë veprimqetësues. Është vërtetuar që, kur të trajtohen këto pika, njeriu qetësohet dhe bie në gjumë të thellë. Hixhami (lëshimi i gjakut në kupëzore me prerje sipërfaqësore), në të vërtetë i nxjerr jashtë substancat e dëmshme dhe e pastron gjakun, dhe, me lirimin e endorfinës, qetëson organizmin.Gjithashtu është zbulua se hixhami rrit nivelin e dopaminës, si dhe imunitetin e organizmit ndaj kancerit dhe viruseve.

**Llojet e hixhamit**

Ekzistojnë tri lloje të hixhamit: hixhami i thatë, që përdoret te diabetikët, hixhami me prerjen sipërfaqësore të lëkurës (skarifikimi) dhe hixhami transitor, që përdoret te personat me probleme kërcore të shpinës.

**Hixhami si ilaç**

I Dërguari i Allahut e bënte hixhamin për dhembjen e gjysmës së kokës (migrena). Deri më sot në tërë botën nuk është gjetur ende ilaçi efikas për migrenën. Ekzistojnë ilaçe vetëm për lehtësimin e saj. Një hixham, mënjanon në tërësi migrenën.

Qoftë salavati i Allahut për ty, o i Dërguar i Allahut, që i ke mësuar njerëzit për çdo mirësi. Britania e Madhe ka qenë e goditur nga sëmundja e hemofilisë. Kur kanë kuptuar për hixhamin, kanë dërguar disa specialistë në Siri, për të mësuar hixhamin.

Pas këtij veprimi, kanë shëruar me sukses hemofilinë.

Hixhami mund të mënjanojë me sukses edhe epilepsinë.

Hixhami ndihmon për reumatizmin, astmën bronkiale dhe dhembjet e shpinës.

Hixhami ndikon me sukses në raste mbipeshe, sëmundjeje të traktit digjestiv dhe të lëkurës.

Duke marrë parasysh fjalët e Pejgamberit a.s.,: "Ai që pas meje ngjall një synet të harruar, do të ketë shpërblimin e atij që e bën, duke mos i munguar asgjë nga shpërblimi (atij që e vepron)", - është obligim yni i përhershëm që ta gjallërojmë këtë synet, duke praktikuar hixhamin.



# Kontributi i dijetarëve të hershëm myslimanë në ekonomi

**Dr. Islam Hasani**

**Ky shkrim i shkurtër ka për qëllim të diskutojë në mënyrë shumë të shkurtër kontributin e dijetarit të hershëm Ibn Tejmije, në ekonomi, duke përmendur disa koncepte ekonomike të diskutuara nga ai, pa pretenduar se kjo temë e rëndësishme mund të përfshihet në këta pak rreshta.**

**Është bërë një krahasim në mes të kohëve dhe koncepteve të politikës ekonomike dhe koncepteve të ndryshme, që janë ende aktuale dhe shoqëria e tanishme përballet me të njëjtat probleme.**

Takiuddin Ebu el-Abbas Ahmed Ibn el-Halim Ibn Abdusalam Ibn Tejmije el-Hanbel, kishte lindur në vitin 1263 në Haran, një vend që tani gjendet në Turqi afër kufirit me Irakun, dhe ka vdekur në Damask në vitin 1328. Ibn Tejmije është i njohur si një dijetar me karakter të fortë dhe autoritet në shkencë, Hafiz i Kur'anit dhe autoritet në literaturën e Hadithit. Në moshën 20-vjeçare ai u bë profesor i shkollës juridike Hanbelite dhe i komentimit të Kur'anit dhe, për një kohë të shkurtër, ai u bë i njohur si dijetar me autoritet në fusha të ndryshme. Edhe pse ishte një anëtar i shkollës së themeluar nga Ibn Hanbeli, ai kishte synuar kthimin e Islamit tek burimet e tij, Kur'ani dhe Sunneti. Kur ishte në moshën 30 vjeç, atij i ishte ofruar posti i kryegjykatësit, por ai e kishte refuzuar për shkak se nuk kishte mundur ta bindte veten të ndiqte kufizimet që bëheshin nga udhëheqësit. Kontributi i këtij dijetari është shumë i madh edhe në lëmenj të ndryshëm, prandaj studiohet nga studiues të sferave të ndryshme dhe për qëllime të shumta. Pasi ekonomia është pjesë e pandashme e çdo shoqërie, edhe Ibn Tejmije, si një dijetar i këtij profili të lartë, nuk mund të mos shkruante për këtë lëm të rëndësishëm. Ne do të fokusohemi rreth kontributit të tij në sferën e ekonomisë, duke lënë anash kontributet e tij në shkencat e tjera, për të cilat është i njohur.

**Kontributi i tij në ekonomi**

Fokusimi i Ibn Tejmijes ishin shoqëria, bazat morale të saj dhe mënyra se si duhet të sillet për të mbetur në përputhje me Sheriatin. Në arritjen e këtij rregulli, dijetarët duhet të udhëzojnë shoqërinë, po gjithashtu edhe udhëheqësit shtetërorë duhet ta ndiejnë këtë si obligim.

Ai i diskutoi rregullat Islame për aktivitetet ekonomike të njerëzve, dhe më shumë vëmendje u kushtoi çështjeve shoqërore, siç janë: kontratat dhe fuqizimi i tyre, çmimet dhe cilat janë kushtet që ato çmime të konsiderohen të drejta e të arsyeshme, mbikëqyrja e tregut, financat publike dhe roli i shtetit për plotësimin e gjërave të nevojshme.Ibn Tejmije bëri thirrje për forcim të moralit të shoqërisë dhe jo për forcim të ideve individuale rreth devotshmërisë, të cilat personin e detyrojnë të tërhiqet krejtësisht nga shoqëria e cila i ofroi pak hapësirë për sukses të devotshmit. Ai ishte i mendimit se duhen caktuar limitet e lejueshmërisë në aktivitetet ekonomike dhe në ushtrimin individual të së drejtës së pronësisë, duke shpresuar se, nëse agjentët ekonomikë i përfillin rregullat siç duhet, morali i shoqërisë mund të mbijetojë. Mendimet dhe përgjigjet e tij, së bashku me shkrimet e tij që janë burimet kryesore dhe kontributi i tij më i madhi në fushën e mendimit ekonomik, konsiderohen punimet e tij: al-Hisba (Institucion i kontrollit) dhe el-Sijasah el-Sheriyeh fi Islah el-Rai ve Raiyah (Politika ligjore për reformim të udhëheqësit dhe të të udhëhequrit). Libri i tij el-Hisba nuk është kontributi i tij më i madhi, por është njëri prej kontributeve të tij, i cili i përket fushës së studimit rreth shoqërisë dhe vendosjes së rregullit dhe drejtësisë në sferën ekonomike. Ka shumë punime të shkruara rreth el-Hisba si institucion, Ibn Tejmije nuk është i pari që ka shkruar në këtë fushë. Shkrimet rreth institucionit el-Hisba ndahen në dy grupe apo kategori: (grupi i parë) ato që flasin për aspektin teorik, arsyeshmërinë,

funksionalitetin dhe kufizimet e këtij institucioni të rëndësishëm dhe grupi i dytë sjell udhëzime dhe kushtet që duhet t'i plotësojë personi që punon në këtë drejtim si el-muhtesib si dhe çfarë pozite duhet të ketë el-Muhtesib në shoqëri.

Funksionimi i el-Hisba është pjesë përbërëse e skemës socio-ekonomike të shoqërisë islame. Edhe vetë Muhamedi a.s. dilte në treg për të kontrolluar dhe vërtetuar nëse sjelljet e individëve dhe shoqërisë në qytetin e Medinës ishin në pajtueshmëri me rregullat islame.[1] Prandaj, edhe konsiderohet se themeluesi i këtij institucioni është vetë i Dërguari i Allahut, edhe pse në kohën e tij nuk ishte themeluar si një institucion i tillë për t'u bërë pjesë e qeverisë siç ishte bërë më vonë. Funksionimi i Hisba-s mirëmban rregullin e ligjin publik dhe mbikëqyr sjelljet e shitësve e blerësve për të siguruar drejtësi. Në fillim Hisba ka funksionuar në mënyra të ndryshme, por gradualisht ka marrë formën e një institucioni shumë të rëndësishëm, i cili kishte hierarkinë e një zyrtari shtetëror që ishte përgjegjës për moralin publik dhe etikën ekonomike. Muhtesibi (personi që ishte përgjegjës për funksionimin e Hisba-s) kishte forcë dhe autoritet në shoqëri.[2]

Ky institucion ishte themeluar duke u mbështetur në rregullin kuranor: 'udhëzuar apo urdhëruar për të mirë dhe ndaluar nga e keqja'. Ky libër i shkruar nga Ibn Tejmije, shpjegon arsyet për trajtimin e disiplinave të sociologjisë, shkencave politike dhe ekonomisë. Për ekonomi ishte shkruar atëherë kur ekonomia si shkencë nuk ekzistonte ende. Është shumë mbresëlënëse se si kishte perceptuar mekanizmat e tregut, forcat e furnizimit dhe kërkesës, problemet e tregut jofunksional si dhe dëmtimin dhe konsekuencat për konsumatorët dhe prodhuesit. Ai i kushtoi vëmendje çështjes së monopoleve, largimit nga tregu të prodhimeve të nevojshme me qëllim të krijimit të kërkesës në mënyrë artificiale dhe manipulimit të çmimeve, prandaj ai ishte shumë i interesuar për themelimin e parimeve të çmimeve të drejta dhe pagesës së drejtë të punëtorëve për punën e bërë. Interesimi i tij kryesor në këtë lëmë ishte themelimi i një rregulle ekonomike të drejtë, që shihet edhe në thënien e tij të famshme: "Zoti e ndihmon shtetin e drejtë, edhe nëse është jobesimtar, por nuk e ndihmon një shtet të padrejtë, edhe nëse është besimtar". Një kontribut tjetër i veçantë i Ibn Tejmijes në ekonominë islame ishte fokusimi i tij rreth partneritetit në forma të ndryshme, të cilat tani janë të njohura në bankimin modern, sipas normave të Sheriatit Mudarabe (partneritet për investime në fusha të ndryshme), Muzara'ah (partneritet që ka të bëjë vetëm me bujqësinë) etj.. Sipas tij, kontrata e partneritetit është moralisht më e rëndësishme se kontrata e qiramarrjes apo vetëm punësimi i dikujt, edhe pse që të dyja janë të lejuara. Kjo është për arsye se në kontratën e partneritetit të dyja palët bartin rrezik dhe ndajnë fitimin ose humbjen, në varësi nga përfundimi i projektit. Diskutimi i tij rreth obligimeve publike sqaron shumë gjëra duke u futur edhe në fushën e menaxhimit të parasë, rregullimin e peshës dhe masës. Ai diskuton edhe përcaktimin e çmimeve nga ligji i kërkesës e furnizimit duke siguruar të kenë njohuri të mirë dhe që tregu të jetë i lirë nga parregullsitë dhe deformimet që u përmendën më sipër. Ç'shtë e drejta, ai nuk e fsheh preferencën e tij për intervenime nga ana e qeverisë për t'i ndaluar këto monopole dhe parregullsi, për të arritur në çmime të drejta. Ai gjithashtu shpjegoi për efektin se si taksat bëhen barrë e blerësit, sepse ai duhet të paguajë një çmim më të lartë për një produkt, të cilit i është paguar taksa nga shitësi, por edhe shpjegon raste kur arsyetohen taksat mbi atë se sa është paraparë sipas Sheriatit.

Vështrimi i tij rreth parasë dhe kamatës gjithashtu përbën mendim dhe qëndrim të qartë. Ai shpjegon shumë mirë arsyet pse kamata është e ndaluar dhe çfarë të këqijash sjell kamata në shoqëri. Ibn Tejmije kishte njohuri të mirë edhe rreth parasë së mirë dhe parasë së keqe; ai këtë fenomen e shpjegonte në mënyrë mjaft të bukur. Nëse udhëheqësi ndalon përdorimin e disa monedhave të metalit dhe fillon shtypjen e një lloji tjetër për popullin, ai do të dëmtojë pasurinë që posedon populli, duke ulur vlerën e tyre, sepse monedhat e vjetra shndërrohen në komoditet. Ai bën padrejtësi për ata duke ua mohuar vlerën e pasurisë që posedonin në fillim. Madje edhe më shumë, nëse vlera (në aspektin e peshës apo vetë cilësisë së arit) e monedhave të metalta është ndryshe nga ajo që kishte në fillim, kjo mund të bëhet burim i fitimit për njerëzit jo të mirë duke shfrytëzuar rastin për t'i këmbyer këto monedha të vogla (këqija) me ato që janë të mira, dhe duke i nxjerrë edhe jashtë vendit për të njëjtin qëllim. Në këtë mënyrë vlera e pasurisë dhe prodhimeve që posedon populli, dëmtohet deri në një shkallë të konsiderueshme.

Dhe, si përfundim, mund të themi se ky dijetar, përveç kontributit të tij në shpërndarjen e dijes në fusha të ndryshme, ka kontribuar edhe në drejtimin e ekonomisë. Ibn Tejmije ka diskutuar norma ekonomike dhe të drejtësisë në transaksione, duke dhënë mendimin e tij për rregullimin e kësaj çështjeje në nivele të ndryshme, për udhëheqësit dhe të udhëhequrit. Secila kategori e njerëzve duhet t'i kryejë obligimet e veta, në mënyrë që shoqëria të funksionojë si tërësi. Prandaj, diskutimet e tij rreth mendimeve ekonomike, janë një vazhdimësi e diskutimeve të dijetarëve që jetuan para kohës së tij.

(1) Syed Muhamad Naquib Al-Attas & Wan Mohamad Nor Wan Daud, The ICLIF Leadership Competency Model: An Islamic Perspective (Kuala Lumpur: The International Centre for Leadership in Finance, 2007) f. 116-117. (2) Ibn Taymiya, Public Duties in Islam: The Institution of Hisba. Perkthyer ne gj. Angleze nga, Muhtar Holland, (The Islamic Foundation: Leicester, 1985), f. 19-47.

**Të dhëna statistikore[1]:**
• Emri ndërkombëtar në anglisht: Iran.
• Emri zyrtar: Irani.
• Sistemi i qeverisjes: Republikë.
• Sipërfaqja: 1,648,196 km².
• Numri i banorëve: 74.196.000 (2009).
• Dendësia: 42 (banorë në 1 km²).
• Feja: Myslimanë 99% (shiitë 82%, sunitë 18%), besime të tjera 1%.
• Kryeqyteti: Teherani, që llogaritet qyteti më i madh në vend.
• Qytete të tjera: Tibriz, Esfahan, Bender Abbas, Busheher, Hemedan, Kereman, Kermanshah, Meshhed, Rej, Shiraz, Ehvaz, Kazvin dhe Kum.
• Grupet etnike: persianë 51%, azerbajxhanë 24%, gilakianë dhe mazardanianë 8%, kurdë 7%, arabë 3%, lurianë 2%, belushianë 2%, turkmenë 2% dhe etni të tjera 1%.
• Gjuhët kryesore: Persishtja (gjuhë zyrtare), azerije, kurde, arabe, turkmene dhe gjuhë të tjera.
• Njësia monetare: Riyal Iranian (1.00 IRR = 0.000066 EUR).
• Data e pavarësisë: 1925.
• Festë kombëtare: 1 prill 1979.

# IRANI

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Pozita gjeografike**

Republika Islamike e Iranit, si një nga shtetet e mëdha të kontinentit aziatik, si për nga territori ashtu edhe nga numri i banorëve, bie në pjesën jugore të Azisë Perëndimore, ose në verilindje të Gadishullit Arabik. Irani, që nga kohët e lashta e deri në vitin 1979, kur u shpall republikë islamike, ishte i njohur me emrin Persi. Emri Iran do të thotë "Atdheu i arianëve", emërtim që u atribuohet fiseve ariane, që migruan nga Jugu i detit Aral në jug të detit Kaspik, e këtë si një zonë e njohur në të cilën u vendosën fiset ariane, e quajtën me emrin Iran. Gjatësia e përgjithshme e kufijve të vendit arrin afërsisht në 1.648000 km, prej tyre 1.636000 km i takojnë zonës tokësore dhe 12000 i takojnë zonës ujore. Republika e Iranit kufizohet Turkmenistanin, Azerbajxhanin, Ermeninë, Afganistanin, Pakistanin dhe me Gjirin Arabik – Persik, Turqinë dhe Irakun. Bazuar në të dhënat e vitit 2007, Republika e Iranit ka gjithsej 331 aeroporte, si dhe rrugë hekurudhore. Portet më kryesoret janë portet Usulijeh, Bender Abbas dhe Bender Humejni[2].

Republika e Iranit ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të larta arsimore, si: Universiteti i Teheranit, Universiteti i Kurdistanit, Universiteti i Semnanit, Universiteti i Zenxhanit etj.

**TEHERAN:**

Kryeqyteti i Republikës së Iranit, llogaritet qyteti më i madh dhe më i rëndësishëm në vend. Emri "Teheran" është me burim persian, i përbërë prej dy fjalësh, prej fjalës "Teh", që domethënë 'i nxehtë', si dhe fjalës "Ran", që domethënë 'vend'. Duke u mbështetur në këto, emri "Teheran" ka kuptimin "Vend i nxehtë". Kuptimi i këtij emërtimi tregon pozitën gjeografike malore të qytetit, si dhe ky vend ka klimë të nxehtë. Numri i banorëve të këtij qyteti arrin afërsisht në 13,413,348 banorë. Kryeqyteti Teheran bie në veri të Iranit, pikërisht në ultësirat jugore të maleve Alborz, të cilat nga veriu e ndajnë kryeqytetin nga deti Kaspik. Teherani është qytet i ri, i themeluar në periudhën e familjes Kaxhari, në kohën e mbretit Aga Muhamed El Kaxharit, në vitin 1200 h/1786 m. Qyteti u themelua në llogari të qytetit të vjetër Rej, i cili ndodhet 6 km larg Teheranit.

**Historia e Iranit**

Në shekullin VII p.e.s., disa fise nga Azia Qendrore u shpërngulën në Iranin e sotëm, që njiheshin si persianë, e të cilët në Iran themeluan Perandorinë e tyre Persiane. Në vitin 65 p.e.s. në këtë Perandori u paraqit një mbret i shquar, që quhej Kushi i madh persian, në kohën e të cilit Perandoria Persiane u zgjerua dhe shtrihej nga lindja e Indisë dhe Afganistanit në lindje e deri te lumi Danub në Evropë, në perëndim, si dhe deri në Biladu Sh-sham[3]. Pastaj, persianët u orientuan në drejtim të Egjiptit, ku qëndruan një periudhë kohe. Ndërkaq në shekullin V p.e.s. në Perandorinë Persiane, e cila shquhej për fuqi dhe ngritje, filloi ta godiste dobësimi politik, ku u shfaqën edhe ambiciet për të sunduar në mes familjeve të mëdha në Perandori, të cilat shkaktuan përçarje dhe çrregullime, që çuan në çorientimin e Perandorisë. Si rezultat



i këtyre trazirave, erdhi mposhtja e persianëve në Evropë dhe ata u dëbuan përfundimisht prej saj. Perandoria Persiane përfundoi së ekzistuari, pikërisht nga ana e Aleksandrit Maqedon – Leka i Madh –, kur Irani ra nën sundimin e Lekës së Madh dhe qëndroi i nënshtruar derisa vdiq Leka i Madh. Pastaj, në vitin 250 p.e.s. në Iran u formua një shtet i madh, i cili jetoi deri në vitin 226 m, dhe ishte shteti të cilin Perandoria Romako-Bizantine e llogariste si rival të saj. Kurse, në vitin 226 m u themelua Perandoria e dytë Persiane, e cila u quajt Perandoria Sasaniane. Kjo Perandori kishte një rëndësi të madhe në shtrirjen dhe zgjerimin e ndikimit të saj, kështu që asokohe qe bërë shteti i dytë më i fuqishmi në botën e atëhershme, pas Perandorisë Romako-Bizantine. Më pastaj, në vitin 21 h / 642 m myslimanët në kohën e halifit të dytë të tyre, Umer ibnul Hat-tabit r.a. e nënshtruan Persinë dhe kështu përfundoi sundimi i Perandorisë Persiane.

Që nga kjo kohë e sundimit të Umerit r.a. dhe gjatë periudhave të ndryshme të sundimit të Dinastisë Emevite (41 h – 132 h) Irani dhe vendet përreth tij hynë në Fenë Islame. Kurse, gjatë sundimit të Dinastisë Abasite (132 h – 656 h) në Iran u formuan disa mbretëri dhe shtete, që konsideroheshin të pavarura nga abasinjtë, prej tyre më të njohurat ishin: Shteti i buvejhinjve, i gaznevinjve, i selxhukëve dhe havarizmshah. Në fund, Dinastia Abasite (që përfshinte edhe Iranin) iu nënshtrua sundimit të mongolëve dhe kështu mori fund sundimi i abasinjve. Mandej në vitin 1499 m në Iran u themelua shteti Safevije dhe vazhdoi të sundonte deri në vitin 1736 m. Pastaj, në vitin 1736 m, aty u themelua shteti Iksharije, kurs në vitin 1750 m u themelua shteti Zendije dhe vazhdoi të qëndronte deri në vitin 1794 m, kur sundimi kaloi tek familjet Faxhar, që sunduan deri në vitin 1925 m. Dhe, krejt në fund, në vitin 1979 m Irani u bë Republikë Islamike, nga një strukturë politike e cila vazhdon të sundojë deri në ditët e sotme[4].

**Historia e përhapjes së Islamit në Iran**

Hyrja dhe përhapja e Fesë Islame në vendet persiane – në kuadër të të cilave hyn edhe Irani i sotëm – kanë nodhur në disa faza; disa historianë ato i kanë ndarë në tri faza: Faza e lajmërim-përgëzimit, faza e thirrjes në Fenë Islame dhe faza e çlirimeve islame. Pra, historianët këto faza i sqarojnë si vijon:

Faza e lajmërim-përgëzimit: Në këtë fazë ishte fillimi i shfaqjes së shpresës rreth përhapjes së Fesë Islame në Iran. Kjo ishte pasi Muhamedi a.s. kishte lajmëruar gjatë hixhretit të tij për në Medinë, gjegjësisht e kishte përgëzuar Suraka ibn Malikun për arritjen e myslimanëve deri tek pallatet e Kisrait, gjegjësisht për çlirimet e vendeve të Perandorisë Persiane. Transmeton Ibn Hishami atë që kishte bërë Umeri r.a., kur mori kurorën e Kisrait – mbretit të Perandorisë Persiane dhe e kishte thirrur Surakan, të cilit ia kishte vënë stolinë e Kisrait e i kishte thënë: “Ngriji duartë dhe thuaj: Falënderimi i takon Allahut xh.sh., i Cili mundësoi marrjen e kurorës së mbretit Kisra, i cili pretendonte se ishte zot i njerëzve, si dhe mundësoi që ajo kurorë t’i varej një arabi nga fisi Benu Mudlexh – fisi i Suraka ibn Malikut –. Këto fjalë i përsëriti Suraka. Umeri r.a. veproi kështu,



ngase Muhamedi a.s. për këtë e kishte përgëzuar Suraka ibn Malikun kur pranoi Fenë Islame, si dhe e kishte njoftuar se, Allahu xh.sh. do t'ia mundësonte atij çlirimin e vendeve persiane dhe marrjen e sundimit të Kisrait. Ndërkaq, Suraka këtë në vete e mendonte të pamundur dhe kishte thënë me vete: 'A është fjala për Kisrain, mbretin e mbretërve'?! Prandaj Muhamedi a.s. e pati njoftuar se stolitë e tij – Kisrait – do t'i viheshin atij dhe ky do të jetë argument për realizimin e premtimit.

Faza e thirrjes në Fenë Islame: Kjo fazë përfshin atë që ndërmori Muhamedi a.s. me dërgimin e Abdullah ibn Hudhafe Es-sehmiut tek Kisra Bervizi – mbreti persian –. Pra, Muhamedi a.s. e dërgoi Es-sehmiun me një letër të vulosur, në të cilën shkruante: (Në emrin e Allahut, Mëshiruesit Mëshirëbërësit. Nga Muhamedi i dërguari i Allahut tek Kisrai, prijësi i persianëve. Paqja dhe shpëtimi qofshin për atë që pason udhëzimin, beson Allahun dhe të dërguarin e Tij dhe dëshmon se s'ka zot tjetër përveç Allahut, të Vetmit dhe të pashok dhe se Muhamedi a.s. është rob dhe i dërguar i Tij. Andaj, të ftoj ty me ftesën e Allahut se unë jam i dërguar i Allahut tek tërë njerëzimi, që t'ia tërheq vërejtjen të gjallit dhe t'ua them fjalën e vërtetë pabesimtarëve. Prano Islamin, do të shpëtosh e, nëse refuzon, atëherë do të ngarkohesh me mëkatin e mexhusëve /zjarrputistëve). Mirëpo, Kisrai ishte kundërpërgjigjur duke grisur letrën e Muhamedit a.s.. E kur Muhamedi a.s. u informua për këtë gjest të shëmtuar të Kisrait, u lut duke thënë:'O Zot grise (shkatërroje) pushtetin e tij' – Kisrait – e Allahu xh.sh. e shkatërroi pushtetin e tij dhe atë pushtet e kaloi në duar të myslimanëve.

Faza e çlirimeve islame: Në këtë fazë ndërlidhet faktori i çlirimeve islame, gjegjësisht me rastin e zgjerimit të kufijve të Shtetit Islam në drejtim të vendeve persiane. Gjatë këtyre çlirimeve, myslimanët arabë patën rastin të përziheshin me popullin persian dhe t'ua mësonin gjuhën arabe, për faktin se ajo është gjuha e Kur'anit.

Të përmendim shkurtimisht disa prej atyre luftërave shumë të rëndësishme dhe njëkohësisht edhe ndër më vendimtaret në historinë islame. Të tilla kanë qenë: beteja Dhatu S-selasil (12 h / 633 m), beteja e Velxhes dhe e Ulejsit (12 h / 633 m), Beteja e Hires dhe e Enbarit (12 h / 633 m), beteja e Kadisijes (14 h / 635 m) dhe beteja e Nehavendit (21 h / 642 m). Pra, në të gjitha këto beteja, falë ndihmës së Allahut xh.sh. në forcimin e imanit të myslimanëve, ata dolën triumfues. Kështu, Feja Islame kaloi, hyri dhe u përhap në tërë ish-Perandorinë Persiane dhe në rajonet e tjera përreth saj[5].

**Klima**

Klima në Iran në përgjithësi karakterizohet si e thatë apo gjysmë e thatë. Ajo ndryshon nga rajoni në rajon, ku temperaturat në zonat malore në veriperëndim bien deri në 29 gradë nën zero, mirëpo stinët e gjata dhe të ashpra të dimrit pasohen nga stinët me klimë mesatare të verës. Në të kundërtën, gjatë stinëve të verës në fushat e Huzistanit – krahinë në Iran –, në të cilat fusha ka nxehtësi dhe lagështi, temperaturat mesatare arrijnë afërsisht deri në 35 gradë Celsius.

**Gjendja ekonomike**

Ekonomia e Iranit, përsa i përket teorisë mbi barazinë dhe fuqinë blerëse, është nga 16 ekonomitë më të mëdha në botë. Ekonomia e vendit varet shumë nga të ardhurat prej naftës dhe gazit. Irani është një nga të paktat prej ekonomive më të mëdha, të cilat nuk kanë vuajtur direkt nga kriza globale financiare e vitit 2008. Rreth 20 % e tokës në Iran është e përshtatshme për bujqësi, sa kohë që orizi llogaritet kultura kryesore që kultivohet në rajonin e detit Kaspik. Në Iran, gjithashtu kultivohen edhe këto kultura bujqësore: elbi, misri, pambuku, çaji, duhani, pemët, patatet, fasulja, erëzat, zaferani (prodhuesi më i madh në botë), arra, fëstëku (prodhuesi më i madh në botë) dhe bajamet.

(1) Vladimir Zoto,Enciklopedi gjeografike e botës, f. 91, 92. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i botës Islame, f. 35. Logos-A, 2009, Shkup. Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 226-227. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. ar.wikipedia.org/wiki (2) www.moqatel.com Amir B. Ahmeti; f. 35. (3) Biladu Sh-sham: me këtë emër në të kaluarën janë quajtur Shtetet e Shamit, të cilat janë: Siria, Jordania, Palestina dhe Libani. (4) Amine Ebu Haxher; f. 128-129. (5) www.sifraltareekh.com

# Dorëshkrimet arabe të ruajtura në bibliotekën e BI të Kosovës

**Mahmud Abdulkader Arnauti**[1]

**Kosova ka të drejtë të jetë krenare për ekzistimin e këtyre dorëshkrimeve arabe në njërën nga bibliotekat e saj të rëndësishme.**

Vendosja e Perandorisë Osmane në Ballkan në përgjithësi dhe në Kosovë[2] në veçanti ishte faktori kryesor i ekzistimit të dorëshkrimeve të vlefshme arabe, të cilat sot ruhen me kujdes në bibliotekat nacionale dhe ato private, në të gjitha shtetet ballkanike. E gjithë kjo, ishte si përgjigjje ose reflektim i përhapjes së fesë së pastër islame në këtë pjesë të madhe gjeografike dhe në atë periudhë kohore.

Nga faktorët kryesorë të përhapjes së fesë islame në vendet e Ballkanit ishte arritja e dijetarëve dhe misionarëve osmanë dhe përhapja e tyre gjithandej, në lindje dhe perëndim. Ata dhanë kontribut të madh në përhapjen e mësimeve islame duke u angazhuar në aktivitete të ndryshme nëpër xhami dhe shkolla, të ndërtuara në qytete e fshatra të Ballkanit nga ministrat dhe valinjtë osmanë.

Gjuha arabe ishte gjuha e fesë islame, nëpërmjet saj janë kuptuar rregullat e Fesë së pastër islame dhe kërkesat e qëllimet e saj.[3] Vendosja e Perandorisë Osmane në Ballkan në përgjithësi dhe në Kosovë në veçanti, u pasua nga një përhapje të konsiderueshme të gjuhës arabe, prandaj ishte e natyrshme që të përhapeshin edhe librat dhe dorëshkrimet në gjuhën arabe dhe osmane[4], në Ballkan, në përgjithësi, dhe në Kosovë në veçanti.

Pasi u arrit të vendoseshin bazat e sigurta të shkencave islame dhe Astana[5] u bë qendra e Shtetit osman, prej atje edhe buronin librat me dorëshkrime arabe dhe osmane. Me kalimin e kohës, nëpërmjet kontributit të disa dijetarëve me origjinë nga vendet e Ballkanit, në përgjithësi, dhe nga Kosova e krahinat e tjera të Shqipërisë së vjetër[6] në veçanti, me një kontribut vetëmohues- u arrit të vendosej civilizimi madhështor islam, duke shkruar disa vepra të rralla në gjuhën arabe dhe osmane. Ky kontribut vazhdoi pandërprerë me një forcë dhe vullnet të paparë. Kjo vazhdoi derisa sabotuesit e komplotistët i ndaluan hovin dhe shkatërruan Perandorinë Osmane, dhe morën pushtetin anëtarët e Kuvendit (Asamblesë) për Bashkim dhe Progres në vend të Sulltanit osman. Ata mbollën përçarje dhe urrejtje ndaj Perandorisë Osmane nëpër rajone të ndryshme, duke i nxitur bijtë myslimanë që ta urrenin Perandorinë. Kështu arritën që, me duart e tyre, t'i jepnin fund pranisë osmane dhe mbollën urrejtje të madhe te popujt myslimanë, duke urryer çdo gjë që quhej turke. Që nga ajo kohë e deri tash i dhanë fund dhe e mbyllën kapitullin e vëllazërisë islame në mes myslimanëve. Secili vend dhe shtet mori orientim në vete, secili u nda në vete, Allahut i takon çështja para dhe pas.[7]

Unë kisha fatin të shkruaja një libër të paparë më parë. Libri titullohet: "Dorëshkrimet arabe në Shqipëri"[8]. Ky libër ishte rezultat dhe fryt i vizitës sime të parë në Shqipëri. Libri u pasua nga një artikull që publikova më pastaj, në të cilin shkrova me një koncept përmbledhës dhe të shkurtër e konciz për dorëshkrimet. Artikullin e publikoi e përditshmja "EL-Hajat", që botohet në Londër, gjatë vjeshtës së vitit 1993. Librin, për të cilin po flitet, tani mund ta gjeni në internet, kushdo që është i interesuar për ta shfletuar.

Përpjekjet e mia modeste në përpilimin e këtij libri u mirëpritën dhe u përshëndetën e u çmuan jashtëzakonisht nga shumë dijetarë dhe hulumtues të ndryshëm.

**Disa sosh janë edhe më të vjetra, u takojnë shekujve më të hershëm se epoka e ndritshme dhe fisnike. Ka prej tyre që janë kopje, të kopjuara me dorë nga kopjues (shkrimtarë) të qyteteve dhe vendbanimeve të Kosovës gjatë periudhës së sundimit të sulltanit të shtetit osman në Ballkan në përgjithësi, natyrisht kuptohet aty përfshihet edhe Kosova.**

Ka nga ato dorëshkrime që janë në duart tona, që janë në vend të sigurt dhe janë shumë cilësore e në gjendje shumë të mirë, saqë vlen t'i fotokopjojmë dhe t'i botojmë në formë libri, për t'ua ofruar studiuesve dhe personave që i vlerësojnë dorëshkrimet arabe dhe trashëgiminë islame.

**Dorëshkrime të rralla**

Më pastaj, gjatë qëndrimit tim në Siri dhe në Kosovë, më kanë pyetur shumë për dorëshkrimet (arabe) në Shqipëri. Gjithashtu, gjatë vizitave që kam bërë në universitete dhe qendra të ndryshme shkencore në vende arabe dhe evropiane, përgjatë tetëmbëdhjetë viteve që nga botimi i librit, jam pyetur shumë për dorëshkrimet në Shqipëri.

Kur u ktheva në Kosovë në fillim të vitit 2010, shkëlqesia e tij Hoxha Mr. Naim Tërnava, Myftiu i Kosovës, më angazhoi që dorëshkrimet arabe që gjenden të ruajtura në depot e BIK në Prishtinë, t'i përgatis dhe t'i koleksionoj e t'i fus në indeks. Unë nxitova dhe fillova përgatitjet menjëherë. Tani arrita që këtë punë ta përfundoj. Gjatë kësaj pune arritëm të koleksionojmë një numër të konsiderueshëm të dorëshkrimeve të rralla në Kur'an (Kur'ani i shkruar me dorë), në hadith, fik-h, akaid, histori të Pejgamberit, në histori të përgjithshme, në gjuhë, në sintaksë, leksikografi, letërsi, dialog, logjikë, filozofi dhe mjekësi, shumica e të cilave janë libra të periudhës osmane. Disa sosh janë edhe më të vjetra, u takojnë shekujve më të hershëm se epoka e ndritshme dhe fisnike. Ka prej tyre që janë kopje, të kopjuara me dorë nga kopjues (shkrimtarë) të qyteteve dhe vendbanimeve të Kosovës gjatë periudhës së sundimit të sulltanit të shtetit osman në Ballkan në përgjithësi, natyrisht kuptohet aty përfshihet edhe Kosova. Ka nga ato dorëshkrime që janë në duart tona, që janë në vend të sigurt dhe janë shumë cilësore e në gjendje shumë të mirë, saqë vlen t'i fotokopjojmë dhe t'i botojmë në formë libri, për t'ua ofruar studiuesve dhe personave që i vlerësojnë dorëshkrimet arabe dhe trashëgiminë islame. Në këtë mënyrë ne mund t'i vendosim në mesin e gjërave të çmuara, për të cilat kanë interesim dhe etje që t'i marrin për vete të gjitha bibliotekat publike si dhe konkurrojnë shumë personalitete të famshme që t'i zotërojnë ato. Kosova ka të drejtë të jetë krenare për ekzistimin e këtyre dorëshkrimeve arabe në njërën nga bibliotekat e saj të rëndësishme.

E tash kam kënaqësinë që para lexuesve të nderuar të paraqes një përshkrim të shkurtër të dhjetë dorëshkrimeve të çmuara, të cilat i ruan me fanatizëm kjo bibliotekë kosovare. Këto dorëshkrime janë nga më të bukurat që më kanë prekur duart deri tash. Për secilin prej tyre kam sjellë edhe nga një faksimile, për t'i ilustruar sa më bukur. Ato janë:



**1. "Ed-Durerul-Menthuretu Sherhu Lugatul-Medhkuretu"**, i shkruar nga dijetari i madh Es-Sejid Ahmed bin Muhamed, i njohur si Nakra. Libri është një fjalor (Leksikon) i vogël po shumë i dobishëm për studiuesit; përfshin fjalë dhe shprehje shkencore historike shumë të vlefshme, kështu që ofron dobi të jashtëzakonshme dhe bëhet shumë i dashur në duart e studiuesve. Autori ka sqaruar në të (Fjalët e gjuhës së Ibni Fërshetës), që e kishte përpiluar Imami dhe dijetari i çmuar Abdulatif bin Abdulaziz, i njohur si Ibn Melik; renditjen dhe editimin e tij e bëri nipi i tij, i cili në hyrje thotë: "Nuk kam gjetur shpjegim që i zgjidh dilemat dhe i zbulon problemet e tij, prandaj kam bërë një shpjegim të pavarur që studenti t'i shqyrtojë komentet për të qenë një dhuratë për birin tim". Numri i këtij dorëshkrimi është (D.A.205)

**2. "Mekamat El-Haririj"**: Ky është libri "El-mekamat"(Tabela) i njohur, të cilin e shkroi autori si rezultat nga ndikimi i librit "Mekamat" shkruar nga Bediu Zeman El-Hemedhanij. Veprën në fjalë e kopjoi me një bukurshkrim të rrallë, çfarë shumë rrallë gjendet në bibliotekat e njohura të botës bashkëkohore për ruajtjen e dorëshkrimeve arabe. Gjithashtu libri është i rëndësishëm për ekspertët që merren me trashëgiminë arabe.

Libri "El-Mekamat" është vlerësuar lart nga gjuha e shkrimtarëve dhe dijetarëve që nga koha e shkrimit të tij e deri në ditët tona. Për të kanë dhënë komente figura të mëdha letrare që jetuan pas autorit të librit Hariri; ata e çmuan dhe e vlerësuan jashtëzakonisht shumë punën e autorit dhe atë që përfshihet në vargjet e librit.[9]



Ky dorëshkrim me vlerë karakterizohet nga shumë shënime të vlefshme shumë që janë shkruar në margjinat ose fusnotat e tij, të cilat e plotësojnë dobinë e tij. Numri i këtij dorëshkrimi është (D.A.240)

**3. Fjalori " Muaxhem elfadh"** (Arabisht – Osmanisht), është një fjalor i çmuar, i shkruar nga dijetari Mustafa bin Shemsudin El-Kurreh Husarij, i njohur si Akhteriju.

Autori në hyrje të librit shkruan: "Kur e vërejta se dëshira dhe kërkesa e dijetarëve në thellimin e kuptimeve tekstuale dhe racionale në gjuhën arabe ishte e madhe, dhe nevoja për to ishte tejet e madhe, provova të mbledh në këtë libër fjalët arabe, përdorimi i të cilave ishte i madh, po kuptimi i tyre ishte i vështirë. Kështu shkëputa fjalë nga "Sahah El-Xhevherij", "Dustur",[10] "Et-Tekmiletu", "El-Muxhmel", El-Mugrebu" dhe nga libra të tjerë të njohur në fushën e artit të fjalës e gjuhës, të cilat i radhita në kapituj e nënkapituj, në bazë të renditjes alfabetike, kështu që secila shkronjë të jetë kapitull në vete. Arrita t'i interpretoj kuptimet e tyre dhe t'i vendos në gjuhën e banorëve të kësaj vatre,[11] në mënyrë që t'u lehtësohet leximi dhe të kuptuarit e tyre me interpretim". Ky fjalor është i rëndësishëm për arabët dhe turqit njëlloj, përbëhet prej dyqind e dhjetë fletësh të madhësisë (22x30 cm). Secila fletë është e shkruar në të dy anët e saj. Numri i tij në depon e bibliotekës së Bashkësisë Islame të Kosovës është (D.A.T. 213).

**4. "Sahih El-Buharij"**, ky është më i rëndësishmi libër në duart e myslimanëve pas Kur'anit fisnik, siç e theksojnë të gjithë dijetarët. Autor i librit është Imami i Muhadithëve Muhamed bin Ismail El Bukharij (Allahu e pastë mëshiruar).[12] Kopja që gjendet në duart tona, është nga kopjet e rralla dhe të çmuara shumë. Kopjimin e saj me bukurshkrim në radhë të parë e ka bërë dijetari i madh dhe i mirënjohur Imam Ali bin Muhamed bin Ahmed bin Abdallah El-Junini. Libri është ekspozuar para shumë dijetarëve, imamëve të njohur nga muhadithët e hershëm. Kjo është kopja e parë e redaktuar e këtij libri madhështor në nivel botëror. Pikërisht kjo kopje që posedon biblioteka e Bashkësisë Islame të Kosovës është marrë nga kjo vepër madhështore. Numri i këtij dorëshkrimi është (D.A.74).[13]

**5. "Sher'atul-Islam"**, e autorit Imam Ruknul-Islam/ Muhamed bin Ebi Bekr, i njohur me pseudonimin Imam Zadeh El-Hanefij, njëri nga figurat e ndritshme të gjysmës së dytë të shekullit të gjashtë hixhrij. Libri ka vlerë të lartë dhe me shumë dobi. Ka vetëm një pjesë. Autori në hyrjen e librit shkruan: "Këto kontrata të organizuara të synetit të Pejgamberit a.s. janë të zgjedhura nga shkrimet e imamëve të devotshëm nga mesi i dijetarëve të fesë". Autori i librit në fjalë i ka ndarë në kapituj të shumtë, ku ka përfshirë hadithe të zgjedhura nga librat kryesorë të burimeve të famshme të hadithit, për të cilat ka nevojë të vazhdueshme myslimani ditë e natë, në vend e në udhëtim, në blerje dhe shitje. Numri i këtij dorëshkrimi është: (D.A.277)

**6. "Sherhul-Erbain mine Suneni Sejjid El-Murselin"**, të autorit Imam Muhamed bin Mustafa El-Birkevij El-Hanefij. Në këtë libër autori i ka shpjeguar dhe interpretuar katërdhjetë hadithe që kanë të bëjnë me çështjet esenciale të Fesë Islame. Libri është shumë i çmuar dhe ka një bukurshkrim të mrekullueshëm. Numri i librit është (D.A.82)

**7. "El-Mevahib El-Fet-hije ala Tarikatul-Muhamedije"**, autor i librit është Imam Muhamed bin UlanEs-Sidikij El-Bikrij. Shërbëtori i Synetit të të Dërguarit s.a., në Xhaminë e Qabesë në Mekë dhe në territorin e Hixhazit.

Autori ka shënuar një koment të thukët dhe elegant si dhe redaktim të këndshëm në librin "Et-Tarikatu El-Muhamedijetu" të Imam Muhamed bin Bijr Alij-it, i njohur si Birkelij El-Uthmanij. Është një libër shumë i dobishëm për të gjitha shtresat e myslimanëve. Autori sinjalizon për dobitë që nxjerr myslimani nga ky libër dhe që ka nevojë gjatë tërë etapave të jetës së tij dhe që nuk mund t'i numëroj. Numri i këtij libri është (D.A.160).

**Në këtë mënyrë, këto vepra, ne mund t'i vendosim në mesin e gjërave të çmuara, për të cilat kanë interesim dhe etje që t'i marrin për vete të gjitha bibliotekat publike si dhe konkurrojnë shumë personalitete të famshme që t'i zotërojnë ato.**







**8. "El-Kamusu El-Muhit"** është vepër për të cilën duhet të krenohet Imam Mexhdidin Muhamed bin Jeakub El-Fejruz Abadi, një nga dijetarët më të mëdhenj arabë të kohës së tij: Imam, dijetar dhe ekspert i gjuhës arabe me disiplinat e saj. Fjalori në fjalë mori famë të madhe që nga koha kur u shkrua dhe vazhdon ta ketë këtë famë deri në ditët tona. Rreth këtij fjalori është folur dhe shkruar shumë, është admiruar puna e bërë dhe është çmuar lart. Më e bukura nga ajo që është thënë për të, janë këto vargje:

*Sado që fjalë arabe mund të kërkoni*
*dhe përpiqeni në letërsi të thelloheni*
*Për ty janë këto fjalë të zgjedhura*
*Të cilat në shkallën më të lartë t'i vlerësoni*
*Dhe po të mblidhen njerëzimi*
*dhe veprat e shkrimtarëve t'i tubojnë*
*Edhe në qoftë se e prarojnë edhe e pasurojnë*
*Përveçse me ujë floriri, me tjetër nuk mund ta shënojnë.*

Kopja e fjalorit në fjalë, e shkruar me dorëshkrim, është shumë e çmuar dhe ka një bukurshkrim të rrallë. Autori në fund të librit shkruan: "E obligova vetveten që t'i mbledh, t'i shkruaj, t'i sistemoj dhe t'i përsos, e kur arrita që mundin tim ta kurorëzoja dhe ta përfundoja me përkushtim, lutem që kjo punë imja të mbetët vetëm për hir të Zotit. Allahu i Madhërishëm ma mundësoi që ta përfundoj këtë vepër në shtëpinë time pranë kodrinës Saffa[14] në Mekën e nderuar, i kthyer drejtë Qabesë Madhështore". Numri i librit është: (D.A.185).

**9. "El-Mevahibu El-Ledenije bil-Minha El-Muhamedije"**, është libër që flet për historinë e lavdishme të Pejgamberit a.s.. Autor i librit është Imam Shehabudin Eba El-Abas Ahmed bin Muhamed El-Kustalanij El-Misrij, vdekur në vitin 923 H. Është një libër me vlerë të lartë, shumë i dobishëm, nuk ka ngjashmëri për nga tematika e tij. Autori e ka radhitur në dhjetë pjesë që kanë lidhjet e tyre në sqarimet e detajuara të historisë së Pejgamberit a.s..

Libri u bë shumë i njohur, saqë preku horizontet që nga koha e autorit e deri në ditët tona. Por, për fat të keq, deri më tani nuk është kryer një redakturë e duhur. Kjo kopje e shkruar me bukurshkrim dore ka vlerë të çmuar.[15] Ka një shkrim shumë të bukur. Në pjesët anësore të faqeve ka disa shënime që janë të dobishme gjatë kërkimit. Numri i librit është: (D.A.231)

**10. "Et-Tedhkiretu bi-Umuril-Meuta ue Ahval El-Akhire"**, e autorit Imam El-Mufesir Muhamed bin Ahmed bin Ferah El-Kurtubij, vdiq në vitin 671 H. Libri është shumë i famshëm, dorëshkrimi është i përfshirë brenda një kopertine. Myslimanët e kanë përdorur dhe kanë përfituar nga ky libër që nga koha e autorit e deri në kohën tonë. Është çmuar shumë nga shumë dijetarë. Autori ka bërë një koleksionim të ajeteve, haditheve, etereve, fjalëve dhe informatave që kanë të bëjnë me çështjen e vdekjes, të të vdekurve, Xhenetit, Xhehenemit, degjenerimit, shkatërrimit dhe kushteve e rrethanave të Ditës së Kataklizmës (Kiametit).

Kopja e dorëshkrimit është shumë me vlerë dhe është e kompletuar. Ka një shkrim të bukur dhe numri i saj është: (D.A.41)





Shpresoj që, me fjalët që kemi theksuar më lart, kemi arritur t'ju ofrojmë një përkufizim konciz, që për herë të parë do të kontribuojë drejt hedhjes dritë të kësaj biblioteke dhe dorëshkrimeve që posedon, duke shpresuar shpërblimet e Allahut të Madhërishëm, i Cili nuk ia humb mundin e robit të Tij në punë të mira.

Dhe, në fund, unë kërkoj nga OIC (Organizata e Konferencës Islame, nga Organizata Islame për Edukatë, Shkencë dhe Kulturë, nga Organizata Arabe për Edukatë Shkencë dhe Kulturë, si dhe nga institucionet dhe qendrat që u përkasin atyre, së bashku me qendrat shkencore dhe universitetet e vendeve arabe, islame dhe evropiane që merren me çështje të dorëshkrimeve arabe dhe trashëgiminë islame, - të reagojnë dhe të angazhohen në indeksimin e dorëshkrimeve në vendet e tjera ballkanike, në mënyrë që me kalimin e kohës të ruhen këto thesare nga humbja dhe asgjësimi i tyre . Allahu i Madhërishëm qëndron mbrapa çdo qëllimi, Ai është që ndihmon dhe që udhëzon në rrugën e drejtë!

(1) Këtë punim me formulim të parë e ka paraqitur në simpoziumin ndërkombëtar të organizuar nga AIITC në Tiranë më 15,16 dhjetor 2010, pastaj janë bërë disa ndryshime para se të dorzohej për shtyp, me shpresa se do të shtohet numri i atyre që kanë interesim për dorëshkrimet arabe dhe islame. (2) Në shkrimet e hershme arabe dhe osmane emri Kosovë është shkruar me Kaf dhe me Sad e jo me Kef e me Sin, përderisa tani është përhapur dhe shkruhet me Kef dhe me Sin (3) Për të përfituar më mirë, shih artikullin "Alemijetul-Lugatul-Arabijetu" i publikuar në revistën "Trashëgimia Arabe", që e botoi Unioni i Shkrimtarëve Arabë në Damask në vitin1998; po ashtu shih edhe librin tim me titull"Mekalati fi Mexheleti Et-Turathul-Arabij", f. 22-23, botuar nga Instituti Nur në Damask 2007. (4) Trashëgimi osmane konsiderohet çdo vepër që është shkruar nga autorë turq ose të tjerë që kanë jetuar brenda kufijve të Shtetit Osman e që kanë shkruar në gjuhën e vjetër turke me alfabet arab. (5) Në fillim ky qytet i madh i Shtetit Osman është quajtur Astana, e pastaj e mori emrin Istambul (Stambolli). (6) Shqipëria e vjetër përfshin: Shtetin e sotëm Shqiptar, Kosovën dhe territore të tjera që tani janë brenda territorit serb, grek, maqedonas dhe malazias. (7) Më pastaj, pas shpërbërjes së Shtetit Osman, kanë dhënë kontributin e tyre mjaft nga bijtë e Kosovës që kanë pasur lidhje me gjuhën arabe, që paraqiten që gjatë viteve pas përfundimit të Perandorisë Osmane e deri në ditët tona. Me ndihmën e Allahut! (8) Është publikuar nga "Darul-Fikr" në Damask dhe është botuar në "Darul Fikr El-Muasir" në Bejrut, në vitin 1993. (9) Për të përfituar sa duhet, shih librin "Keshfi dhunun" të autorit Haxhi Khalife (1787-1791/2) (10) Është fjala për librin "Dustur Luga", që është një libër konciz në fushën e artit gjuhësor të gjuhës arabe, i autorit Bediu Zeman Husejn bin Ibrahim En-Natanzij, vdiq në vitin 499 H. Lidhur me të, shih në librin "Keshfu Dhunnun" (754/1). (11) Gjuha e kësaj vatre është fjala për gjuhën turke me alfabet arab e cila dominonte në tërë shtetin e Perandorisë Osmane. (12) Shiko historinë e çmuar të cilën e shkroi dijetari i Shamitn në kohën e tij Hoxha Muhamed Xhemaludin El-Kasimi Ed-Dimeshkij me titull (Hajatul-Bukharij) të cilin libër e ka redaktuar dhe e ka botuar "Dar El-Nefais" në Bejrut në vitin1412 H / 1992 m. (13) Pas këtij artikulli pason artikulli tjetër, me ndihmën e Allahut do të njiheni edhe me këtë dorëshkrim të çmuar në artikullin që pason. (14) Kishte qëllimin në afërsi të kodrinës Saffa. (15) Në këtë rast sinjalizohet se në depon e bibliotekës së Bashkësisë Islame të Kosovës ka edhe njëkopje të plotë nga libri "Sherhul-Mevahib El-Ledenije" të Imamit Muhamed bin Abdulbaki Ez-Zerkanij, i vdekur në vitin 1122 h. Libri për të cilin e kemi fjalën është nga dorëshkrimet ma të çmuara që nevojitet një përkushtim i veçantë, gjë që së shpejti me ndihmën e Allahut do të punoj në këtë drejtim dhe do ta publikoj në ndonjë revistë e cila interesohet dhe njihet mirë në fushën e trashëgimisë arabe dhe islame.

Përktheu: Fitim Flugaj

# Bazat e vizionit islam ndaj botës dhe marrëdhëniet me të tjerët

**Prof. Dr. Ibrahim el-Bejumi Ganimi**

**Pa dyshim që çështja e vizionit islam ndaj botës -e cila është e bazuar dhe e ngritur mbi bazat e besimit në Zotin Një dhe në unitetin e njerëzimit- është mesazhi islam botëror: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat". (El-Enbijau,107).**

Vizioni islam për botën buron nga baza e besimit, që është "tevhidi-monoteizmi", me të cilin nënkuptohet miratimi i ekzistimit të Zotit dhe Njësisë së Tij si i Vetëm (I Lartësuar është Allahu), Ai është që ka krijuar këtë gjithësi , Sunduesi i vërtetë dhe i Vetëm që nuk ka rival, Ai është i Cili e ka krijuar njeriun dhe e ka bërë atë mëkëmbës në Tokë, me qëllim që ta gjallërojë atë dhe të veprojë sipas Urdhrave të Tij e të zbatojë vullnetin e Tij. Allahu i Lartësuar thotë: "Ai është mbizotërues ndaj robërve të Tij. Ai i di hollësisht punët e Tij dhe të robërve të Vet".(El-En'am,18). Po ashtu besimi në Zotin Një përfshin në vete edhe përsosmërinë e besimit në aspektin e pranimit të Zotit si Krijues (Rrububjeti) dhe si i Vetëm, Që meriton adhurimin (uluhijeti).

Por, si ndikon ky besimi monoteist për vizionin islam që ka për botën, nga perspektiva islame? Ndikimi do të shfaqet nga dominimi i parimit të "unitetit" dhe harmonizimi i vizionit islam për botën, duke mos lejuar copëtimin dhe armiqësi nga periferia. Parimi i unitetit nuk konsiderohet si një utopi, por është i rrënjosur thellë në shoqëri vetëm e vetëm për të bërë unitetin e racës njerëzore, e ky unitet është shpirtëror në aspektin e unifikimit të besimit dhe mesazhit se nga buron. Ky unitet shpjegohet me sa vijon:

**Uniteti i racës njerëzore**

Feja islame ka miratuar unitetin e racës dhe prejardhjes së të gjithë njerëzve, se të gjithë njerëzit e kanë prejardhjen prej Ademit a.s.: "Nuk ka dallim në mes arabit dhe joarabit, e as në mes të ziut dhe të bardhit, përveçse në devotshmëri". (Buhariu). Urtësia e ndarjes në popuj dhe fise është në mënyrë që të njihen në mes tyre e jo për mospajtueshmëri në mes tyre, është solidariteti e jo dobësia dhe dallimi në mes tyre është vetëm në aspektin e devotshmërisë dhe punëve të mira, të cilat janë në dobi të të gjithë njerëzve. Allahu i Lartësuar është Krijues i të gjithëve dhe këtë vëllazëri e vështron dhe në të njëjtën kohë nga robërit e Tij kërkon që të respektojnë dhe pranojnë këtë vëllazëri.

Kur'ani fisnik e shpreh haptas këtë të vërtetë në mënyrë shumë të qartë: "O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj Që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi shoqen e saj, e prej atyre të dyve u shtuan shumë burra e gra. Dhe kini frikë Allahun me Emrin e të Cilit përbetoheni, ruani farefisin (akraballëkun), se Alllahu është mbikëqyrës mbi ju".(En-Nisa,1); "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli e një femre, ju bëmë popuj e fise, që të njiheni midis jush, e s'ka dyshim se tek All-llahu më i ndershmi ndër ju është ai që është ruajtur më tepër (nga të këqijat), e Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë". (El-Huxhurat,13) dhe po ashtu i Dërguari a.s., në Haxhin e lamtumirës ishte shprehur duke thënë: "Vërtet Allahu e ka larguar prej jush trupësinë e injorancës dhe lavdërimin me baballarët tuaj, njerëzit janë prej Ademit e Ademi është prej dheut". (Buhariu); "Nuk është prej radhës sonë ai i cili bën thirrje për racizëm, nuk është prej radhës sonë ai i cili lufton për racizëm, dhe nuk është prej radhës sonë ai i cili ka vdekur për racizëm". (Ebu Davudi).

Me këtë vendim feja islam ka mohuar çdo ligj që bën thirrje për racizëm dhe besimi islam është i vetmi që, në mënyrë shumë të qartë dhe të hapur, bën thirrje për unitetin njerëzor në kontekstin e ndërtimit të diversitetit.

**Unifikimi i fesë**

Feja islame ka përcaktuar unifikimin e "fesë" mbi bazat e saj të përgjithshme dhe ka vërtetuar se Sheriati i Allahut të Lartësuar për njerëzit është ngritur mbi parimet e shëndosha të besimit, veprës së mirë dhe vëllazërisë dhe se të gjithë Pejgamberët janë të dërguar prej Allahut të Lartësuar, se të gjithë librat hyjnorë janë shpallje prej Allahut, se të gjithë besimtarët –në cilindo ymet qofshin ata- janë robërit e Tij të sinqertë, që kanë ngadhënjyer si në këtë botë, ashtu edhe në Botën tjetër. Përçarja dhe ndarja në aspektin e fesë dhe shprehja e armiqësisë në emër të saj, janë mëkate që bien në kundërshtim me parimet dhe bazat e fesë dhe po ashtu janë në kundërshtim me qëllimet dhe synimet e fesë.

Është obligim njerëzor që ata të jenë fetarë, që të bashkohen në aspektin fetar dhe kjo është feja e vetme, e cila është e drejtë, feja në të cilën i ka krijuar Allahu njerëzit. Mu për këtë arsye Allahu i Lartësuar në Kur'an fisnik thotë: "Ai ju përcaktoi juve për fé atë që ia pati përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne ta shpallëm ty, dhe atë me se patëm porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain. (I porositëm) Ta praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të". (Esh-Shura,13); "E për këtë shkak (të përçarjes së tyre), ti thirr dhe përqendrohu ashtu si të është urdhëruar dhe mos shko pas dëshirave të tyre e thuaj: "Unë kam besuar në librat që i shpalli All-llahu, jam urdhëruar të mbaj drejtësi në mes jush, All-llahu është Zoti ynë dhe Zoti juaj; Ne kemi përgjegjësinë e veprave tona e ju të veprave tuaja, nuk ka polemikë në mes nesh e jush; All-llahu bën tubimin mes nesh dhe vetëm tek Ai është përfundimi"! (Esh-Shura,15). Po ashtu i Dërguari s.a.v.s. për të shpjeguar këtë fenomen, thotë: "Shembulli im dhe shembulli i të dërguarve para meje është sikur shembulli i një njeriu i cili ka ndërtuar një shtëpi, e ka zbukuruar atë po që nuk ka vendosur një tullë, e kështu njerëzit filluan të silleshin përreth saj dhe u befasonin me të. Thoshin: A nuk është vendosur ende kjo tullë! Unë jam kjo tullë, unë jam vula e të Dërguarve". (Buhariu).

Ja kështu ne shohim se feja islame i ka ofruar njerëzimit parimin "unifikimi i fesë" dhe bën thirrje për këtë kur në botë është ndezur zjarri i smirës fetare dhe i armiqësive sektare...Në këtë arenë të krizës shpirtërore - kur u shprehën armiqësia dhe injoranca, vjen Kur'ani me një thirrje të re: thirrja për vëllazërim fetar dhe bashkimi mbi bazat dhe parimet e së vërtetës, të besuarit në të si unifikim hyjnor, edhe nëse dallojnë gjërat dytësore me kalimin e kohës të përbashkëta dhe unikate, janë parimet e përhershme, ngase këto janë parimet mbi të cilat janë krijuar njerëzit. Duke parë rëndësinë e madhe që ka parimi i unifikimit fetar dhe rolin që ka në ndërtimin e vizionit fetar islam përballë botës e ndikimet e tij në sistemin e vlerave të marrëdhënieve më të larta qeverisëse në mes të kombeve dhe popujve nga këndvështrimi i këtij vizioni, kjo do të mund të ishte e dobishme duke dalë nga tema ngapak, duke shpjeguar parimet e njohjes së këtij uniteti dhe kjo është një prej fushave më të rëndësishme e të aplikuara në kuadër të marrëdhënieve me jomyslimanin.

Ajetet kuranore në mënyrë eksplicite shpjegojnë unitetin fetar dhe i Dërguari a.s., dhe shokët e tij kanë urdhëruar për një unitet të tillë dhe ata kanë qenë të parët besimtarë që kanë besuar në këtë parim. Myslimani duhet të besojë në çdo pejgamber që ka qenë më herët, të besojë çdo libër që është shpallur prej Allahut, të respektojë çdo sheriat të mëhershëm, të ketë respekt për çdo Ymet të mëhershëm që kanë qenë besimtarë. Allahu thënë: "Ju (besimtarë) thoni: "Ne i besuam Allahut, atë që na u shpall neve, atë që u shpall Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Jakubit dhe pasardhësve (të Jakubit që ishin të ndarë në dymbëdhjetë kabile), atë që i është dhënë Musait, Isait dhe besuam atë që u është dhënë nga Zoti i tyre pejgamberëve, ne nuk bëjmë dallim në asnjërin prej tyre dhe ne vetëm Atij i jemi bindur (jemi myslimanë)". (El-Bekare:136). E më pastaj shihet se e vetmja është kjo rrugë e unitetit dhe se besimtarët e feve të tjera, po të besonin sikurse besimi islam, atëherë do të ishin edhe ata të udhëzuar, e nëse nuk veprojnë kështu, atëherë ata do të mbesin në mospajtime dhe përçarje dhe çështja e tyre mbetet tek Allahu. Allahu i Lartësuar ka thënë: "Në qoftë se ata besuan ashtu siç besuat ju, ata vërtet kanë gjetur rrugën e drejtë, e, nëse refuzojnë, atëherë ata janë kundërshtarë (opozitë), po ty (Muhamed) kundër tyre do të të mjaftojë Allahu. Ai është dëgjuesi, i dijshm".(El-Bekare,137).

**Asistenca për unitet fetar**

Janë dy baza kryesore dhe shumë të fuqishme për të asistuar në unitetin fetar dhe mënjanimi i të gjitha dyshimeve mund të sjellë shumëllojshmërinë e misioneve hyjnore, të cilat do të jenë si burim i mospajtimeve apo i luftës në emër të fesë. Këto dy parime apo baza i ka përmendur Kur'ani, e ato janë si vijon:

1. Vërtet feja e Ibrahimit a.s. është baza e fesë dhe burimi parësor i tre të dërguarve misioni i të cilëve ka qenë i njohur, e këta zotërinj janë: Musai, Isai dhe Muhamedi a.s.;

2. Veçimi i fesë nga qëllimet dhe pasionet e njerëzve dhe ngritja e saj vetëm tek i Lartësuari dhe i Madhëruari. Ne për këtë lexojmë në kaptinën El-Bekare fjalën e Allahut të Lartësuar: "E kush largohet prej fesë së Ibrahimit përveç atij që e poshtron vetveten. Ne atë e bëmë të

zgjedhur në këtë botë, kurse në Botën tjetër ai është njëri prej të lartëve".(El-Bekare,130); "Ai ishte një popull që shkoi, të cilit i takoi ajo që fitoi, e juve ju takon ajo që fituat, prandaj ju nuk jeni përgjegjës për atë që vepruan ata". (El-Bekaretu,141). Për këtë mund të lexojmë kaptinën El-Ahzab,69, En-Nisa,75, Ali Imran, 46, El-Maide, 44 e 75. Ka edhe shumë ajete të tjera, të cilat shprehin lëvdata për të gjithë të dërguarit e Allahut dhe që thonë se Tevrati dhe Inxhili janë udhëzim, dritë dhe këshillë për besimtarët.

**Marrëdhëniet e myslimanëve me të tjerët**

Nga të gjitha këto ajete dhe nga të tjerat mund të nxjerrim dy konkluza praktike që kanë të bëjnë me raportet e myslimanëve me të tjerët. E këto dy konkluza janë:

1. Marrëdhëniet e ndërsjella në mes myslimanëve dhe të tjerëve ngrihet mbi bazat e interesit shoqëror dhe të mirës njerëzore. "Allahu nuk ju ndalon të bëni mirë dhe të mbani drejtësi me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë, e as nuk ju dëbuan prej shtëpive tuaja; All-llahu i do ata që mbajnë drejtësinë. All-llahu jua ndalon t'u afroheni vetëm atyre që ju luftuan për shkak të fesë, që ju nxorën prej shtëpive tuaja dhe që ndihmuan dëbimin tuaj; ju ndalon të miqësoheni me ta. Kush miqësohet me ta, të tillët janë dëmtues të vetvetes". (El-Mumtehine,8-9).

2. Dialogu dhe polemika në mënyrë të sjellshme -e jo lufta- janë mjeti më i mirë për t'u kuptuar në çështjet e besimit. Allahu i Lartësuar ka thënë: "Ithtarët e librit mos i polemizoni ndryshe (kur i thirrni në fenë tuaj) vetëm ashtu si është më së miri, përveç atyre që janë mizorë, dhe thuajuni: "Ne i besuam asaj që na u zbrit neve dhe që ju zbriti juve dhe se Zoti ynë dhe Zoti juaj është një, dhe se ne i jemi dorëzuar Atij". (El-Ankebut, 46) Pasi dialogu dhe polemika janë mjeti i miratuar për zgjidhjen e këtyre çështjeve që janë shumë të rëndësishme, atëherë është më prioritare që ky mjet të vihet në praktikë ndaj mjeteve të tjera dhe po ashtu ky duhet të konsiderohet si mjeti më i përgjithshëm dhe më prioritar në zgjidhjen e marrëdhënieve ndërnjerëzore dhe atyre ndërkombëtare.

Nga ajo që u theksua, bëhet e qartë se bazat njohëse të vizionit islam ndaj botës mohojnë çdo burim të përçarjes, zilisë dhe armiqësisë në mes njerëzve, pavarësisht nga feja së cilës i takon dhe se nuk mjaftohet vetëm me hapjen e shprehjeve retorike apo sentimentale, por hap derën e bashkëpunimit praktik dhe të komunikimit efektiv e bashkëjetesës paqësore... Shembujt për këtë janë të shumtë, siç është shembulli që përmendet në ajetin kuranor: "Sot u lejuan për ju ushqimet e mira, edhe ushqimet (të therurat) e ithtarëve të librit janë të lejuara (hallall) për ju, edhe ushqimet (të therurat) tuaja janë të lejuara për ta (u janë lejuar). Gratë e ndershme besimtare dhe (gra) të ndershme nga ata të cilëve u është dhënë libri para jush...".(El-Maide, 5).



**Origjinaliteti i Paqes Islame**

Pa dyshim që çështja e vizionit islam ndaj botës -e cila është e bazuar dhe e ngritur mbi bazat e besimit në Zotin Një dhe në unitetin e njerëzimit- është mesazhi islam botëror: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat". (El-Enbijau,107). Pra, mesazhi islam nuk është territorial, rajonal a fisnor dhe "paqja" është përbërë në formë strukturale në zemër të formimit të shoqërisë botërore, që e kërkon feja islame, e nuk është diçka e papritur. E kështu lufta është një përjashtim dhe përleshja është dalje prej rregullave të përcaktuara.

Përsëri ne mbështetim faktin se ndërtimi i doktrinës së paqes dhe origjinaliteti i saj në vizionin islam, është në të gjitha nivelet, duke filluar nga personi, për të kaluar në familje, në bashkësi, në shoqëri dhe në shtet, e për të arritur deri në një shkallë globale të tërësishme. Ky është një vizion i përsosur, për të cilin fton feja islame dhe që përmes saj të integrohet bota duke e konsideruar atë të harmonizuar. Paqja është një qëndrueshmëri e harmonizuar dhe lufta gjen shprehjen kur të mos respektohet ky harmonizim dhe të bëhet dhunë e tirani. Dhe që në këtë mënyrë lufta e përkohshme të rikthehet përsëri në paqe të qëndrueshme.

Nuk është e mjaftueshme që për realizimin e kësaj paqeje, për të cilën fton feja islame, të jetë shembull që myslimanët vetëm të angazhohen për zbatimin e fesë dhe gjërave që janë në dobi të përgjithshme, por duhet të dihen dhe të njihen rrugët e mënyrat se si të realizohet dhe të praktikohet ajo në tokë, në jetën e njerëzve dhe të shoqërisë. Prandaj këto mënyra dhe metoda janë objekt i gjykimit sipas angazhimit (ixhtihadit) në bazë të rrethanave kohore dhe hapësinore, por në çdo rast duhet të jenë të përcaktuara në kontekstin e një sistemi të vlerave dhe parimeve që janë të pranuara dhe që janë të atilla që me to të merret vendimi. E prej këtyre parimeve, si më të rëndësishmet, janë: drejtësia, barazia e vëllazërisë njerëzore, liria, zbatimi i premtimeve dhe ndihma e ndërsjellë në mes racës njerëzore në përgjithësi.

www.hiramagazine.com/archives/title/430 Përktheu nga gjuha arabe: Mr. sci. Flamur Sofiu

# Me Egjiptin na lidhin shumë gjëra të përbashkëta

**Intervistë e ministrit Hoxhaj për "el-Ahramin" e Kajros**

Ministri i Punëve të Jashtme të Republikës së Kosovës, Enver Hoxhaj ditë më parë i dha një intervistë, gazetës prestigjioze të Kajros "el-Ahram". Korrespondentja e gazetës, Hidajete Abdu Nebij, e cila vepron në Gjenevë, kishte ardhur për të zhvilluar intervistën e saj në Prishtinë. Ajo e përshkruan ambientin e zhvillimit të intervistës në këtë mënyrë: "Ministri i Punëve të Jashtme të Kosovës, Enver Hoxhaj, ishte kujdesur të vendoste flamurin e Egjiptit pranë flamurit të Kosovës në tavolinën ku po zhvillohej intervista në kabinetin e tij në Ministrinë e Punëve të Jashtme të shtetit më të ri në Evropë dhe në botë. Biseda e tij reflektonte interesimin e qeverisë dhe popullit të Kosovës për njohjen pavarësisë së Kosovës nga ana e Egjiptit. Biseda e tij kishte të bënte edhe me koincidencën e intervenimit ushtarak të paktit NATO në Libi me intervenimin e ngjashëm që kishte ndodhur në Kosovë në vitin 1999. Ministri kosovar lidhur me këtë në mënyrë të prerë thotë: "Unë pajtohem me mendimin e liderëve botërorë se intervenimi i NATO-së në Kosovë u bë për t'i mbrojtur dy milionë shqiptarë të Kosovës nga gjenocidi i ushtrisë dhe policisë serbe, kurse intervenimi i paktit NATO në Libi po bëhet për t'i mbrojtur civilët nga vrasjet dhe ndërprerjen e dhunës ndaj protestuesve paqësorë, të cilët po kërkojnë lirinë e vet. Kjo është përvoja e jonë e përbashkët në mes Kosovës dhe Libisë".

Në pyetjen tjetër lidhur me kontaktet indirekte me Egjiptin, kryediplomati kosovar përgjigjet: "Populli i Kosovës historikisht është i lidhur ngushtë me historinë e popullit të Egjiptit.



وزير خارجية كوسوفا لـ «الأهرام»:

التدخل العسكرى فى ليبيا و كوسوفا لحماية المدنيين

حوار اجرته فى بريستينا: هدايت عبد النبى

وزير خارجية كوسوفا خلال حواره مع مندوبة الأهرام

Themeluesi i Egjiptit modern, Mehmet Ali Pasha ishte shqiptar dhe fliste gjuhën të cilën e flet shumica dërrmuese e popullit të Kosovës. Po ashtu një numër i konsiderueshëm i kosovarëve gjatë shekullit të kaluar kanë studiuar në Egjipt. Duke u mbështetur në këto lidhje historike, si dhe në lidhjet tona fetare të përbashkëta, ne kemi shpresuar se populli egjiptian do ta ndihmojë çështjen e Kosovës. Për fat të keq politika e ish presidentit egjiptian Hosni Mubarak, nuk ishte e hapur ndaj Kosovës", u përgjigj ministri kosovar. Për të shtuar: "Megjithatë, ne do të bëjmë çdo gjë që është e mundur të hapim kanale të reja të kontakteve diplomatike, politike, kulturore dhe ekonomike me Egjiptin. Ne jemi të interesuar të vejmë kontakte të nivelit më të lartë në mes vendit më të ri në botë - Kosovës dhe vendit më të lashtë – Egjiptit."

Në pyetjen e gazetares, se çka do të përfitojë Kosova me vendosjen e marrëdhënieve diplomatike me Egjiptin? Ministri i Hoxhaj përgjigjet: "Këtu nuk kemi të bëjmë me çështjen e fitimit, sa kemi të bëjmë me çështjen e drejtësisë dhe parimeve. Ashtu siç egjiptianët ndien nevojën e lirisë dhe u çuan në kryengritje, ashtu vepruan edhe kosovarët, kundër diktatorit të tyre që ishte shumë më i keq se diktatori i juaj. Ata u ngritën kundër Milloshevigit, i cili brenda 48 orëve vrau mbi 7.000 të rinj myslimanë në Srebrenicë. Andaj, ne kemi qenë të bindur se Egjipti do të jetë prej shteteve të para që do të solidarizohet me vuajtjet e popullit të Kosovës, duke qenë në krye të shteteve që do ta njihnin pavarësinë e saj.

Kurse në pyetjen e fundit të gazetares se cila është pikëpamja e qeverisë dhe popullit të Kosovës, lidhur me revolucionin e Egjiptit si dhe të mesazhit të ministrit Hoxhaj drejtuar qeverisë së përkohshme të Egjiptit, ai u përgjigj: "Ne kemi përcjell me vëmendje revolucionin në Egjipt. Jemi gëzuar pa masë për ndërprerjen e gjakderdhjes dhe se rruga për në demokratizimin e shoqërisë egjiptiane është shumë afër. Ne besojmë se Egjipti demokratik do të jetë faktor stabiliteti në Lindjen e Mesme dhe në botë. Mesazhi im për egjiptianët dhe Egjiptin është se dyert e Kosovës janë të hapura për ta. Shpresoj që sa më parë të jetë e mundur ta vizitoj Kajron, natyrisht nëse marrë ndonjë ftesë nga qeveria e përkohshme egjiptiane", përfundoi intervistën e tij, kryeshefi i diplomacisë së Kosovës për të përditshmen gjysmë zyrtare "el-Ahram" të Kajros.

Përgatiti: Q. Morina



# Mehmed Akif Ersoj 1873-1936

Pronari i revistës Sebilurreshad dhe ai që e ka njohur më nga afër Mehmed Akifin, Eshref Edib Beu, i përmbledh kështu mbresat që pati mbledhur dhe opinionet që pati formuar për të:

Akifi ishte zotëruesi i një karakteri dhe bindjeje të jashtëzakonshme. Ai nuk zvarritej pas ngjarjeve spontane. Ai kishte bindje dhe kritere të caktuara e origjinale. Bindjet i kishte ngritur mbi këtë formulë sociale: Fe = moral + atdhedashuri + dituri.

Akifi nuk ishte një poet që vetëm tërhiqej në një qoshe dhe mjaftohej të shkruante ato që mendonte dhe dëgjonte. Në të njëjtën kohë, ai ishte një njeri i shoqërisë që përpiqej të bënte ato gjëra që i shihte të drejta, që përpiqej t'i përputhte veprimet me ndjenjat e tij të sinqerta. Ai qe përpjekur vazhdimisht të kryente detyrat që i binin përsipër në profesionin e nëpunësit, në punët e shoqatës dhe në punët e atdheut.

Ishte shumë i vendosur. Po të vendoste një herë për një gjë, më tej, kryerja e asaj pune s'bërbënte më çështje për të!

Besnikëria e tij ishte përjashtimore. Miqësisë së tij i besohej në mënyrë të padiskutueshme. Në vështrimin e tij, pabesia ishte paburrëria më e madhe! Ai ishte besnik jo vetëm ndaj njerëzve, por edhe ndaj Zotit të vet, pejgamberit të vet, kombit të vet dhe vatanit të vet!

Ishte shumë i thjeshtë, modest. Nuk e pëlqente aspak dukjen. Po të mos ishte vendi, as diturinë e vet nuk e nxirrte në shesh!

*Po! S'ka parë syri në këtë botë,*
*Se kjo, fjalë më të drejtë!*

*E drejta është te e larta gjithmonë;*
*Lartësimi është i posaçëm për të zonë!*

*E drejta nuk bie poshtë, ngjitet lart;*
*Për miraxhin pse përbën cak?*

*Dritë, edhe në qoftë hije që mbulon!*
*Jehonë, edhe n'se tejçimi ndalon!*

*E drejta asnjëherë nuk perëndon;*
*Në qiej ajo hapësirën kapërcen!*

*Shtirja si qorr, injorant, indiferent,*
*Dhe kryeneçësia s'janë gjëra me vend!*

*Po ta vazhdojë gënjeshtra tri ditë*
*Këtë këmbëngulje, del mbi të drejtë!*

*Po! Ndoshta perde është për një çast;*
*Ku është dielli? Po era, ku është?*

*Po s'u pa më parë ramazani vetë,*
*Vjen çasti kur hëna mbush katërmbëdhjetë!*

*Po pate frikë e nuk sheh në qiej,*
*Ç'të duhet, i shtrenjti im, besoje*

*Se drit' e saj dallohet nga toka,*
*Syri në këmbë që ecën, si shpëton nga ajo?*

*Ata që vëzhgojnë, hënën e dallojnë!*
*Ata që ngulmojnë, drejt katërmbëdhjetës shkojnë!*

*Ç'duhet ky pretendim pa vend?*
*Gabimi është tjetër, e drejta, tjetër, përherë!*

*Toka është tjetër, qielli është tjetër!*
*Hapësira është tjetër, tejhapësira, tjetër!*

*Përhershmëria është tjetër, përkohshmëria, tjetër!*
*Pafillimshmëria është tjetër, fillimi është tjetër!*

*Njoftimi është tjetër, ajo që është sheshit, tjetër!*
*Ai që dëgjon është tjetër, ai që kupton, tjetër!*

*I paditur s'barazohet dot me të diturin kurrë!*
*Dikush me dikë tjetër s'mund të kenë një gjuhë!*

*Smira a është me pastërtinë e zemrës po ajo?*
*Edhe smirëzinjtë e thonë vetë se jo!*

*Nga një i urtë kur qeshë fëmijë e pata dëgjuar,*
*Ja, shihni, përmendësh e kam mësuar:*

*Sëmundja më e rëndë me mjekimin më të vështirë,*
*Është smira, smira, smira, sëmundja smirë!*

*Poezi nga 'Safahat' / botoi Logos-A / përktheu M. Hoxha / përzgjodhi E.A.*

# Dera e pendimit qëndron hapur për ty

**Mr. Ejup Haziri**

**Ai është Pranues i pendimit**

I Madhërishëm është Falësi i mëkatit dhe Pranuesi i pendimit që, për të mos i rënduar robërit e Tij dhe për të mos ua shuar shpresat e tyre, ua la të hapur portën e pendimi, gjersa ata të mos mbarojnë së jetuari. Në këtë mënyrë Ai ftesën e la të hapur, duke mos përjashtuar ndonjërin që t'i bashkohet ftesës së Tij, e ky lehtësim është një rrugëdalje dhe një rikthim për mëkatarët, që të përmirësohen dhe t'u kthehen gjurmëve të Tij që shpien në qetësi, paqe dhe rehati të përhershme.

Cili nga ne nuk gabon? Cila nga ne nuk mëkaton? Por, dera e pendimit është e hapur dhe Zoti ynë është Zot Bujar. Prej emrave të Tij kuptojmë se Ai është 'Et-Tevvab-Pendimpranues', i Cili i do pendestarët, gëzohet kur robi pendohet, e nuk na dënon menjëherë pas gabimit, por na jep shans për pendim.[1] Vetëm ky emër 'Et-Tevvab' është i përsëritur në Kur'an në më shumë se tetëdhjetë vende, ndërsa 'Gufran-Falje' përmendet në më shumë se njëqind e dyzet vende.[2] Madje pendimit, Falësi i mëkatit i ka kushtuar edhe një kaptinë të veçantë, duke e titulluar 'Kaptina e pendimit', që tregon për vlerën dhe rëndësinë që ka pendimi.

**Vlera e pendimit**

Pendimi ka vlerë të madhe dhe, sikur mëkatarët ta kuptonin vlerën e pendimit, do të shpejtonin që sa më parë të pendoheshin. Me anë të pendimit, pendestarët e fitojnë dashurinë e Krijuesit të tyre, ani pse ndoshta dikur kanë qenë të larguar prej Tij, por mjafton ajo çfarë kanë fituar tani. Allahu Lavdiplotë thotë: "Allahu i do ata që pendohen dhe ata që ruhen prej punëve të ndyta e të neveritshme". (El-Bekare, 222) A ka ndonjë gradë më të madhe sesa të fitosh dashurinë e Krijuesit të botëve? A ka gëzim më të madh dhe arritje më të lartë sesa kur robin e do Krijuesi i tij? Në këtë kontekst poeti i mirënjohur Ebu Firas ibn Hamdan ishte shprehur:

*Nëse Ti me të vërtetë më do mua,*
*çdo gjë pas kësaj do të jetë e lehtë*
*Ngase çdo gjë që qëndron mbi dhe,*
*do të bëhet dhe.*

Allahu gëzohet kur robi i Tij pendohet, gëzohet kur robi i Tij kthehet tek Ai pasi kishte ikur nga Zoti dhe ishte zënë rob në dorën e armikut dhe ushtrisë së tij: në dorën e të mallkuarit. Me pendimin, njeriu e liroi veten nga robëria, doli nga burgu i shejtanit, shpëtoi nga armiku i tij dhe u kthye tek Allahu, tek i Dashuri i tij, i Cili e ka mbuluar me mirësitë e Tij, e ka rrethuar me begatitë e Tij, të dukshme e të padukshme.

E, përveçse i do Allahu robërit e Tij pendestarë, Ai ka ngarkuar edhe engjëjt e tij që të luten për ata që u penduan: "Zoti ynë, Ti me mëshirën dhe me diturinë Tënde ke përfshirë çdo send, andaj falua atyre që u penduan dhe ndoqën rrugën Tënde, e edhe ruaji nga dënimi i Xhehenemit"! (Gafir, 7)

Nga vlera e madhe e pendimit është edhe ajo se ai fal mëkatet e kaluara, e në lidhje me këtë i Dërguari i Allahut kishte theksuar: "Ai që pendohet nga mëkati, është sikurse ai që s'ka mëkate".

A ka ndonjë përgëzim më të madh sesa ky përgëzim, me të cilin Allahu i Lartësuar i ka

**Zoti ynë, Ti me mëshirën dhe me diturinë Tënde ke përfshirë çdo send, andaj falua atyre që u penduan dhe ndoqën rrugën Tënde, e edhe ruaji nga dënimi i Xhehenemit! (Gafir, 7)**

përgëzuar pendestarët se mëkatet e tyre do të falen?! Sikur ata të mos kishin bërë asgjë, për ta është sikur t'ia fillojnë jetës prej fillimit, të pastër prej çdo gjëje.

Nga kjo vlerë e madhe e pendimit, vijnë edhe frytet e tij të mëdha, siç është shlyerja e të këqijave dhe hyrja në Xhenet (Ali Imran, 133-135; Tahrim, 8), ripërtëritja e besimit (Furkan, 68-70), shndërrimi i të këqijave në të mira (Furkan, 70; Fet'h, 1-2), ngadhënjimi ndaj armikut të përbetuar (A'raf, 16-17; Sad, 82-83), triumfi ndaj epshit nxitës në të keqe (Jusuf, 53), krijon jetë të qetë dhe të sigurt (Hud, 3) si dhe krijon shtim të furnizimit dhe fuqisë. (Nuh, 10-12).

**Kushtet e pendimit**

Për pendimin e sinqertë ka disa kushte që duhet të zbatohen në mënyrë që pendimi të jetë i pranuar.

Kushti i parë: Sinqeriteti ndaj Allahut të Madhërishëm. Me fjalë të tjera, shkaku i pendimit tënd duhet të jetë dashuria ndaj Allahut dhe Madhështisë së Tij, si dhe të shpresuarit për shpërblimin e Tij, frika nga dënimi i Tij, dhe të mos kesh qëllim përfitues apo ndonjë qëllim tjetër, sepse pendimi bëhet vetëm për Zotin dhe jo për dikë a diçka tjetër. Allahu thotë: "Përveç atyre që u penduan, u përmirësuan, iu përmbajtën Allahut dhe praktikojnë sinqerisht fenë e tyre për Allahun..".. ( Nisa,146) I Dërguari i Allahut kishte thënë: "Allahu i Lartësuar e pranon vetëm atë vepër që është e sinqertë për Të dhe me të cilën shpresohet Mëshira e Allahut".[3]

E, prej lutjeve të njohura të Omerit, ishte edhe kjo: "O Zot, bëje të mirë tërë punën time, bëje atë të sinqertë vetëm për Ty, e mos e bëj për askënd tjetër".[4]

Kushti i dytë: Braktisja e mëkatit të bëhet menjëherë. Ngase nuk imagjinohet pendim, përderisa individi insiston për mëkate. E në këtë kontekst i Madhërishmi ka shpallur: "Nuk është pendim (i pranueshëm) i atyre që vazhdimisht bëjnë punë të këqija..." (Nisa,18)

Kushti i tretë: pendimi për mëkatin e bërë. Pendimi nuk realizohet përpos nëse personi pendohet dhe ndien keqardhje për veprat e këqija që ka bërë.

Kushti i katërt: Zotimi se nuk e përsërit atë mëkat.

Kushti i pestë: Kthimi i hakut (së drejtës) atyre që i ka dëmtuar ose t'u kërkohet falje.

**Shenjat e pendimit**

Pasi të arrihet pendimi i sinqertë, duke plotësuar kushtet, ekzistojnë disa shenja të vërtetësisë së pendimit:

- Që robi, pas pendimit, të jetë më i mirë sesa ka qenë më parë.[5] Pas pendimit, njeriu duhet të jetë më i mirë sesa ka qenë më parë, ai duhet të marrë mësim nga e kaluara e tij, në mënyrë që e kaluara t'i shërbejë si shembull për të mos rënë përsëri në situata të tilla çfarë ka kaluar.



- Gjithmonë të jetë i shoqëruar nga frika mos po kthehet në mëkate. Sepse i mençuri nuk beson se mund ta mashtrojë Zotin, frika e tij duhet të vazhdojë gjithnjë derisa meleku i ngarkuar me marrjen e shpirtit t'ia marrë shpirtin.
- Çdoherë t'i dridhet zemra nga keqardhja. Frika e madhe nga dënimi i Allahut duhet ta drithërojë gjithnjë zemrën e besimtarit, ai gjithnjë duhet të ndiejë një lloj keqardhjeje për atë që ka bërë.
- Mëkati që ka bërë, t'i duket i madh, edhe pas pendimit. Asnjëherë nuk duhet shpërfillur mëkati, sado i vogël të jetë, ngase mund të duket i vogël për sytë tanë, po të jetë i madh për Zotin. Disa nga të parët thoshin: "Mos shiko se sa është mëkati i vogël, por shiko se kujt i ke bërë mëkat".

**Pendimi është shpëtim**

Mëkatet e shkatërrojnë njeriun, kurse pendimi e shpëton atë nga një shkatërrim përfundimtar.



I Madhërishmi thotë: "E për sa i përket atij që është penduar, që ka besuar dhe ka bërë vepra të mira, ai le të shpresojë se është nga të shpëtuarit". (Kasas, 67) Ai që është larguar nga mëkatet dhe është penduar tek Allahu, duke besuar sinqerisht dhe me besim të plotë në Atë, pastaj ka bërë punë të mira, s'ka dyshim se ai është prej të shpëtuarve. Në një ajet tjetër Ai thotë: "...Pendohuni të gjithë tek Allahu, o besimtarë, në mënyrë që të gjeni shpëtim..." (Nur,31) Ibn Kajjimi, rreth këtij ajeti, ka thënë: "Allahu iu drejtua me këtë ajet besimtarëve dhe krijesave më të mira të Tij që të pendohen tek Ai, pas besimit, durimit, shpërnguljes dhe luftimit të tyre. Pastaj e ndërlidhi pendimin me shpëtim... që, nëse pendohen, do të jenë të shpëtuar, e askush nuk e shpreson pendimin përveç pendestarëve".[6]

Besimtari i mençur shpejton për të kërkuar falje tek Allahu dhe për t'u penduar tek Ai, ndërsa hipokriti dhe ai që është mashtruar nga kjo jetë, vazhdojnë rrugëtimin pa koncept dhe pa ndonjë cak; ata ndoshta para tjerëve mund të shfaqin sinqeritetin e tyre, por veprat e tyre i kundërpërgjigjen atij sinqeriteti të rrejshëm.

Ibn Mubareku, për njerëz të tillë, kishte thurur vargje:

*Allahut I bën mëkate, kurse e shfaq dashurinë e Tij*
*Kjo për jetën time është analogji e çuditshme*
*Po të ishe vërtet i sinqertë, do t'I nënshtroheshe Atij*
*Ngase i dashuri nënshtrohet për të dashurin e tij.*[7]

**Dera e pendimit është e hapur**

Nga mëshira hyjnore e pakufishme ndaj njeriut, i cili shpeshherë e humb shpresën, është fakti se Allahu, këtij njeriu ia ka hapur derën e pendimit, e ka urdhëruar atë që të kthehet e të pendohet tek Ai, të afrohet tek Allahu, sa herë që atë e mundin dhe e rëndojnë mëkatet dhe të këqijat, e sikur të mos ishte kjo shpresë e madhe nga Allahu, njeriu do të binte në situata tejet të vështira dhe pa rrugëdalje, do të shuheshin shpresat e tij për mëshirën dhe faljen nga ana e Allahut.

Kjo derë e pendimit vazhdon të jetë e hapur dhe në pritje të mëkatarëve, i pret ata që të shpejtojnë me pendimin. I Dërguari i Allahut ka thënë: "Me të vërtetë në vendin ku perëndon dielli, është një derë e hapur, gjerësia e së cilës është sa rrugëtimi 70-vjeçar, vazhdon të mbetet kjo derë e hapur derisa të lindë dielli nga perëndimi i tij, atëherë nuk i bën dobi besimi askujt, nëse nuk ka besuar para kësaj, ose nuk ka bërë në besimin e tij kurrfarë të mire".[8]

Prandaj, o njeri, mos hezito, po hyr në këtë derë para se ajo të mbyllet, mos e prit fundin, po fillo nga ky çast, djalli mundohet që ti ta zvarritësh pendimin, dëshiron nga ti të mos pendohesh, ngase dëshiron që të ketë sa më shumë shokë në ditën kur do të dalë para Zotit, prandaj, mos u habit nga fjalët e tij dhe nga fjalët e shumë djajve njerëzorë, thyeje urdhrin e tyre dhe praktikoje Urdhrin e Krijuesit tënd me pendim dhe kërkimfalje. Dera e pendimit është hapur për ty dhe ajo pret nga ti që të hysh në të.

Një poet ka thënë:

*O ti mendjemadh, ngrihu dhe ki kujdes*
*Të ka kaluar kërkesa dhe karvani ka shkuar*
*Nëse ke bërë mëkate, ngrihu dhe kërko falje*
*Tek Bujari Që pranon faljen*
*Shko te Zotëria yt, shpresa më e madhe*
*Që i fal natën mëkatet e ditës.*

(1) Ibn Sened, Abdurrahman ibn Abdullah, Ed-Dinu en-Nesihatu, Riad, 2002, f. 47. (2) Haziri, Ejup, Pendohu, o mëkatar!, Fondacioni i Rinisë Islame, Zvicer, 2007, f. 143. (3) Transmeton Nesaiu, hadithi është i mirë-hasen. (4) Sedlan, Salih ibn Ganim, Et-Tevbetu ilAllah, ma'naha, hakikatuha, fadluha ve shurutuha, 1412h, f. 21. (5) Kardavi, Jusuf, Et-Tevbetu ilAllah, f. 118. (6) Xhevzi, Ibn Kajjim, Medarixh Es-Salikine, vëll. I, f. 198. (7) El-Afifi, Taha Abdullah, Min Vesaja Err-Rresul, vëll. II, f. 663. (8) Ibni Maxheh në Sunenin e tij, nr. 4070.



## MYFTIU TËRNAVA PRITI MINISTRIN E DIASPORËS IBRAHIM MAKOLLI

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 28 qershor priti Ministrin e Diasporës Ibrahim Makolli.

Myftiu Tërnava fillimisht përshëndeti vendimin e Qeverisë për themelimin e Ministrisë së Diasporën si dhe uroi Ministrin Makolli për detyrën e re.Myftiu e njohu Ministrin edhe me përvojën që ka Bashkësia Islame në Diasporë si dhe me vendimin e mëhershëm të Kryesisë së BIK-së për të themeluar Departamentin për Diasporën pranë Kryesisë së BIK-së. Myftiu tha se Ministria e Diasporës, gjatë aktiviteteve të veta në Diasporë, duhet të bashkërendojë punët edhe me Departamentin për Diasporë të Kryesisë së BIK-së. “Ne mërgatën në Diasporë e kemi të organizuar përmes xhamive, xhamateve dhe qendrave islame; me ta jemi në kontakt të vazhdueshëm dhe ata presin ndihmën tonë në sigurimin e literaturës, sigurimin e imamëve, të mësuesve e për nevoja të tjera”,- tha ndër të tjera Myftiu Tërnava. Ministri Makolli tha se krijimi i Ministrisë së Diasporës u bë me të vetmin qëllim që institucionet e Kosovës të jenë sa më afër njerëzve në Diasporë, të cilat tash kanë nevojë për kujdes institucional. Myftiu Tërnava e Ministri Makolli çmuan lart kontributin e Diasporës për Kosovën. Po ashtu, Myftiu Tërnava dhe Ministri Makolli u dakorduan që të bashkërendojnë aktivitetet në Diasporë. (R. Shkodra)

## MYFTIU TËRNAVA VIZITOI KUVENDIN KOMUNAL TË VITISË

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, kryemami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, Ahmet Sadriu –përgjegjës për veprimtari botuese dhe kryetari i KBI-së të Vitisë, Husamedin Hoxha më 9 qershor vizituan KK



të Vitisë ku u priten nga Kryetari i Komunës Nexhmedin Arifi. Kryetari Arifi, e njohu Myftiun Tërnava rreth zhvillimeve në këtë komunë si rreth projekteve, investimeve të bëra,etj. Duke thënë se qytetarët e Vitisë kanë nevoja të mëdha dhe të shpejta, por për shkak të kushteve financiare intervenimi i shpejt është i pa mundur por prapë i falënderoi ata për mirëkuptimin e tyre” u shpreh Arifi. Kryetari foli edhe për mirëmbajtjen e varrezave dhe tha se së shpejti do të hapët një tender për këtë pasi mirëmbajtja e tyre tregon edhe një kulturë humane. Ndërsa Myftiu Ternava tha se edhe BIK është duke u munduar që të jep kontributin e saj në të mirën e qytetarëve dhe në luftimin e gjërave të këqija të cilat shkojnë në dëm të vendit. Ai mandej tha se është me rëndësi që edhe Këshillat e BI të ndihmohen nga Kuvendet Komunale që të fuqizohet edhe më tutje. Myftiu Tërnava uroi kryetarin e Komunës edhe për kontributin e Komunës e dhënë për akademinë përkujtimore kushtuar dëshmorit Jonuz Zejnullahu. Ndërsa Husamedin Hoxha - kryetar i KBI-së tha se komuna e Vitisë ka përkrahur Këshillin dhe besimtarët në nevojë si në rastet e varrimit të personave me kushte jo të mira materiale. (R. Shkodra)

## MYFTIU TËRNAVA I FOLI XHAMATIT TË FERIZAJT PËR MIRAXHIN

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 28.06.2011, me rastin e natës së madhe të Miraxhit, qëndroi në Ferizaj, ku fillimisht përuroi aneksin e Xhamisë së boshnjakëve, e më pastaj, para namazit të drekës, i foli xhematit për Miraxhin.

Në Xhaminë e boshnjakëve, përveç një numri të madh të besimtarëve ferizajas, qenë të pranishëm edhe udhëheqësit e KBI-së të Ferizajt si dhe disa mysafirë- imamë nga Shqipëria.



Myftiu Tërnava xhematit i foli për rëndësinë që ka Miraxhi në historinë islame, për se ai tha se është një ndër ngjarjet më të rëndësishme për myslimanët, sepse: "Në vitin e 12 të pejgamberisë, i mërzitur nga vdekja e xhaxhait - Ebu Talibit dhe bashkëshortes së tij - Hatixhes, e i lodhur nga refuzimet e mundimet që i bënin mushrikët e Mekës e të rrethit të saj, Muhamedi a.s. u qetësua e u ngushëllua nga ftesa që i bëri Allahu xh.sh. për t'u takuar me të në hapësirat e larta qiellore. Kjo është një prej muxhizeve (ngjarjeve të jashtëzakonshme) të Muhamedit a.s., krahas muxhizes më të madhe të tij, që ishte shpallja e Kur'anit fisnik, i cili ka qenë e do të mbetet i paarritshëm e i papërsëritshëm. Sipas shumicës së historianëve, kjo ngjarje ka ndodhur në natën e 27 të muajit Rexheb, një vit para se Muhamedi a.s. të shpërngulej prej Mekës në Medinë. Kjo ngjarje, e cila quhet Isra (udhëtim nate prej Meke deri në Mesxhidul Aksa, Jerusalem) dhe Miraxh (ngjitje në sferat e larta qiellore), përmendet si në Kur'an, ashtu edhe në hadithet e Pejgamberit a.s.. Në Kur'an një kaptinë e tërë quhet el-Isra, në ajetin e parë të së cilës Allahu xh.sh. thotë: "Pa të meta është Lartmadhëria e Atij Që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është Gjithëdëgjuesi, Gjithëvëzhguesi", - theksoi Myftiu Tërnava para xhematit të Ferizajt. (R. Shkodra)



## MYFTIU TËRNAVA VIZITOI FSHATIN DRAJÇIÇ

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët dhe nga përfaqësuesit e KBI-së të Prizrenit, ka vizituar më 27.06.2011, fshatin Drajçiç (Prizren), në të cilin jatojnë pjesëtarët e komunitetit boshnjak e serb. Banorët boshnjakë të Drajçiçit u bënë pritje madhështore Myftiut Tërnava dhe bashkëpunëtorëve të tij. Gjatë bashkëbisedimit me banorët e këtij fshati të largët, Myftiun Tërnava ata e njohën me kushtet e jetës, sfidat me të cilat përballen si dhe nevojat që kanë banorët e këtij lokaliteti. Myftiu Tërnava vizitoi edhe xhaminë që është në ndërtim e sipër, dhe atyre u premtoj një ndihmë financiare për kryerjrn e punimeve sipas planit. Banorët e Drajçiçit e falënderuan Myftiun për vizitën, kujdesin dhe ndihmën e vazhdueshme që ka treguar Bashkësia Islame për fshatrat e kësaj ane. (R. Shkodra)



## MYFTIU TËRNAVA PRITI UDHËHEQËSIT E PARLAMENTIT STUDENTOR TË UP-SË

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, priti kryetarin e Parlamentit të Studentëve të UP-së, Selim Daku, i cili shoqërohej nga dy nënkryetarët, Mentor Hasani e Haxhi Luma.

Udhëheqësit e Parlamentit të Studentëve të Universitetit të Prishtinës(UP) falënderuan Myftiun për pritjen si dhe për angazhimin e kontributin që ka dhënë e po jep edhe tani Bashkësia Islame për proceset nëpër të cilat ka kaluar Kosova. Kryetari i Parlamentit Studentor, Selim Daku, falënderoi Myftiun për angazhimin e tij dhe të BI-së për studentët e UP-së, sidomos tash së fundi për sigurimin e bursave nga Banka Islame për Zhvillim. Po ashtu udhëheqësit e Parlamentit të Studentëve e njohën Myftiun Tërnava me strukturën udhëheqëse të parlamentit si dhe me objektivat që ka Parlamenti i studentëve. Ndërsa Myftiu Mr. Naim Tërnava, pasi ka përgëzuar studentët për sukseset e arritura në studime, tha se Bashkësia Islame e Kosovës do jetë gjithherë në krah dhe në mbështetje të tyre. "Kosovës i duhet rini e shkolluar dhe e arsimuar, andaj ne si shoqëri duhet që të rinjve tanë t'u krijojmë mundësinë që të arsimohen sipas standardeve ndërkombëtare" – theksoi ai. Myftiu gjithashtu tha se edhe në të ardhmen nuk do të mungojë bashkëpunimi dhe përkrahja e BI për studentët dhe asociacionet e tyre.






## SHËNOHET PËRVJETORI I 25-TË I REVISTËS "DITURIA ISLAME"

Më 23 qershor, me një manifestim rasti, revista "Dituria Islame", në prani të udhëheqjes më të lartë të BI-së të Kosovës, qeveritarëve, deputetëve, bashkëpunëtorëve, ish-kryeredaktorëve, redaktorëve, si dhe mysafirëve të shumtë, - ka shënuar 25-vjetorin e veprimtarisë së saj të suksesshme e të begatshme. Në këtë manifestim roli dhe kontributi i revistës "Dituria Islame" u çmua lart, si në aspektin fetar ashtu edhe në atë kombëtar, kulturor, historik e informativ.

Duke iu drejtuar të pranishmëve, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, për rrethanat në të cilat doli "Dituria Islame" para 25 vjetësh, tha: "Megjithëqë në sistemin komunisto-ateist, hoxhallarët tanë gjetën formë e mundësi që të botonin një revistë, siç është "Dituria Islame", e cila me kalimin e kohës u bë një tribunë e hapur e mësimeve për fenë, për kombin, për kulturën e qytetërimin. Dihet mirë që deri në fillim të viteve '50 në gjuhën shqipe në Kosovë, Maqedoni e në Malin e Zi, nuk e kishim asnjë titull botimesh fetare në gjuhën shqipe. Dhe sot - elhamdulilah prej Zotit - kemi arritur të kemi qindra e mijëra tituj botimesh fetare në gjuhën shqipe, kështu që tani edhe i riu edhe i moshuari kanë mundësinë të lexojnë e të mësojnë për fenë e vet, për kulturën e vet, për qytetërimin e vet, për të kaluarën e vet si shoqëri". Më tutje, duke vlerësuar revistën, Myftiu theksoi edhe këtë: "Dituria Islame" dha një kontribut edhe në fushën kombëtare, qëndroi drejt e dha vlerësime të drejta edhe për luftën në Bosnjë e në Kroaci dhe pastaj në Kosovë e Maqedoni". Ahmet Sadriu – përgjegjës për veprimtarinë botuese në Kryesinë e BIK-së, për përvjetorin e revistës, pasi përshëndeti e falënderoi të pranishmit, tha: "Jubile të tilla janë raste të mira që të kujtohet e kaluara, të vlerësohen puna e bërë, arritjet, sfidat dhe vështirësitë. Tanimë s'ka dyshim që revista "Dituria Islame" paraqet një vlerë të rëndësishme të shoqërisë sonë në përgjithësi, e të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe besimtarëve tanë të respektuar, në veçanti".

Të pranishmëve, me një fjalë përshëndetëse iu drejtua edhe Agron Hoxha – drejtor i marrëdhënieve me publikun dhe mediet në kryesinë e Komuniteti Mysliman Shqiptar, i cili, pasi përgëzoi e uroi zyrat e BIK-së, përcolli përshëndetjet dhe urimet e kryetarit të KMSH-së h. Selim Muça.

Në fjalën e tij, kryeredaktori i revistës "Dituria Islame", Mr. Rexhep Suma, përveç të tjerash, theksoi: "Dituria Islame" doli me një ide të guximshme dhe përparimtare, dhe kështu qysh në fillim tejkaloi etnicitetin duke u bazuar në obligimet kuranore, pra në emër të një ideali universal të barazisë, brenda suazës së besimit fetar. Ajo krijoi vetëdije të re për çështje të përgjithshme dhe pikëpamje të tilla. Si revistë mujore fetare, shkencore e kulturore, e themeluar në qershorin e vitit 1986, "Dituria Islame" qëndroi e fuqishme në misionin e saj të informimit dhe thirrjes islame në vendin tonë, por dhe më gjerë. Ishte zëri i myslimanëve në kohën kur çdo gjë ishte moniste dhe jo vetëm nuk përfilleshin as përkraheshin mesazhet fetare islame, por ato edhe luftoheshin vazhdimisht" – përfundoi fjalën e tij Suma. Ndërkaq, ish - kryeredaktori i parë i revistës "Dituria islame", Jetish Bajrami, në fjalën e tij përshëndetëse tha:"Të flasësh për "Diturinë Islame", në cilësinë e themeluesit dhe










kryeredaktorit të
parë, do të thotë të flasësh për një etapë shumë të rëndësishme dhe tejet delikate të kombit dhe për të kuptuarit real të rëndësisë dhe momentit të themelimit të kësaj reviste".

Në këtë përvjetor, me referate vlerësuese për revistën u paraqitën akad. Feti Mehdiu dhe Dr. Hysen Matoshi. Mehdiu, në referatin e titulluar "Dituria Islame – prijatare e gazetarisë islame shqiptare", ndër të tjera, tha: "Për këta 25 vjet në faqet e "Diturisë Islame" u provuan dhe u kultivuan me sukses penat e një plejade të re bashkëpunëtorësh në të gjitha fushat e kulturës islame dhe të publicistikës në përgjithësi. Këtu gjeti hapësirë për zhvillim: informacioni, reportazhi, intervista, fejtoni, polemika shkencore, përkthimi, madje edhe poezia e proza, deri edhe konkurset e shpalljet e tjera. Nga këto pena sot Hapësira shqiptare ka autorë me kontribute origjinale si botime të veçanta, të cilat kanë parë dritën nën ombrellën e shtëpisë botuese "Dituria Islame" dhe të shtëpive të tjera botuese". Ndërkaq, Dr. Hysen Matoshi u paraqit me temën "Dimensioni kulturor, shkencor e kombëtar i revistës "Dituria islame", ku, ndër të tjera, spikati: "Le të na lejohet të supozojmë vetëm për një moment, duke shtruar pyetjen: Si do të dukej Bashkësia jonë Islame e Kosovës dhe përgjithësisht e shqiptarëve, pa këtë revistë? A do ta kishte këtë dinamizëm që ka sot, këtë nivel të dijeve islame dhe këtë traditë të komunikimit të tyre? A do të kishim informacionin e duhur mbi rëndësinë e pjesëmarrjes së kulturës islame në makrosistemin tonë kulturor e kombëtar? Pa asnjë dyshim, përgjigjet e këtyre pyetjeve e vërtetojnë gjithanshëm rolin e madh që ka luajtur kjo revistë, e konceptuar fillimisht, pothuajse ekskluzivisht, si fetare, për të evoluuar me kohë në një strukturë më komplekse dhe më gjithëpërfshirëse tematike nëpërmjet plotësimit me komponente të rëndësishme kulturore e shkencore, qofshin të traditës sonë, qofshin të asaj botërore".

Në fund, Kryesia e BI-së të Kosovës, në përvjetorin e 25-të të revistës, dha dy mirënjohje: H. Jetish Bajramit, kryeredaktor i parë i revistës "Dituria Islame", për kontributin e dhënë në nismën, themelimin dhe udhëheqjen e suksesshme të revistës gjatë viteve 1986-1990, dhe Mr. Qemajl Morinës, për kontributin e dhënë në kultivimin, afirmimin dhe sensibilizimin e fjalës së shkruar në revistën "Dituria Islame". (R. Shkodra)





## MYFTINJTË NGA SHQIPËRIA PËR VIZITË NË KOSOVË

Udhëheqësit e Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, të prirë nga nënkryetari Bujar Spahiu, si dhe myftinjtë e myftinive, janë pritur në selinë e kryesisë së BI-së të Kosovës nga zëvendëskryetari i Kryesisë së BIK-së, Dr. Fahrush Rexhepi, i cili shoqërohej edhe nga sekretari i Kryesisë së BIK-së Resul Rexhepi dhe kryeimami Sabri ef. Bajgora. Mysafirët nga Shqipëria i përshëndeti dhe u uroi mirëseardhje në Kosovë dhe në institucionet e BIK-së zëvendëskryetari i Kryesisë, Dr. Fahrush Rexhepi. Ndërkaq, sekretari i Kryesisë së BIK-së, Resul Rexhepi, i njohu myftinjtë me historikun e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe të institucioneve të saj. Në emër të mysafirëve falënderuan nënkryetari i KMSH-së Bujar Spahiu dhe Myftiu i Tiranës, Hfz. Shaban Salihaj. Myftinjtë nga Shqipëria vizituan edhe Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, ku u pritën nga dekani Dr. Qazim Qazimi. Ata vizituan gjithashtu medresenë "Alauddin". Po në Prishtinë, mysafirët nga Shqipëria vizituan edhe xhamitë dhe objektet monumente. Gjatë qëndrimit në Kosovë, myftinjtë nga Shqipëria do të vizitojnë Vushtrrinë, Mitrovicën, Skenderajn, Kompleksin memorial "Adem Jashari" në Prekaz, si dhe Pejën, Gjakovën e Prizrenin. (R. Shkodra)

## KUVENDI I BIK MIRATOI BUXHETIN PËR VITIN 2011

Më 11 qershor 2010, u mbajt mbledhja e rregullt e Kuvendit të BI të Kosovës, e treta në këtë përbërje të Kuvendit. Përpos delegatëve, në mbledhje qe i pranishëm Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga anëtarët e kryesisë e bashkëpunëtorët e tij.

Pas leximit të një ashereje nga Kurani famëlartë, dhe fjalëve përshëndetëse të kryetarit të Kuvendit, dr. Xhabir Hamitit dhe myftiut mr. Naim Tërnava, delegatët e Kuvendit në rend dite patën këto pika: -Raporti i punës njëvjeçare të kryesisë së BI të Kosovës; -Elaborati i buxhetit, Llogaria përfundimtare për vitin 2010, me raportin e Komisionit financiar, dhe aprovimi i buxhetit për vitin 2011. - Verifikimi i mandateve të anëtarëve të rinj; -Të ndryshme. Për raportin e punës një vjeçare të kryesisë u zhvillua debat konstruktiv i shoqëruar me disa propozime e vërejtje, pas së cilave, delegatët miratuan raportin e punës së Kryesisë për periudhën njëvjeçare prill 2010- prill 2011. Më pas delegatët pasi dëgjuan raportin e komisionit financiar, që e paraqiti kryetari i komisionit, Xhavit Qerimi, miratuan Llogarinë përfundimtare për vitin 2010. Ndërsa Projektbuxhetin për vitin 2011, para delegatëve e paraqiti referenti financiar Kasim Gërguri. Delegatët pas një diskutimi cilësor, miratuan unanimisht projektbuxhetin për vitin 2011. Kuvendi i Bashkësisë Islame miratoj propozimin e Kryesisë së BIK, dhe votoi themelimin e Këshillit të Bashkësisë Islame në Fushë-Kosovë. KBI në Fushë-Kosovë aktivitetin e vetë do e ushtroj në territorin administrativ të komunës së Fushë-Kosovës. Kuvendi po ashtu, verifikoi edhe mandatin e delegatit të KBI së Bujanocit, Berat Alimi, i cili zëvendëson Sulejman Fejzullahun i cila ka shkuar në detyrë të re. Në këtë mbledhje Kuvendi plotësoj dy vende vakante në komisionet e kuvendit, kështu Agim Hyseni u zgjodh anëtar i komisionit disiplinor i shkallës së dytë, ndërsa Visar Koshi –anëtar i komisionit juridiko administrativ. Kuvendi debatoi edhe për Fakultetin e Studimeve Islame. Delegatët njëzëri i kërkuan Myftiut që ta zgjidh çështjen e FSI-së. (R. Shkodra)



## MYFTINIA E BAJRAM PASHËS SË STAMBOLLIT NË MITROVICË NDËRTON XHAMI MADHËSHTORE

Nga data 15.05.2011-18.05.2011, në Mitrovicë qëndroi një delegacion i Myftinisë së Bajram Pashës me në krye Prof.Dr. Izet Shenerin,ku u prit nga kryetari i KBI-së të Mitrovicës, Jetish ef. Berisha, me bashkëpunëtorë, të cilët kishin përgatitur edhe një program të veçantë për mysafirin e tyre. Mysafirët, të shoqëruar nga ef. Jetishi dhe bashkëpunëtorët e tij, vizituan varrezat e Familjes Jashari në Prekaz, ku për shpirtin e dëshmorëve u bënë lutje, e më pastaj Myftiu Shener dhe mysafirët e tjerë u pritën në Kullën e Jasharajve nga Mr. Murat Jashari, i cili si çdoherë, me modesti e urtësi, tregoi në vepër bujarinë e kësaj familjeje të madhe, e cila ka qenë, është dhe do të mbetet gjithmonë simbol i bujarisë dhe mikpritjes shqiptare.Pas kësaj vizite delegacioni u kthye në selinë e KBI-së të Mitrovicës dhe aty Myftiut Shener dhe bashkëpunëtorëve iu bë një pritje madhështore nga imamët dhe punëtorët e këshillit. Vëllazërimi që ka filluar ndërmjet dy myftinive do të vazhdojë edhe në të ardhmen përmes aktiviteteve të ndryshme, ndërsa nga imamët pati kërkesa që imamët dhe myezinët të dërgohen nëpër seminare dhe trajnime në Stamboll. Myftiu Shener këtë iniciativë e mirëpriti dhe tha se në një të ardhme do të bëhet edhe kjo. Myftiu Shener u dhuroi imamëve nga një xhybe.

Delegacioni, i shoqëruar nga kryetari i KBI-së, i bëri një vizitë edhe kryetarit të kuvendit të komunës së Mitrovicës, z.Avni Kastratit. Me këtë rast Myftiu Shener tha se ndihet mirë që gjendet në Mitrovicë, një komunë kjo me të cilën, në aspektin fetar, komuna e Bajram Pashës në Stamboll mban kontakte vëllazërore. Ai i tha kryetari Kastrati se ka ardhur në Mitrovicë me bashkëpunëtorët e tij për të prezantuar projektin për ndërtimin e një xhamie të re në qendër të qytetit, që do të jetë xhamia më e madhe që ka pasur Kosova ndonjëherë.

"Duke pasur parasysh nevojat e mëdha të besimtarëve të Mitrovicës për hapësira për të kryer obligimet e tyre fetare, ne kemi vendosur që të ndërtojmë këtu një xhami moderne, të tipit që ekziston në komunën Bajram Pasha. Kemi sjellë me vete edhe projektin e xhamisë të hartuar nga ekspertët tanë, me qëllim që edhe ju të jepni pëlqimin tuaj dhe të përgatisni në afatin sa më të shkurtër të mundshëm kohor lejet përkatëse dhe të na ndihmoni për disa çështje përgatitore për fillimin e menjëhershëm të punimeve në realizimin e projektit", - i ka thënë, Myftiu Shener Kryetarit Kastrati. Kastrati, pasi e falënderoi Myftiun Shener për ndihmat e vazhdueshme që Myftinia e komunës Bajram Pasha ka ofruar për qytetarët e Mitrovicës, tha: se komuna do të ofrojë me kohë të gjitha lejet e nevojshme për ndërtimin dhe do të ndihmojë aq



sa ka mundësi në ndërtimin e kësaj xhamie". Në mbrëmje delegacioni, i shoqëruar nga Kryetari i KBI-së të Mitrovicës u takuan edhe me Myftiun Tërnava, i cili, në emër të Kryesisë së BIK-së, falënderoi Myftininë e Bajram Pashës si dhe Kryetarin e Dijanetit Prof. dr. Mehmet Gormez, për përkrahjen e vazhdueshme që po i ofrohet kryesisë së BIK-së duke shpresuar se edhe në të ardhmen do të vazhdohet një bashkëpunim i tillë. (Rexhep M. Lushta)

## DOKTOROI MUSA VILA

Kandidati Mr. Musa Vila me sukses ka mbrojtur temën e doktoraturës në lëmin e hadithit me temën "Veprimtaria e Ahmed ef. Kaleshit në fushën e hadithit, e në veçanti në dorëshkrimin e "Kenzul irfan fi ehadithi nebiji ahiriz zeman" "Thesari i njohurive në hadithet e Profetit të kohës së fundit". Për shkak të mosnjohjes së shtetit të Kosovës nga ana e Bosnjës dhe Hercegovinës, kanidati Mr. Vila si student i Fakuletit të Shkencave Islame në Sarajevë (FIN) është dashur që mbrojtjen të bëjë në në sallën e Kryesisë së BI të Kosovës më 18.5.2011. Komisioni në përbërje prof. dr. Adnan Silajxhiç (kryetar komisioni), prof. dr. Ismet Bushatliç (anëtarë, dekan i (FIN), prof. dr. Zuhdija Hasanoviç (mentor dhe anëtarë) si dhe prof. dr. Fuad Sediç (anëtarë). Punimi është i ndarë në pesë kapituj. Hadithi tek shqiptarët, Jeta dhe vepra e B. Hasan Kaleshit, Jeta dhe veprimtaria e djalit të tij dr. Hasan Kaleshit, Dorëshkrimi i Ahmed B. Kalashit "Kenzul irfan fi ehadithi nebiji ahiri zeman", Komentimi i tetëmbëdhjetë kapitujve të dorëshkrimit dhe studimi i tyre. Në ekspozenë e tij kanidati Mr. Vila theksoi se në vazhdën e shumë dijetarëve që kultivuan hadithin tek shqiptarët, pa dyshim është edhe Ahmed Hasan Kaleshi, i cili pas vetes kishte lënë një gjurmë të pashlyeshme në kontributin e hadithit tek shqiptarët.



Dorëshkrimi i tij "Kenzul irfani fi ehadith enebij fi ahiri zeman". Në vazhdimai foli mbi motivet e përcaktimin mbi temën përveç strukturës së punës dhe konkluzat me të cilët erdhi kanidati me rastin e hulumtimit. Theks të veçant tha se Ahmet Kaleshi është prej familjes së ylemave, kështu që gjyshi Aliuka qenë një myfti me respekt kurse xhaxhai i tij Hyseni ka mbajtur vaze edhe jasht Ballkanit si në Damask, Bursë etj. Kurse vetë Ahmet ef. në bazë të rezultateve të arritura në punën e imamit ka rënë në sy të pushtetit jugosllav kështu që 1956 ëshët dashur që të emigroi në Turqi. Krahas edukimit të brezit të ri të familjes së vetë, ai ka mbajtur gratis ligjërata të ndryshme në xhamitë e Stambollit si në xhaminë Sulejmanije dhe në xhaminë Fatih, derisa vdiç më 1962. Pas ekspozeut anëtarët e komisionit, patën rastin të shtrojnë pyetje rreth punimit të doktoraturës dhe nuk ngurruan të falenderojnë kanidatin për punën metodologjike të tij, dhe ky dezertacion doktorature krahas vërejtjeve të cilat u bënë nga komisioni e që padyshim do ta begatojnë kualitetin e punimit në mënyrë që në kohën më të shpejt të sheh dritën e botimit. (N. Dernjani)



## EDHE NJË MAGJISTËR NË BASHKËSINË ISLAME

Më 15/06/2011 kandidati Besim Mehmeti arriti të mbronte me sukses tezën e magjistraturës në universitetin "KING SAUD" të Rijadit (Arabi Saudite).Komisioni i përbërë nga Dr. Gasan Badi (Ph.D. Curriculum And Instruction) mentor, Dr. Abdulmohsen S. Aloqaili (Associate Professor of Reading& Language Art) dhe Ph.D. Dahilallah Al-Dehmani nga universiteti "Um Al- Qura" - vlerësoi lart punimin e paraqitur: "Problematikat e mësimdhënies së Gjuhës Arabe në Kosovë-medresenë 'Alaudin". Ky është studimi i parë në këtë fushë, në të cilin studiuesi u përpoq të paraqiste disa probleme të mësimdhënies së Gjuhës Arabe në medrese, nga pikëpamjet profesionale të kurikulave dhe metodologjive bashkëkohore të mësimit. Pas diskutimit për afro dy orë, dhe duke dhënë disa vërejtje profesionale rreth punimit, komisioni vendosi t'i jepte kandidatit Besim Mehmetit gradën shkencore Master. Besim Mehmeti u lind më 1977 në Beograd, ku përfundoi shkollën fillore dhe pastaj u regjistrua në medresenë "Gazi Husrev Beg" të Sarajevës, por me fillimin e luftës ndërpreu shkollimin atje për ta vazhduar dhe kryer në Siri, pikërisht në Damask. Aty vazhdoi studimet universitare në fakultetin "Dava Islamije" dega "Studimet Islame dhe Gjuha Arabe".Në vitin 2004-2005 mbaroi studimet universitare njëvjeçare për mësimdhënien e Gjuhës Arabe në Institutin e Gjuhës Arabe në universitetin "King Saud" të Riadit, me sukses të shkëlqyeshëm dhe, si student i dalluar që ishte, iu ofrua mundësia e studimit për Master në Fakultetin e Edukimit, dega "Kurikulat dhe metodat e mësimit", në fushën e specializimit të mësimdhënies së Gjuhës Arabe. Kështu, Besim Mehmeti arriti të bëhet kosovari i parë që përfundoi studimet Master në kryeqytetin e Arabisë Saudite, ku janë dy universitete më të mëdha të Arabisë Saudite, - "King Saud University" dhe "Imam Muhammad Ibn Saud Islamic University". (R. Shkodra)

## MAGJISTROI BURHAN HOXHAJ

Në Universitetin e Nju-Jorkut, përkatësisht në Baruch College, School of Public Affairs në Manhattan, përfundoi me sukses studimet Master Burhan Nehxmedin Hoxhaj. Burhani u lind më 5 janar 1978 (Istog). Shkollën fillore e mbaroi në Pejë dhe më pastaj u regjistrua në M.M. "Alauddin" të Prishtinës. Më 1997–98 u regjistrua në një institut të njohur për mësimin e gjuhës arabe për studentë të huaj në Damask të Sirisë. Në vitin 1998 vijoi Fakultetin e Jurisprudencës Islame në Universitetin Islamik të Bejrutit, ku diplomoi më 2002. Në maj të vitit 2003 u ngarkua me detyrën e sekretarit të KBI-së të Pejës, ku punoi deri në mars të vitit 2008. Gjatë viteve 2005-2009 ka qenë anëtar i redaksisë së revistës "Dituria Islame". Në vitin shkollor 2009-2010 përfundoi studimet Master në drejtimin "Administratë Publike", në Universitetin e qytetit të Nju-Jorkut, i cili konsiderohet nga 15 universitetet më të njohura dhe më konkurruesi për studimet pasuniversitare në fushën e administrimit publik në ShBA. Duke shpresuar se një ditë do t'i kthehet Kosovës dhe do të kontribuojë me punën dhe autoritetin e tij, Burhanit i urojmë shëndet dhe punë të mbarë në realizimin e aspiratave të tij. Suksese dhe fat! (M. Mavraj)



## SË SHPEJTI KREVASARIA ME XHAMI TË RE

Më 29 qershor 2011, në fshatin Krevasari (Malishevë), në një manifestim solemn, në prani të shumë besimtarëve, ku qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët dhe nga udhëheqësit e KBI-së të Malishevës, imamë e zyrtarë të KBI-së nga Prizreni, Suhareka etj., u vu gurthemeli i objektit për xhaminë e re. Para fillimit të vënies së gurthemelit, në qendër të fshatit, në oborrin e xhamisë së vjetër, ishin mbledhur një numër i konsiderueshëm besimtarësh, të cilët u bënë një pritje madhështore Myftiut Tërnava dhe shoqëruesve të tij. Krevasaria ka pasur xhami, e cila ka qenë e ndërtuar me material të dobët dhe e dëmtuar rëndë nga faktori kohë, prandaj për afërsisht nuk i plotësonte nevojat e besimtarëve të kësaj ane për kryerjen e obligimeve fetare. Ka qenë kërkesa e vazhdueshme e xhematit të këtij fshati që bëri të mundur ndërtimin e xhamisë së re, në vendin e xhamisë së vjetër. Në ceremoninë e gurthemelvënies të pranishmëve iu drejtuan imami i fshatit, Burim ef. Bytyçi, drejtori i fondacionit KDA, Rashit Xhari, si dhe në emër të fshatit, përshëndeti administratorja, znj. Filloreta Bytyçi. Ndërkaq, kryetari i KBI-së të Malishevës, Xhevat Kryeziu, tha se sot është ditë e veçantë për banorët e Krevasarisë dhe të Malishevës, që i Madhi Allah na dhuroi këtë dhuratë kur ne po nisim ndërtimin e xhamisë së re”. Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, pasi përshëndeti të pranishmit dhe falënderoi të gjithë faktorët që ndikuan në nisjen e ndërtimit të xhamisë së re, në fjalën e tij, ndër të tjerat, tha: “Allahu xh.sh. në Librin e Tij, në Kuranin famëlartë, ka kërkuar nga ne që të organizojmë jetën sipas fundamenteve që janë përshkruar në këtë libër -Kuran dhe porosive të Muhammed Mustafasë. E një prej porosive në këtë libër-Kuran është edhe ndërtimi i xhamive-shtëpive të Zotit, shtëpive të Allahut, e ne, në shenjë respekti ndaj Madhërisë, ndaj Zotit xh.sh., ndërtojmë xhami që të kemi mundësi ku t’u nënshtrohemi Urdhrave të Zotit në mënyrë praktike bashkërish”. Më tutje, Myftiu Tërnava, duke folur për xhaminë në Krevasari, tha: “Xhamia që po e nisim sot, është Shtëpi e Zotit. Nga ky vend, nga kjo faltore asnjëherë nuk ka të keqe, prej këtu nuk buron urrejtja; prej këtu buron dashuria , respekti , sinqeriteti , shtrirja e dorës për bashkëpunim me të gjithë , respektimi i vetes, respektimi i familjes, respektimi i tjetrit, respektimi i besimeve të tjera. Këtu do të edukohet brezi i ri, këtu do të mësohemi se si duhet jetuar e punuar”. Myftiu Tërnava para të pranishmëve falënderoi fondacionin KDIU për ndihmën financiare prej 60 mijë eurosh, dhe u zotua se pjesën tjetër të financimit do ta marrë ai përsipër. (R. Shkodra)

## VËHET GURTHEMELI I XHAMISË DHE OBJEKTEVE PËRCJELLËSE NË SHIPOL

Në afërësi të varrezave të qytetit në Shipol ështhë vë gurëthemeli i xhamisë dhe objekteve përcjellëse. Në ceremoni rast morri pjesë Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, kryetari i komunës së Mitrovicës z. Avni Kastrati dhe shumë xhematlinj. Kryetari i KBI të Mitrovicës z. Jetish Berisha ka përkujtuar se Pejgamberi a.s. ka garantuar shpërblime të veçanta për një vepër të tillë. Në fjalën e tij Myftiu i BIK Mr. Naim ef.Tërnava tha se Mitrovica ka pas fatin që në krye të tij të ketë një njeri si z. Kastrati i cili bashkoi guximin dhe dijen në të mirë të qytetarëve, prandaj veprimet e tij duhet të jenë model edhe për kryetarët e komunave të tjera se si duhet t’u ndihmohet qytetarëve në praktikë, jo vetëm ky projekt por edhe projekti të cilën komuna ka fillur ta implementoj në bashkëpunim me BI për mbulimin e shpenzimeve të varrimit të qytetarëve, janë dëshmia më e mirë se z.Kastrati po mundohet ta dërgoj në vend emanetin e marrë nga qytetarët e Mitrovicës, prandaj urojmë që së shpejti do të jemi së bashku edhe në përurimin e kësaj xhamie me të cilën nuk jemi të gëzuar vetëm ne por sot janë të gëzuar edhe banorët e këtyre varrezave “ka thënë Myftiu Tërnava. Një fjalë rasti e mbajti i edhe kryetari i Komunës z. Avni Kastrati. Ky objekt do të ketë një sipërfaqe rreth 320 $m^2$. (R. Lushta)





## GREMJA ME KATËR XHAMI

Më 2 qershor në fshatin Greme (Ferizaj), gjegjësisht në lagjen e Berishve, në prani të strukturave më të larta të BI-së të Kosovës, zëvendëskryetari i BIK-së të Kosovës, Fahrush ef. Rexhepi, kryeimami i BIK-së, Sabri ef. Bajgora, kryeredaktori i Diturisë Islame, Rexhep ef. Suma, dhe Sali ef. Jashari, si dhe të drejtuesve të KBI-së të Ferizajt e të shumë xhematlinjve, është vënë gurthemeli i xhamisë së fshatit. Ngritja e kësaj xhamie ishte e detyrueshme meqë në objektin e vjetër ishte e pamundur të kryheshin namazet. Imami i xhamisë, Naim ef. Nuha, tha se ky gurthemel që po vihet sot, do të jetë në shërbim të xhematit dhe të fshatit për nevoja fetare dhe gjithçka që ndërlidhet me të. Kryetari i KBI-së të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti, pasi uroi xhematlinjtë për fillimin e ndërtimit të kësaj xhamie, u lut që ndihma e të Madhit Zot të mos mungojë që sa më shpejt të përfundojë ky objekt. "Allahu dhe Pejgamberi i Tij i kanë lavdëruar llojin e njerëzve që ndërmarrin hapa për ndërtimin e shtëpive të Zotit dhe mirëmbajtjen e tyre. Vetëm këta janë besimtarë të sinqertë, kurse ata që pengojnë ndërtimin e xhamive në çfarëdo qoftë mënyre, ata janë pabesimtarë" - tha ef. Mehmeti. Në fjalën e tij, kryeimami i BIK-së, Sabri ef. Bajgora, duke folur në emër të Kryesisë së BI-së të Kosovës, pasi i ka uruar për vënien e gurthemelit të kësaj xhamie, tha se ndërtimi i xhamive është shenjë e mëshirës dhe bereqetit të Allahut xh.sh. " Në këtë shtëpi të Allahut – tha ai - do të edukohen fëmijët, nipat dhe gjeneratat e ardhshme, sepse edukata më e mirë që njeriu mund t'ia mbjellë dikujt në këtë botë, është edukata islame, e besimit në Allahun xh.sh.. Kjo xhami e dëshmon përkatësinë tonë fetare islame dhe përkushtimin tonë ndaj Tij. Allahu në Kuran na thotë 'Besimtarë të vërtetë janë ata njerëz që ndërtojnë xhamitë e Allahut, kujdesen për to, i mirëmbajnë ato, E besojnë Allahun dhe Ditën e Gjykimit. Kjo është xhamia e 735 që po ndërtohet dhe E lusim Allahun që për një kohë shumë të shkurtër, numri i xhamive të kalojë njëmijëshin dhe që me këtë të krenohemi para Tij, sepse e kemi lartësuar Fjalën e Tij në çdo vend të tokës së Kosovës". Kryeimami i KBI-së të Ferizajt, Sylejman ef. Roshaj, bëri duanë e gurthemelit duke u shprehur që Allahu ta bekojë këtë punë, t'ua lehtësojë çdo vështirësi që mund të dalë gjatë ndërtimit të kësaj xhamie dhe Allahu t'i gradojë me Xhenet të gjithë ata që kontrubuojnë për ndërtimin e kësaj xhamie dhe kjo të jetë një digë e pathyeshme, ku të lartësohet Fjala e Allahut xh.sh.". (Mr.R.Suma)



## NË DAJKOC VIHET GURTHEMELI I XHAMISË SË RE

Më 31.05.2011, pas namazit të drekës, në fshatin Dajkoc (Kamenicë) ishte ditë e madhe gëzimi. Ishin ftuar shumë mysafirë, kryetari i KBI të Kamenicës, kryetari i KK, z. Shaip Surdulli, xhemati i Dajkocit, pjesëtarë të policisë , imamë-hoxhallarë, etj. në aktin e gurthemelvënies së këtij objekti të shenjtë në këtë fshat. Pasi u kënduan dua dhe tekbire në shenjë madhërimi dhe falënderimi për Allahun xh.sh. filluan punimet zyrtarisht në ngritjen e kësaj shtëpie të Zotit, e cila do ta shtojë bukurinë e këtij fshati dhe të tërë kësaj ane. Fshati Dajkoc e ka xhaminë e vjetër në mes të fshatit, por ajo është shumë e vjetër dhe e dëmtuar e pa minare dhe nuk ka hapësirë të mjaftueshme. Për xhaminë e re, falë KK, është siguruar një vend më i përshtatshëm prej 10 arësh pranë rrugës së asfaltuar. Në këtë fshat, që ka afër 100 shtëpi me mbi 1000 banorë, deri më tash kanë hasur në mirëkuptim të plotë, që të përkrahet kjo nismë e mirë dhe e mbarë, sepse këtu ka munguar qe disa vite imami dhe nuk është falur xhumaja, teravitë dhe as bajrame që prej shumë kohësh. Nismëtari dhe organizatori i këtij aksioni është dr. Faton Krasniqi, kryetar i Bashkësisë Lokale të fshatit, i cili po angazhohet dhe po i njofton të gjithë njerëzit e fshatit të tij që gjenden edhe në diasporë, dhe njerëzit e tjerë vullnetmirë nga fshatra të tjera që të japin përkrahjen dhe ndihma, në mënyrë që kjo xhami të marrë udhë e të ngrihet ashtu si është më së miri. (Xh.Biçku)



## PAS 445 VJETËSH VIHET GURTHEMELI I XHAMISË SË RE NË PIDIÇ

Më 27 maj 2011 në fshatin Pidiç (Gjilan) u vu gurthemeli i xhamisë së re. Në ceremoninë e gurthemelvënies morën pjesë përfaqësues të KBI-së të Gjilanit, partive politike, arkitekti i projektit të xhamisë Muhamet Sadriu, aktivistë të shoqerisë civile si dhe qytetarë të shumtë nga rrethi e rajoni. Këshilli i xhamisë së fshatit me imamin Fehmi ef. Dalipi në krye, nuk kishin harruar që në këtë moment historik t'i ftonin edhe hoxhallarët që kishin kontribuar për vite të tëra në këtë xhami, siç ishte ish-imami, tash arkëtar i KBI të Gjilanit, molla Musa Kadriu, dhe Emin efendi Rashiti tash imam në xhaminë e Budrikës. Kryeimami i KBI-së të Gjilanit Iljaz ef.Mustafa, në ligjëratën e xhumasë, ndër të tjera, foli për rolin e xhamisë në plotësimin dhe ruajtjen e personalitetit të njeriut si qenie, dhe në veçanti foli për rëndësinë e xhamisë në ruajtjen e identitetit fetar dhe kombëtar në trevat shqiptare. Ai po ashtu nënvizoi se pas 445 vjetësh, vënia e gurthemelit të xhamisë në fshatin Pidiç, dëshmon se ne, jo vetëm që jemi të gatshëm ta çojmë emanetin e të parëve tanë për ruajtjen e traditës fetare, por kjo edhe na obligon që ta kultivojmë atë tek gjeneratat e reja. Pas faljes së namazit të xhumasë, Kryeimami së bashku me imamin e xhamisë së fshatit dhe me imamët e tjerë, nën thirrjet e tekbireve të të pranishmëve, vunë gurthemelin e xhamisë së re. Për shkak të rëndësisë historike të xhamisë së fshatit Pidic, xhamia e vjetër nuk do të rrënohet, po do të ruhet si objekt me rëndësi për trashëgiminë kulturore dhe fetare të fshatit Pidiç. (Iljaz Mustafa)

*Merhum*

## IBRAHIM EF HAZROLLI KALOI NË AMSHIM (28.04.1923 - 9-06-2011)



Pas një sëmundje të shkurtër më 9.06.2011 vdiç veterani i hoxhallarve të Llapushes mulla Ibrahim ef. Hazrolli. Në këtë ceremoni morrën pjesë përfaqësues të Kryesisë së BI të Kosovës, nga KBI Skendarajt, Rahovecit, Deçanit, Suharekës e Malishevës, xhematlinjë, miqë, shokë, etj. Për kontributin e tij fetarë e kombëtarë foli kryetari i fsh. Banjë z. Vesel Krasniqi , i cili nder të tjera tha se mulla Ibrahimi ishte një ndër intelektualët e pakët të asaj kohe i cili vihet në sherbim të çështjes vitale të popullit. Ai shumë mirë diti t'i kundervihet çdo trysnie që e rrezikonte vetëdijen për identitenin fetarë e kombetarë. Me këshillat e tij, hoxha çdo kund mbillte dashuri në mes të njerëzve synonte në cilësinë e krijimit të personalitetit dhe ngritjen e tij në frymën fetare e kombëtare. Përfaqësuesi i Kryesisë së BIK Fitim ef. Fluga duke përshëndetur të pranishmit dhe duke u lutur për rahmetliun tha se hoxha Ibrahimi do të kujtohet ndër breza si hoxhë i edukuar modest bujar e i matur, i cili ka lën gjurmë të pa shlyeshme, në historinë e thirrjes në islam. Me vdekjen këtij hoxhe po shkëputet hallka e hoxhallarëve të cilët kanë studiuar në medresenë "MEHMET PASHA" të Prizrenit. Këta hoxhallarë perjetuan mundime, torturat dhe nënçmimet më të rënda nga komunistët, por i përballuan me durim të gjitha ato të kqija dhe persekutime, sepse e dinin se rruga për në xhenet ishte e shtruar me veshtërsi, dhembje e mundime. E lusim Allahun t'i shperblej me xhenetul firdevs dhe të na bashkoj neve në shperblimet e tij. Mulla Ibrahimi u lind më 28.04.1923 në Banj (Malishevë). Njohuritë e para i mori te imami i fshatit, mulla Mustafë ef. Gjakova, më pas mulla Bahti Ibrahimi se bashku me 33 nxënës të tjerë do ta mësojnë: leximin e Kuranit, texhvidin, shuruti salatin, dhe njohurit themelore të fesë islame. Pas përfundimit të këtij mejtepi në fshatin e tij të lindjes e kreu edhe shkollën fillore katër vjeçare në gjuhën serbe. Më 1947, ai u regjistrua në medresën "MEHMET PASHA" në Prizren, ku mori dije nga kolosët më të shquar të asaj kohe, si hfz. Qamili, hfz Sinani, hfz Abdullah Telaku dhe mulla Huda ef. Më 1954 e mori detyrën e imamit hatibit të mualimit në xhaminë e fshatit të tij. Si imam që mësonte fëmijët e fshatit ai disa herë u thirrë në "bisedë informative" në organet e sigurimit dhe më pas u detyrua ta mbyll mejtepin. Në saje të dijes dhe aftsive të tij, ai me një mprehtesi të rrallë diti të iu përballoj të gjitha sfidat. Me përgjegjesi, dinjitet e përkushtim të plotë kreu detyrën e imamit deri më 2005 kur u pensionua. Allahu e gradoft me Xhenet hoxhën tone, amin. (Harun Shabanaj)



## TRIBUNË FETARE NË GJILAN DHE ISTOG

Më 1 qershor në Gjilan, në një ambient të bukur në restaurantin "Ideal 2", organizuar nga Departamenti i të Rinjve(DR) i BIK-së, në bashkëpunim me KBI-në e Gjilanit, u mbajt tribunë me temën "Islami zgjidhje e preokupimeve të rinisë sonë". Pas hapjes së këtij programi me këndimin e disa ajeteve nga Kur'ani famëlartë, të pranishmit me një fjalë rasti i përshendeti Kryeimami i KBI-së të Gjilanit Iljaz ef.Mustafa, i cili u shprehu mirëseardhje të pranishmëve dhe i falënderoi asociacionet rinore për pjesëmarrje. Mustafa shfaqi gatishmërinë e tij dhe të KBI-së të Gjilanit për një përkrahje sa më të madhe për rininë e këtij vendi. Ai po ashtu tha se në një të ardhme shumë të afërt do të hapet edhe DR pranë këtij këshilli. Të pranishmëve me një fjalë rasti iu drejtua edhe udhëheqësi i DR-së të BIK-së, Mr. Fitim Gashi, i cili foli për punën, aktivitetet dhe objektivat e këtij departamenti. Më pastaj tema në fjalë u trajtua nga Driton Arifi, profesor në M. M. "Alauddin" të Prishtinës. Arifi foli rreth gjendjes faktike të rinisë sonë, nevojës për një përkujdesje dhe përkrahje sa më të madhe ndaj tyre si dhe për alternativat dhe zgjidhjet që ofron Islami për preokupimet e tyre. Në fund, pas ligjëratës, të pranishmit shtruan pyetje të ndryshme, ndërsa për përgjigje u përkujdesën: ligjëruesi, kryeimami i KBI-së të Gjilanit dhe përfaqësuesit e DR-së të BIK-së. Poashtu ky departament më 26 Maj 2011 në Istog në një ambient të bukur në Sallën e Kulturës "Adem Jashari", në bashkëpunim me Këshillin e BI të Istogut, përkatësiht DR pranë këtij këshilli,u mbajt tribunë me temë "Roli dhe përgjegjësitë e njeriut në këtë botë". Fillimisht të pranishmit me një fjalë rasti i përshendeti Kryetari i KBI të Istogut Muhamed ef. Lipa i cili ju shprehi mirëseardhje të pranishmëve dhe shfaqi gadishmërinë e tij dhe të KBI të Istogut për të kontribuar sa më shumë drejt ngritjes së vlerave të Islamit në këtë vend. Më pastaj tema në fjalë u elaborua nga ligjëruesit: Abedin Haxhiaj-udhëheqës i departamentit të të Rinjve pranë KBI të Istogut, dhe Mr.Fitim Gashi-udhëheqës i DR. Në këtë ambient të bukur u kënduan edhe pjesë të ndryshme nga Kur'ani dhe ilahi.Në fund, pas elaborimit të temës nga ligjëruesit, të pranishmit shtruan pyetje të ndryshme për përgjigjjen e të cilave u përkujdesën ligjëruesit. (F. Spahiu)



## PROGRAM KULTUROR-FETAR

Departamenti i Gruas i Kryesisë së BI-së të Kosovës organizoi programin kulturor-fetar me moton "Të gjitha së bashku", i cili u mbajt në qytetin e bukur të Istogut më 27 maj 2011. Programi u hap nga aktivistet e vendit që ishin edhe nikoqire të këtij organizimi, pastaj fjalën e mori zyrtarja e DG-së Hanife Jahiri, e cila foli për punën që kryen Departamentit i Gruas i BIK-së, dhe për synimet dhe aktivitetet që zhvillon ky departament. Ajo i njohu të pranishmet edhe me projektet që janë duke u realizuar si dhe me ato që pritet të realizohen në vijim. Në këtë program u mbajt një ligjëratë përmbajtësore fetare nga teologia Fehime Gashi – Jusufi, e cila foli për "Pendimin", një temë e cila është mjaft aktuale për çdo njeri dhe çdo kohë. Për pasurimin e këtij programi edhe në aspektin kulturor dhe argëtues u kujdes kori i vajzave të MM "Alauddin" të Prishtinës, që me zërat e tyre të këndshëm dhe me ilahitë e përzgjedhura me shije të veçantë, shtuan edhe më shumë atmosferën mbresëlënëse tek mysafiret e pranishme.

Meqë ishte programi i parë që organizohet në këtë qytet, u mirëprit jashtëzakonisht mirë dhe zgjoi interesim për vazhdimin e këtyre aktiviteteve edhe më tutje. Poashtu ky

departament më 25.05.2011 ka mbajtur Ligjëratë me temë “Dashuria ndaj Krijuesit”.Tema u prezantua nga Mr.Vaxhide Podvorica, teologe, e cila foli për rëndësinë e madhe që duhet të ketë dashuria ndaj Allahut në zemrat tona, t’i mbushë zemrat tona dhe të japë efektet e veta në jetën e besimtarit. Ligjëruesja theksoi po ashtu se dashuria ndaj Allahut është ushqim i zemrës, kënaqësia e robit është jetë, e kush nuk e shijon këtë, ka humbur. Ndër të tjera, ajo tha: “Kemi shembullin e të Dërguarit a.s. i cili ka thënë: “Ai tek i cili gjenden tri gjëra, e ka shijuar ëmbëlsinë e imanit: Të jetë Allahu dhe Pejgamberi a.s. tek ai më i dashur se çdo gjë tjetër ...”Besimi dhe dashuria në Allahun janë qendra prej së cilës burojnë ndjenjat e myslimanit, që ai të veprojë vazhdimisht të mirën dhe të luftojë të keqen.



## GRUPI II FILLON TRAJNIMIN NË DG

Departamenti i Gruas i Kryesisë së BIK në rrjedhën e aktiviteteve që zhvillon, ka organizuar trajnimin me temën “Edukimi dhe mbrojtja e të drejtave të fëmijëve”, që është mirëpritur nga të gjitha pjesëmarrëset dhe është konsideruar se është mjaft i dobishëm ose ndoshta edhe i domosdoshëm për edukimin e brezave të rinj. Pas mbarimit të grupit të parë dhe interesimit të madh të kandidateve që ky trajnim të përsëritet, më 26.05.2011 ka filluar mësimin grupi i dytë. Po ashtu edhe ky grup parashihet të zgjasë një muaj dhe ecuria e këtij grupi do të jetë njësoj si e grupit të kaluar. Qëllimi i përsëritjes së trajnimit ishte interesimi i pjesëmarrëseve dhe nevoja e marrjes së njohurive në këtë lëmë, në mënyrë që të jenë sa më të suksesshme në edukimin e fëmijëve dhe në këtë mënyrë të kontribuojnë në ndërtimin e një të ardhmeje të shëndoshë. (H. Jahiri)

## DUA HATMEJE NË CËRRNICË

Më 26 qershor 2011 në xhaminë e fshatit Cërrnicë (Gjilan) për tetë vijuese të mësimbesimit tek imami i xhamisë Driton Bekteshi, gjegjësisht tek e shoqja Mirlinda Bekteshi Ramadani, u bë Duaja e Hatmes. Në këtë manifestim qe e pranishme edhe kryetarja e Departamentit të Gruas të BIK-së së bashku me anëtaret e kryesisë. Mualimja falënderoi prindërit e nxënësve që fëmijtë e tyre i dërguan në xhami për të ndjekur mësimbesimin. “Këta fëmij’ – tha ajo - janë dëshmia më e mirë se, kur bashkëpunojnë prindërit me imamin mualimen, rezultatet nuk mungojnë”. Hanife Jahiri tha më tutje se BIK është e angazhuar që t’i kushtojë kujdes më të madh mbajtjes së mësimbesimit nëpër xhami, me qëllim që t’i edukojmë të rinjtë e të rejat tona në rrugën e Zotit. “Ne si Departament i gruas theksoi ajo - jemi të interesuara që sa më parë që është e mundur, lënda e mësimbesimit të futet në sistemin e rregullt të arsimit në Kosovë”. Ajo foli edhe për punën e Departamentit të gruas dhe objektivat e tij.Më pastaj nxënëset shfaqën një program që kishin përgatitur me ilahi, monologë e poezi, një dramë dhe lexim të Kur’anit. Programin të pranishmet e vlerësuan si një prezantim të sukseshëm. (I. Mustafa)





## LOS ANXHELOSI, NIKOQIR I EKSPOZITËS "1001 ZBULIME ISLAME"

Ekspozita "1001 zbulime islame", pas arritjes së suksesit të konsiderueshëm gjatë hapjes në disa qytete të mëdha të botës, tash është hapur me nikoqirësinë e Qendrës Shkencore të Kalifornisë, e cila gjendet në Los- Anxhelos dhe pret vizitorët e ndryshëm. Kjo ekspozitë është hapur më 27 maj dhe do të qëndrojë e hapur për gjatë shtatë muajve. Në të ekspozohen veprat shkencore dhe zbulimet e myslimanëve gjatë etapës së artë të civilizimit islam. Duke ekspozuar veprat shkencore dhe zbulimet islame, kjo ekspozitë do t'i njohë vizitorët nga afër me parimet shkencore themelore në fushat e ndryshme, siç janë fizika e dritës, e matjes së kohës, e mekanizmit, e detarisë. Ekspozita "1001 zbulime islame" kohët e fundit gjatë ceremonisë për ndarjen e çmimeve për muzeun më të mirë dhe trashëgiminë kulturore në Londër, ka marrë titullin "Ekspozita më e mirë shëtitëse".

## DEPUTETËT E KONGRESIT AMERIKAN KËRKOJNË REALIZIMIN E TË DREJTAVE TË MYSLIMANËVE

Jan Katirooz dhe Hatson Clark, kongresmen amerikan, për të luftuar atmosferën fanatike të opinionit publik kundër myslimanëve të këtij vendi, kanë kërkuar nxjerrjen e një rezolute për realizimin e të drejtave qytetare të myslimanëve nga Kongresi Amerikan. Këta dy deputetë të Kongresit Amerikan kanë deklaruar që nxjerrja e një rezolute të këtillë nga ana e Kongresit Amerikan do të ketë rol të rëndësishëm dhe është e barabartë me marrjen e një hapi logjik drejt faktit që të vërtetohet se, në bazë të Kushtetutës të Amerikës, myslimanët amerikanë do të gëzojnë të drejtat e tyre në mënyrë të barabartë sikur qytetarët e tjerë. Këta të dy deputetë gjithashtu kanë deklaruar: "Myslimanët e Amerikës duhet të mbrohen përballë dhunës, një model të së cilës e kemi vërejtur në fillim të këtij viti gjatë sulmit mbi Qendrën Islamike të Amerikës në qytetin Deirburn të Miçiganit. Myslimanët duhet të kenë mundësinë që të besojnë në Kushtetutën e Amerikës për të realizuar të drejtat e tyre". Këta kanë shtuar edhe këtë: "Myslimanët me qëndrim në Amerikë gjithashtu duhet të kenë besim në Qeverinë Federale se bën përpjekje për të krijuar një atmosferë të përshtatshme për krijimin e një mirëkuptimi reciprok në mes besimtarëve dhe besimeve të ndryshme, çështje kjo që nuk realizohet ndryshe përveçse me shqyrtimin e sfidave karshi myslimanëve nëpërmjet hartimit të një kornize politike për të forcuar përkrahjen e tyre.

## INICIATIVË E MYSLIMANËVE TË AUSTRALISË PËR FORCIMIN E DIALOGUT NDËRFETAR

Organizata Isamike "MyPeace" e Australisë, me qëllim të tërheqjes së vëmendjes së besimtarëve të krishterë për elemente të përbashkëta në mes Islamit dhe fesë Krishterë si dhe për të treguar admirimin e myslimanëve ndaj H.Isait a.s., ka vendosur pllakate me moton "Hazreti Isai.a.s.: njëri prej profetëve islamë" nëpër të gjitha zonat e Sidneit, kryeqyteti i Australisë. Kjo organizatë islamike, e cila është edhe iniciuese e planeve të veçanta për dialogun ndërfetar, në disa prej këtyre pllakateve të shkruara, duke thënë se H. Isai a.s. gjithashtu, sikur profetët e tjerë hyjnorë, ka sjellë mesazhin e paqes dhe dashurisë, ka nënvizuar: "H. Isai a.s. po sikur Muhamedi a.s., ka qenë profet dhe i dërguar i Zotit, prandaj myslimanët atë e pranojnë se ka qenë i dërguar i Zotit sikurse të gjithë profetët e tjerë". Përderisa grupet islamike dhe të krishtera simpatizues të dialogut ndërfetar e kanë mirëpritur këtë plan në nivel të madh, disa priftërinj ekstremistë këtë plan e kanë quajtur vetëm fjalë të thata dhe kanë kërkuar heqjen e shkrimeve të këtilla nga qyteti.

## ISLAMOFOBIA ËSHTË MODEL I DISKRIMINIMIT RACOR NË SHOQËRINË E AMERIKËS

Profesori i kulturës arabe në Universitetin e Karolinës Jugore, gjatë ceremonisë për prezanitmin e librit të fundit të tij të botuar rishtazi, me titull "Islamofobia: luftë ideologjike me myslimanët", ka deklaruar se islamofobia është një model i diskriminimit racor në shoqërinë e Amerikës. Stefan Shejhi, profesor i Universitetit të Karolinës dhe autor i librit të lartpërmendur, gjatë fjalimit të tij ka thënë: "Diskriminimi racor është një traditë e vjetër amerikane për ushtrimin e politikës "mbill përçarje e sundo", që, për fat të keq, ka zënë bazë në shoqërinë e këtij vendi". Ai në vazhdim ka thënë: "Islamofobia është një fenomen ekstremist që ekziston te shumica e qytetarëve të Amerikës. Në librin "Islamofobia: luftë

ideologjike me myslimanët" janë shtruar për analizë dhe shqyrtim argumentet për ekzistimin e mendimeve dhe gjykimeve të pavërteta kundër myslimanëve".

Në këtë ceremoni që është zhvilluar në Universitetin e Karolinës Jugore, ishin të pranishëm një grup prej studentëve të këtij universiteti dhe gjithashtu një përfaqësues i Qendrës Islamike të Qytetit Ginzuil të Amerikës, të cilët kanë analizuar disa lloje të fenomenit të islamofobisë në shoqërinë e Amerikës.



## NË AUSTRI THEMELOHET QENDRA NDËRKOMBËTARE NDËRFETARE

Këshilltari i Ministrit të Arsimit të Arabisë Saudite ka njoftuar për themelimin e një qendre ndërkombëtare ndërfetare në një të ardhme të afërt në Vjenë, kryeqyteti i Austrisë. Fajsal bin Moamar, këshilltar i Ministrit të Arsimit të Arabisë Saudite, gjatë një fjalimi në kuvendin e liderëve fetarë, që është zhvilluar në qytetin Bordo të Francës, ka njoftuar për themelimin e kësaj qendre ndërkombëtare. Ai ka sqaruar: "Arabia Saudite, Austria dhe Spanja kanë rënë në dakord që gjatë disa javëve të ardhshme të nënshkruajnë një marrëveshje për themelimin e kësaj qendre ndërkombëtare". Moamar në vazhdim, duke vënë në dukje dialogët ndërfetarë për zgjerimin e bashkëjetesës paqësore në mes besimtarëve të feve dhe kulturave të ndryshme, ka thënë: "Zgjerimi dhe zhvillimi i përpjekjeve të përbashkëta të besimtarëve të feve të ndryshme është i domosdoshëm për ndërprerjen e varfërimit të vlerave morale dhe luftimin e varfërisë, terrorizmit dhe krimeve të tjera në botën e sotëshme". Duke folur për nivelin gjithnjë në rritje të krimeve, varfërisë dhe ndotjes së ambientit jetësor si dhe për nevojën e madhe të botës bashkëkohore për paqe dhe siguri, ai ka theksuar: "Rritja e nivelit të dialogëve në mes besimtarëve të feve dhe pasuesve të kulturave të ndryshme, luan një rol të rëndësishëm në krijimin e mirëkuptimit, progresit dhe lulëzimit të njerëzimit.

## 1200 QENDRA VERORE PËR MËSIMIN E KUR'ANIT

Marvan Al-Rrejhane, kryetar i Organizatës së Vakëfeve të provincës Arbad të Jordanisë, thotë se 200 nxënës, femra e meshkuj, të interesuar për shkencat kuranore, marrin pjesë në këto kurse verore për mësimin e Kur'anit fisnik. Gjithashtu edhe 64 qendra për hifzin e Kur'anit fisnik janë aktivizuar nëpër xhamitë e provincës Arbad gjatë verës për mësimin e Kur'anit fisnik. Edhe një qendër kuranore në pjesën Beni Kenane të kësaj province, do të zhvillojë një klasë për mësimin e Kur'anit fisnik. Kjo organizatë, përveç zhvillimit të këtyre kurseve kuranore dhe përkrahjes së jetimëve, ka dhuruar 300 mijë dinarë për zhvillimin e 12 xhamive në Jordani, 50 mijë dinarë për mirëmbajtjen e 15 xhamive dhe 750 mijë dinarë jordanezë për themelimin e pesë xhamive të reja në këtë vend.

## NË AMERIKË ZHVILLOHEN GARAT E KUR'ANIT FISNIK ME RASTIN E MUAJIT TË RAMAZANIT

Myslimanët e Amerikës më 14 gusht të këtij viti, gjegjësisht në ditën e katërmbëdhjetë të muajit të Ramazanit,mund të marrin pjesë në gara për hifzin e Kur'anit në Qendrën Islamike të Napervilit.
Këto gara organizohen nga përgjegjësit e Qendrës Islamike të Napervilit dhe zhvillohen në ambientet e kësaj qendre në shtetin Ilinioz të Amerikës. Qëllimi i zhvillimit të këtyre garave është cituar të jetë nxitja e myslimanëve për hifzin dhe leximin e Kur'anit sipas rregullave të texhvidit. Pjesëmarrësit në këto gara do të garojnë në katër grupe: hifzi i kaptinës Kahf për garuesit e moshës 22 deri 30 vjeçare; hifzi i kaptinës Jasin për garuesit e moshës 18 deri 22 vjeçare; hifzi i kaptinës Al-Rrahman për garuesit e moshës 14 deri 18 vjeçare dhe hifzi i kaptinës Melek për garuesit e moshës 10 deri 14 vjeçare. Një grup i profesorëve të hifzit dhe leximit të Kur'anit fisnik do të kenë përgjegjësinë e referimit gjatë këtyre garave dhe ata do të vlerësojnë hifzin dhe leximin e pjesëmarrëve në bazë të nivelit të zotërimit të ajeteve kuranore, që do të marrë 70 për qind të notës, respektimi i rregullave të texhvidit do të ketë 20 për qind të notës, kurse toni dhe zëri do të kenë 10 për qind të notës. Në fund të këtyre garave garuesit më të mirë do të shpërblehen me çmime e dhurata me vlerë.
*(Mr. Rexhep Suma)*



| AUTOR: AGIM GASHI | NJË GËZIM I BESIMTARIT NË RAMAZAN | TE BLERUARIT (SH.SHQ.) | GJYQTARI SPORTIV | FIGURË MITIKE GREKE | SHAKA | INTERNAT. ROMANI UNION | BASHKË | GJERMANIA | TRADITA | LLOJ ËMBËLSIRE | INÇA KOLA NEWS | I DOBISHËM | | NGE, PUSHIM |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| HOXHË E VEPRIMTAR I NJOHUR SHQIPTAR (FOTO) | | | | | | | | | | | | | AMPERI / VEGËL MUZIKORE | |
| VEND SHËNIMESH | | | | | | | | MJEK / TULLAC | | | | | | |
| EMËR MASHKULLI ISLAM (SHQ.) | | | | | | | SHKENCË BASHKË-KOHORE / MË | | | | | | | |
| MEJDANI | | | | | | FUTBOLLISTI RUMUN, ADRIAN / KATARI | | | | | L.A.LL. / MENDËSI | | | |
| VEND NË SHQIPËRI | | | | | QË E KA QËLLIMIN E MIRË | | | | | | | | | |
| I AFËRMI | | | | SKIATORET |  | | | | | I ETIKËS | | | | |
| | ENERGJIA / E SHKOLLUAR | | SEKONDA / LLOJ VEPRE MUZIKORE | | | | | | | VEND NË TAJLANDË | | | | FILM I XHORXH UAGNERIT |
| SULM | | | | | | | | | | TRAKAS | | | | |
| KALIUMI | | 1001 ROMAK / HEQJET E MINAVE | | | | | | | | AMPERI | | KAFSHË E THJESHTË (SH.SHQ.) | LITRI / ISH-FUTB. FAVZI | |
| COPË (TURQ.) | | | | | | | | | | DAFINA | | | | |
| HYRJA | | | | | | | | | | AI QË I PRIN XHEMATIT | | | | |
| PRINC ARAB | | | | | | | | | | AJO PËR TË CILËN FLITET | | | | |
| MIKESHË | | | | | SHKENCA MBI MORALIN | KOHË (ANG.) | | BASHKIM ALIBALI | PAGJAKËSI | VEND NË MAROK / DJALL, SHEJTAN | | | | |
| MËRITË | | | | | | | DHEU ME UJË / AKTORJA, HEJVORTH | | | | | | SUEDIA / VETURË, MAKINË | |
| LLOJ TELEFONI CELULAR NGA MICROSOFT | | | | KRYEQYTETI SHQIPTAR / RRAFSH | | | | | | | TANTALI / PËREMËR VETOR | | | LLOJ GJITARI |
| SMALTIMI | | | | | | | | PJATA APO GOTA / I.GJ. | | | | ZBRES, LIROJ | | |
| | NJOLLOSJET / SUEDIA | | | | | | | | | | | ATO / TEMPI | | |
| REGJISORI ZVICERAN, ANDREA | | | | | | AGJITUES | | | | | | | | |




**Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!**

**Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në Natën e Kadrit. (1)**
**E ç'të bëri ty të dijsh se ç'është Nata e Kadrit? (2)**
**Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj! (3)**
**Me lejen e Zotit të tyre në (atë natë) të zbresin engjëj dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. (4)**
**Ajo (që përcakton Zoti) është paqe deri në agim të mëngjesit. (5)**

(El-Kadr, 1-5)

Transmetohet në hadithin e Ebu Hurejres r.a. se i Dërguari a.s. ka thënë:

**"Cilido që agjëron muajin e Ramazanit nga besimi dhe shpresa për të fituar shpërblim, të gjitha mëkatet e tij të mëparme do të falen, dhe cilido që rri i zgjuar gjatë Natës së Kadrit nga besimi dhe shpresa për të fituar shpërblim, të gjitha mëkatet e tij të mëparme do të falen."**

(Buhariu dhe Muslimi)

DITURIA ISLAME

KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS, KËTO DITË KA NXJERRUR NGA SHTYPI LIBRIN




TË INTERESUARIT LIBRIN MUND TA SIGUROJNË NË TË GJITHA KËSHILLAT E BI TË KOSOVËS